Në bazë të nenit 85 alineja 1 pika 1 nenit 96 alineja 1 pika 1 dhe nenit 127 alineja 4 të Ligjit kushtetues të Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës, Kuvendi i Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës, në mbledhjen e përbashkët të të gjitha dhomave më 27 shkurt 1974, merr këtë

## VENDIM

### MBI SHPALLJEN E KUSHTETUTËS SË KRAHINËS SOCIALISTE AUTONOME TË KOSOVËS

Shpallet Kushtetuta e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës, të cilën e aprovoi Kuvendi i Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës në mbledhjen e të gjitha dhomave më 27 shkurt 1974.

KK Nr. 010-8
Prishtinë, më 27 shkurt 1974

**Kuvendi i Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës**

Kryetari i Kuvendit,
**Iljaz Kurteshi**, d. v.

---

Vendimi, bashkë me tekstin e Kushtetutës, është shpallë në „Gazetën Zyrtare të KSAK", nr. 4 të 27 shkurtit 1974.

Duke u nisur nga fakti se punëtorët e fshatarët dhe njerëzit përparimtarë të të gjitha kombeve e kombësive të Kosovës, të bashkuar në Frontin nacionalçlirimtar me Partinë komuniste në krye, me luftën e vet bashkë me kombet e kombësitë e tjera të Jugosllavisë në luftën nacionalçlirimtare dhe në revolucionin socialist, përmbysën rendin e vjetër klasor të bazuar në shfrytëzim, shtypje politike e pabarazi kombëtare dhe filluan të krijojnë shoqërinë në të cilën puna e njeriut dhe njeriu do të çlirohen nga shfrytëzimi e arbitrariteti dhe ku do të krijohen kushtet për zhvillimin të lirë e të gjithanshëm të të gjitha kombeve e kombësive;

duke pasur parasysh se me zhvillimin e bazës materiale të vendit e të marrëdhënjeve shoqërore-socialiste, si dhe me ndërtimin e mëtejshëm të marrëdhënjeve të bazuara në vetëqeverisje dhe në barazinë kombëtare, u realizuan ndryshime qenësore në marrëdhënjet shoqërore e politike, që kërkojnë ndryshime përkatëse të Ligjit kushtetues të Krahinës të vitit 1969, disa dispozita të të cilit janë ndryshuar esencialisht me amendamentet e vitit 1972;

me qëllim që të përforcohen e të zhvillohen më tutje frytet e arritura revolucionare, të sigurohet zhvillimi i mëtejshëm i marrëdhënjeve socialiste vetëqeverisëse demokratike në rrugën e çlirimit të punës e të ndërtimit të shoqërisë komuniste, të vazhdojnë proceset e zhvillimit të mëtejshëm dhe më të shpejtë të Krahinës, të thellohet më tutje barazia e kombeve dhe e kombësive në Krahinë dhe të zhvillohet vëllazërimi e bashkimi me kombet e kombësitë e RS të Serbisë e të RSF të Jugosllavisë, që me Kushtetutën e Krahinës të përforcohet më tutje sistemi kushtetues në baza unike vetëqeverisëse socialiste,

Kuvendi i Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës, duke shprehur vullnetin e kombeve e të kombësive, të klasës punëtore dhe të gjithë njerëzve punues të Krahinës,

n x j e r



# KUSHTETUTËN

## E KRAHINËS SOCIALISTE AUTONOME TË KOSOVËS

### PARIMET THEMELORE

I

Të ndërlidhur në të kaluarën e vet dhe me jetën e synimet e përbashkëta për liri e progres social, malazezët, muslimanët, serbët, shqiptarët, turqit dhe pjesëtarët e kombeve e të kombësive të tjera dhe të grupeve etnike, në luftën e përbashkët të të gjitha kombeve e kombësive të Jugosllavisë në Luftën nacionalçlirimtare dhe në revolucionin socialist, të udhëhequr nga klasa punëtore dhe Partia komuniste e Jugosllavisë, përmbysën rendin e vjetër klasor të bazuar në shfrytëzim, shtypje politike e pabarazi kombëtare dhe u gjendën për herë të parë të lirë, të barabartë dhe të vëllazëruar në Krahinën Socialiste Autonome të Kosovës, e cila u bë formë politike e shoqërore si e lidhshmërisë së fortë dhe e barazisë reciproke të tyre, ashtu edhe e barazisë së tyre me kombet e kombësitë e Jugosllavisë.

Krahina Socialiste Autonome e Kosovës u krijua në luftën e përbashkët të kombeve e të kombësive

në Luftën nacionalçlirimtare dhe në revolucionin socialist të Jugosllavisë dhe, në bazë të vullnetit të shprehur lirisht të popullsisë — të kombeve e të kombësive të Kosovës dhe vullnetit të shprehur lirisht të popullit të Serbisë, u bashkua në Republikën Socialiste të Serbisë në kuadër të Republikës Socialiste Federative të Jugosllavisë.

Njerëzit punues dhe kombet e kombësitë e Kosovës realizojnë të drejtat e veta sovrane në Krahinën Socialiste Autonome të Kosovës, e kur kjo është në interes të përbashkët të njerëzve punues dhe të kombeve e të kombësive të Republikës si tërësi e përcaktuar me Kushtetutën e Republikës Socialiste të Serbisë edhe në Republikë, dhe në Republikën Socialiste Federative të Jugosllavisë, kur kjo është përcaktuar në interes të përbashkët me Kushtetutën e Republikës Socialiste Federative të Jugosllavisë.

Në realizimin e interesave të përbashkëta, njerëzit punues, kombet e kombësitë e Kosovës vendosin në Federatë mbi parimet e marrëveshjes reciproke të republikave e të krahinave autonome, të solidaritetit e të reciprocitetit, të pjesëmarrjes së barabartë të republikave e të krahinave autonome në organet e Federatës në pajtim me Kushtetutën e Republikës Socialiste Federative të Jugosllavisë dhe me Kushtetutën e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës, si dhe mbi parimin e përgjegjësisë së republikave e të krahinave autonome për zhvillimin e vet dhe për zhvillimin e bashkësisë socialiste të Jugosllavisë si tërësi.

## II

Njerëzit punues të Kosovës realizojnë të drejtat e veta në sistemin unik shoqëror-ekonomik e politik të bazuar në pushtetin e klasës punëtore dhe të të gjithë njerëzve punues dhe në marrëdhënjet midis njerëzve si prodhues dhe krijues të lirë e të barabartë, puna e të cilëve shërben ekskluzivisht për plotësimin e nevojave të tyre personale e të përbashkëta.

Bazën e këtyre marrëdhënjeve e përbën pozita shoqërore-ekonomike e njeriut punues, e cila i siguron që, duke punuar me mjetet në pronësinë shoqërore dhe duke vendosur në mënyrë të drejtpërdrejtë e të barabartë me njerëzit e tjerë punues në punën e bashkuar mbi të gjitha punët e riprodhimit shoqëror në kushtet dhe në marrëdhënjet e varësisë, të përgjegjësisë e të solidaritetit reciprok, të realizojë interesin e vet personal material e moral dhe të drejtën që të shfrytëzojë rezultatet e punës së vet vijuese e të tejshkuar dhe frytet e përparimit të përgjithshëm material e shoqëror, që mbi këtë bazë të plotësojë në mënyrë sa më të plotë nevojat e veta personale e shoqërore dhe të zhvillojë aftësitë e veta të punës dhe aftësitë e tjera krijuese.

Në pajtim me këtë, bazën e pacenueshme të pozitës dhe të rolit të njeriut e përbëjnë:

pronësia shoqërore mbi mjetet e prodhimit, e cila përjashton kthimin e çfarëdo sistemi të eksploatimit të njeriut dhe e cila, me zhdukjen e tjetërsimit të klasës punëtore dhe të njerëzve punues nga mjetet e prodhimit dhe nga kushtet e tjera të punës, siguron vetëqeverisjen e njerëzve punues në prodhim e në ndarjen e produkteve të punës dhe orientimin e zhvillimit të shoqërisë në baza të vetëqeverisjes;

çlirimi i punës si eliminim i pabarazive shoqërore-ekonomike dhe i varësisë së njerëzve në punë, të kushtëzuara historikisht, që sigurohet me zhdukjen e kontradiktave midis punës e kapitalit dhe të çdo forme të marrëdhënjeve mëditore, me zhvillimin e gjithanshëm të forcave prodhuese, ngritjen e produktivitetit të punës, zvogëlimin e kohës së punës, zhvillimin dhe aplikimin e shkencës e të teknikës, sigurimin e arësimit gjithnjë e më të lartë për të gjithë dhe me ngritjen e kulturës së njerëzve punues;

e drejta për vetëqeverisje, në bazë të së cilës çdo njeri punues, në mënyrë të barabartë me njerëzit e tjerë punues, vendos mbi punën e vet, kushtet dhe rezultatet e punës, mbi interesat personale të përbashkëta dhe mbi orientimin e zhvillimit shoqëror, realizon pushtetin dhe drejton punët e tjera shoqërore;

e drejta e njeriut punues që t'i gëzojë frytet e punës së vet dhe të përparimit material të bashkësisë shoqërore sipas parimit: „Secili sipas aftësive

— secilit sipas punës së tij", me obligimin e tij që të sigurojë zhvillimin e bazës materiale të punës së vet e të punës shoqërore dhe të kontribuojë për plotësimin e nevojave të tjera shoqërore;

siguria ekonomike, sociale dhe personale e njeriut;

solidariteti dhe reciprociteti i secilit ndaj të gjithëve dhe i të gjithëve ndaj secilit, që bazohen në vetëdijen e njerëzve punues se interesat e veta të përhershme mund t'i realizojnë vetëm mbi këto parime;

iniciativa e lirë në zhvillimin e prodhimit dhe të veprimtarive të tjera shoqërore e personale në dobi të njeriut dhe të bashkësisë shoqërore;

marrëdhënjet politike demokratike, që i bëjnë të mundur njeriut të realizojë interesat e veta, të drejtën e vetëqeverisjes dhe të drejtat e tjera, të zhvillojë personalitetin e vet me aktivitet të drejtpërdrejtë në jetën shoqërore, e sidomos në organet e vetëqeverisjes, organizatat shoqërore-politike dhe në organizatat e tjera shoqërore e shoqatat, që i krijon vetë dhe nëpërmjet të cilave ndikon në zhvillimin e vetëdijes shoqërore dhe në zgjerimin e kushteve për aktivitetin e vet për realizimin e interesave dhe të drejtave të veta;

barazia e të drejtave, detyrave dhe përgjegjësive të njerëzve, në pajtim me kushtetutshmërinë dhe ligjshmërinë.

Sistemi shoqëror-ekonomik dhe sistemi politik rrjedhin nga pozita e këtillë e njeriut dhe i shërbejnë atij dhe rolit të tij në shoqëri.

Është në kundërshtim me sistemin shoqëror-ekonomik dhe sistemin politik, të përcaktuar me këtë Kushtetutë, çdo formë e drejtimit të prodhimit e të veprimtarive të tjera shoqërore dhe çdo formë e ndarjes që deformojnë marrëdhënjet shoqërore të bazuara në pozitën e këtillë të njeriut — në formë arbitrariteti burokratik, uzurpimi teknokratik dhe privilegjeve të bazuara në monopolin e drejtimit të mjeteve të prodhimit, ose në formë përvehtësimi të mjeteve shoqërore në bazë të pronësisë së grupeve dhe të formave të tjera të privatizimit të këtyre mjeteve, ose në formë egoizmi pronaro-privat ose partikularist, si dhe çdo formë tjetër e kufizimit të klasës



punëtore që të realizojë rolin e vet historik në marrëdhënjet shoqërore-ekonomike e politike dhe të organizojë pushtetin për vete dhe për të gjithë njerëzit punues.

## III

— Pronësia shoqërore, si shprehje e marrëdhënjeve shoqërore-ekonomike socialiste midis njerëzve, është bazë e punës së lirë të bashkuar dhe e pozitës sunduese të klasës punëtore në prodhim dhe në riprodhimin shoqëror në tërësi, si dhe bazë e punës personale të fituar me punë personale e cila shërben për plotësimin e nevojave dhe interesave të njeriut.

Mjetet e prodhimit në pronësinë shoqërore, si bazë e përbashkët e patjetërsueshme e punës shoqërore dhe e riprodhimit shoqëror, shërbejnë ekskluzivisht për punë me qëllim plotësimi të nevojave dhe të interesave personale e të përbashkëta të njerëzve punues dhe për zhvillimin e bazës materiale të shoqërisë socialiste dhe të marrëdhënjve socialiste vetëqeverisëse. Mjetet e prodhimit në pronësinë shoqërore, duke i përfshirë edhe mjetet e riprodhimit të zgjeruar, i drejtojnë drejtpërdrejt punëtorët e bashkuar që punojnë me këto mjete, në interes të tyre dhe në interes të klasës punëtore e të shoqërisë socialiste. Në realizimin e këtij funksioni shoqëror punëtorët e bashkuar janë përgjegjës para njëri-tjetrit dhe para bashkësisë socialiste si tërësi.

Me pronësinë shoqërore mbi mjetet e prodhimit dhe mjetet e tjera të punës i sigurohet secilit që, në kushte të barabarta, të hyjë në punën e bashkuar me mjetet shoqërore dhe që, duke realizuar të drejtën e punës me mjetet shoqërore, në bazë të punës së vet të fitojë të ardhura për plotësimin e nevojave personale dhe të përbashkëta.

Duke u nisur nga fakti se askush nuk ka të drejtë pronësie mbi mjetet shoqërore të prodhimit, askush — as bashkësia shoqërore-politike, as organizata e punës së bashkuar, as grupi i qytetarëve, as individi — në kurrëfarë baze juridike-pronësore nuk mund të përvetësojë produktin e punës shoqërore, as t'i drejtojë e t'i disponojë mjetet shoqërore të

prodhimit e të punës, as t'i caktojë në mënyrë arbitrare kushtet e ndarjes.

Puna e njeriut është e vetmja bazë e përvetësimit të produkteve të punës shoqërore dhe e drejtimit të mjeteve shoqërore.

Mbi ndarjen e të ardhurave në pjesën që shërben për zgjerimin e bazës materiale të punës shoqërore dhe në pjesën për plotësimin e nevojave personale e të përbashkëta të njerëzve punues në pajtim me parimin e ndarjes sipas punës, vendosin njerëzit punues që i krijojnë këto të ardhura, në pajtim me përgjegjësinë e solidaritetin reciprok dhe me bazat e kriteret shoqërisht të përcaktuara për fitimin dhe ndarjen e të ardhurave.

Mjetet e destinuara për përtrirjen dhe zgjerimin e bazës materiale të punës shoqërore janë bazë e përbashkët e qenjes dhe e zhvillimit të shoqërisë, dmth. e riprodhimit shoqëror, të cilën në bazë të vetëqeverisjes e realizojnë njerëzit punues në të gjitha format e bashkimit të punës e të mjeteve dhe në bashkëpunimin reciprok të organizatave të punës së bashkuar.

Bazë e të gjitha formave të bashkimit të punës e të mjeteve të riprodhimit shoqëror dhe e integrimit vetëqeverisës të punës së bashkuar është organizata themelore e punës së bashkuar, si formë themelore e punës së bashkuar, në të cilën punëtorët realizojnë të drejtën e patjetërsueshme që, duke punuar me mjetet shoqërore, të drejtojnë punën e vet e kushtet e punës dhe të vendosin mbi rezultatet e punës së tyre.

Duke realizuar rezultatet e punës së përbashkët si vlerë në treg në kushtet e prodhimit socialist të mallrave, punëtorët me ndërlidhjen e drejtpërdrejtë, me marrëveshje vetëqeverisëse dhe me marrëveshje shoqërore të organizatave të veta të punës së bashkuar dhe të organizatave e bashkësive të tjera vetëqeverisëse dhe me planifikimin e punës e të zhvillimit integrojnë punën shoqërore, përparojnë sistemin e tërësishëm të marrëdhënjeve shoqërore-ekonomike socialiste dhe përballojnë veprimin stihik të tregut.

Sistemi monetar dhe sistemi kreditor janë pjesë përbërëse e marrëdhënjeve në riprodhimin shoqëror



të bazuara në vetëqeverisjen e punëtorëve në punën e bashkuar me mjetet shoqërore dhe të ardhurat e gjithmbarshme të realizuara në këto marrëdhënje janë pjesë e patjetërsueshme e të ardhurave të organizatave themelore të punës së bashkuar.

Duke u nisur nga varësia reciproke e lëmës së prodhimit, të qarkullimit dhe lëmës financiare të punës së bashkuar, si pjesë të sistemit unik të riprodhimit shoqëror, punëtorët në organizatat e punës së bashkuar rregullojnë marrëdhënjet e veta reciproke në riprodhimin shoqëror dhe bashkëpunojnë mbi atë bazë që punëtorëve në prodhim t'u sigurohet të vendosin mbi rezultatet e punës së tyre vijuese e të tejshkuar në tërësinë e këtyre marrëdhënjeve.

Njerëzit punues nevojat dhe interesat e veta personale e të përbashkëta në lëmët e arësimit, shkencës, kulturës, shëndetësisë dhe të veprimtarive të tjera shoqërore, si pjesë të procesit unik të punës shoqërore, i sigurojnë me këmbimin e lirë dhe bashkimin e punës së tyre me punën e punëtorëve në organizatat e punës së bashkuar në këto lëmë. Këmbimin e lirë të punës njerëzit punues e realizojnë drejtpërdrejt, nëpërmjet organizatave të punës së bashkuar dhe në kuadër ose nëpërmjet bashkësive vetëqeverisëse të interesit. Me marrëdhënje të këtilla punëtorëve në këto veprimtari u sigurohet pozita e njejtë shoqërore-ekonomike sikurse punëtorëve të tjerë në punën e bashkuar.

Njerëzit punues, me qëllim plotësimi më të plotë, më racional dhe të organizuar të nevojave e të interesave të veta personale e të përbashkëta në veprimtaritë shoqërore dhe në veprimtaritë e caktuara të prodhimit material, bashkë me punëtorët në organizatat e punës së bashkuar të këtyre veprimtarive, themelojnë bashkësi vetëqeverisëse të interesit në të cilat realizojnë këmbimin e lirë të punës dhe rregullojnë drejtpërdrejt marrëdhënjet me interes të përbashkët. Punëtorët dhe njerëzit punues themelojnë bashkësi vetëqeverisëse të interesit edhe për plotësimin e nevojave dhe interesave të caktuara të veta personale e të përbashkëta me bashkimin e mjeteve sipas parimeve të reciprocitetit e të solidaritetit.

Njerëzit punues që ushtrojnë pavarësisht veprimtari me punë personale me mjetet në pronësinë e qytetarëve kanë në bazë të punës së vet parimisht të njejtën pozitë shoqërore-ekonomike dhe në esencë të njejtat të drejta e obligime sikurse punëtorët në organizatat e punës së bashkur.

Duke gëzuar të drejtën e pronësisë mbi tokën e punueshme, të përcaktuar me Kushtetutë, bujqit kanë të drejtë dhe obligim të shfrytëzojnë këtë tokë për përparimin e prodhimit bujqësor në interes të tyre dhe në interes të bashkësisë socialiste. Bashkësia socialiste u jep përkrahje bujqëve për ngritjen e produktivitetit të punës së tyre dhe për bashkimin e lirë në kooperativa e forma të tjera bashkimi për përparimin e kushteve të punës e të jetës së tyre.

Me qëllim inkuadrimi të organizuar të bujqëve në marrëdhënjet shoqërore-ekonomike socialiste vetëqeverisëse dhe të përparimit të prodhimit bujqësor, sigurohen kushtet për zhvillimin e tij në bazë të mjeteve shoqërore e të punës shoqërore si dhe kushtet për bashkimin e bujqëve dhe bashkëpunimin e tyre me organizatat e punës së bashkuar sipas parimeve të vullnetit dhe të barazisë.

Për përparimin e kushteve të jetës e të punës së vet, krijimin e bazës për stabilitetin e tyre dhe shfrytëzimin sa më të plotë të mundësive për zhvillimin e forcave prodhuese të shoqërisë dhe për rritjen e produktivitetit të punës së vet e të punës së tërësishme shoqërore për zhvillimin e marrëdhënjeve socialiste vetëqeverisëse mbi këtë bazë si dhe për përballimin e veprimit stihik të tregut, punëtorët në organizatat themleore dhe në organizatat e tjera të punës së bashkuar dhe njerëzit punues në bashkësitë vetëqeverisëse të interesit dhe në organizatat e bashkësitë e tjera vetëqeverisëse, si dhe në bashkësitë shoqërore-politike, duke u mbështetur në të mbërrimet shkencore dhe në vlerësimet e mundësive të zhvillimit të bazuara në to, me planifikimin e punës e të zhvillimit të vet harmonizojnë marrëdhënjet në riprodhimin shoqëror dhe orientojnë zhvillimin e prodhimit shoqëror e të veprimtarive të tjera shoqërore me interesat dhe qëllimet e veta të përbashkëta të përcaktuara në baza të vetëqeverisjes.



IV

Në Krahinën Socialiste Autonome të Kosovës tërë pushteti i takon klasës punëtore në bashkim me të gjithë njerëzit punues të qytetit e të fshatit.

Me qëllim ndërtimi të shoqërisë si bashkësi të lirë të prodhuesve, klasa punëtore dhe të gjithë njerëzit punues zhvillojnë demokracinë socialiste vetëqeverisëse si formë të veçantë të diktaturës së proletariatit dhe këtë e sigurojnë:

— me zhdukjen revolucionare dhe me ndalimin me kushtetutë të çdo forme të marrëdhënjeve e të organizatave shoqërore-ekonomike e politike, të bazuara në shfrytëzimin klasor dhe monopolin pronësor dhe të çdo veprimtarie politike të drejtuar në vendosjen e marrëdhënjeve të këtilla;

— me realizimin e vetëqeverisjes në organizatat e punës së bashkuar, bashkësitë lokale, bashkësive vetëqeverisëse të interesit dhe në organizatat e bashkësitë e tjera vetëqeverisëse, si dhe në bashkësitë shoqërore-politike e shoqërinë në përgjithësi, dhe me ndërlidhjen e bashkëpunimin reciprok të këtyre organizatave dhe bashkësive;

me rregullimin vetëqeverisës të lirë e të barabartë të marrëdhënjeve reciproke dhe me harmonizimin e interesave të përbashkëta e të përgjithshme të njerëzve punues dhe të organizatave e të bashkësive të tyre vetëqeverisëse me marrëveshje vetëqeverisëse dhe marrëveshje shoqërore;

me vendosjen e njerëzve punues në realizimin e pushtetit dhe në drejtimin e punëve të tjera shoqërore në organizatat themelore të punës së bashkuar dhe në organizatat e bashkësitë e tjera themelore vetëqeverisëse, me anë të delegacioneve dhe delegatëve në organet e qeverisjes të organizatave e të bashkësive vetëqeverisëse, si dhe me anë të delegacioneve dhe delegatëve në kuvendet e bashkësive shoqërore-politike dhe në organet e tjera të vetëqeverisjes;

me informimin e njerëzve punues për të gjitha çështjet me rëndësi për realizimin e pozitës së tyre shoqërore-ekonomike dhe për vendosjen sa më të plotë e më të kualifikuar në ushtrimin e funksione-

ve të pushtetit e të drejtimit të punëve të tjera shoqërore;
me publicitetin e punës së të gjitha organeve të pushtetit e të vetëqeverisjes dhe të bartësve të funksioneve vetëqeverisëse, publike e të funksioneve të tjera shoqërore;
me përgjegjësinë personale të bartësve të funksioneve vetëqeverisëse, publike e të funksioneve të tjera shoqërore, me përgjegjësinë e organeve të pushtetit e të vetëqeverisjes, me ndërrueshmërinë e bartësve të funksioneve vetëqeverisëse, publike e të funksioneve të tjera shoqërore dhe me kufizimin e rizgjedhjes e të riemërimit të tyre në funksione të caktuara;
me realizimin e kontrollit të punëtorëve e të njerëzve të tjerë punues dhe të kontrollit shoqëror në përgjithësi mbi punën e bartësve të funksioneve vetëqeverisëse, publike e të funksioneve të tjera shoqërore në organizatat e bashkësitë vetëqeverisëse dhe në bashkësitë shoqërore-politike;
me realizimin dhe mbrojtjen e kushtetutshmërisë e të ligjshmërisë;
me veprimtarinë shoqërore-politike të forcave socialiste të organizuara në organizata shoqërore-politike;
me aktivitetet e lira e të gjithanshme të njerëzve.
Vetëqeverisja e njerëzve punues në organizatat themelore të punës së bashkuar, bashkësitë lokale, bashkësitë vetëqeverisëse të interesit dhe në organizatat e bashkësit e tjera themelore vetëqeverisëse është bazë e sistemit unik të vetëqeverisjes e të pushtetit të klasës punëtore dhe të të gjithë njerëzve punues.
Për t'i siguruar kushtet e jetës e të punës së vet dhe të zhvillimit shoqëror e të krijimit të bashkësisë socialiste, njerëzit punues në komunë, si bashkësi vetëqeverisëse dhe themelore shoqërore-politike, dhe në bashkësitë e tjera shoqërore-politike, me ndërlidhjen e organizatave të veta të punës së bashkuar dhe të organizatave e të bashkësive të tjera vetëqeverisëse, me veprimin e organizatave shoqërore-politike, me marrëveshjen vetëqeverisëse, marrëveshje shoqërore



dhe me funksionimin e kuvendeve si organe të përbashkëta të të gjithë njerëzve dhe të organizatave e të bashkësive të tyre realizojnë interesat e veta të përbashkëta, ushtrojnë pushtetin dhe drejtojnë punët e tjera shoqërore.
Funksionet e pushtetit e të drejtimit të punëve të tjera shoqërore në bashkësitë shoqërore-politike, të përcaktuara me kushtetutë, i ushtrojnë kuvendet e bashkësive shoqërore-politike, si delegacione të zgjedhura e të ndërrueshme të njerëzve punues në organizata e bashkësi vetëqeverisëse dhe në organizata shoqërore-politike dhe organet e tjera që përgjigjen para kuvendeve.
Për pjesëmarrjen sa më të plotë të njerëzve punues dhe të të gjitha forcave të organizuara socialiste në realizimin e pushtetit e në drejtimin e punëve të tjera shoqërore dhe për harmonizimin e interesave të tyre të përbashkëta e të përgjithshme shoqërore, organet e bashkësive shoqërore-politike shqyrtojnë iniciativat, mendimet dhe propozimet e organizatave shoqërore-politike, marrin qëndrime mbi to dhe bashkëpunojnë me organizatat shoqërore-politike.
Klasa punëtore dhe të gjithë njerëzit punues edhe me anë të pushtetit shtetëror me norma të obligueshme për të gjithë sigurojnë marrëdhënjet shoqërore socialiste, zhvillimin e shoqërisë dhe drejtimin e punëve shoqërore në baza të vetëqeverisjes, mbrojnë liritë dhe të drejtat e njeriut e të qytetarit, marrëdhënjet socialiste vetëqeverisëse dhe të drejtat vetëqeverisëse të njerëzve punues, zgjidhin konfliktet shoqërore dhe mbrojnë rendin e përcaktuar me kushtetutë.
Pozita dhe të drejtat vetëqeverisëse të njeriut punues në organizatat themelore e organizatat e tjera të punës së bashkuar, në bashkësitë lokale, bashkësitë vetëqeverisëse të interesit dhe në organizatat e bashkësitë e tjera vetëqeverisëse, pozita vetëqeverisëse e njerëzve punues në komunë, bashkimi i lirë në baza të vetëqeverisjes, aktiviteti dhe krijimtaria e njerëzve punues, barazia e kombeve dhe e kombësive dhe liritë, të drejtat e detyrat e njeriut e të qytetarit, të përcaktuara me kushtetutë, janë bazë, kufi dhe drejtim i realizimit të të drejtave dhe de-

tyrave të bashkësive shoqërore-politike në ushtrimin e funkisonit të pushtetit.

Vetëmbrojtja shoqërore, si funkison i shoqërisë vetëqeverisëse, realizohet me aktivitetet e njerëzve punues, të qytetarëve, të organizatave të punës së bashkuar dhe të organizatave e bashkësive të tjera vetëqeverisëse, të organizatave shoqërore-politike e organizatave të tjera dhe të bashkësive shoqërore-politike, për mbrojtjen e rregullimit kushtetues, të drejtave vetëqeverisëse të njerëzve punues dhe të drejtave e lirive të tjera të njeriut e të qytetarit, për mbrojtjen e pasurisë shoqërore, sigurimin e sigurisë personale dhe pasurore të njerëzve punues e të qytetarëve dhe për zhvillimin e lirë shoqëror.

Për realizimin dhe harmonizimin e interesave dhe të drejtave vetëqeverisëse të tyre në pajtim me interesat e përgjithshme të shoqërisë socialiste, si dhe për kryerjen e punëve të caktuara shoqërore dhe zhvillimin e aktiviteteve të shumëllojshme, njerëzit punues dhe qytetarët bashkohen lirisht në organizata shoqërore-politike e organizata të tjera shoqërore dhe në shoqata të qytetarëve, si pjesë përbërëse të sistemit socialist vetëqeverisës.

Organizatat shoqërore-politike, si formë e organizimit të lirë politik të njerëzve punues në baza klasore socialiste, janë faktor aktiv i zhvillimit dhe i mbrojtjes së shoqërisë socialiste vetëqeverisëse.

V

Liritë, të drejtat dhe detyrat e njeriut e të qytetarit, të përcaktuara me Kushtetutë, janë pjesë e pandarë dhe shprehje e marrëdhënjeve socialiste vetëqeverisëse demokratike në të cilat njeriu çlirohet nga çdo shfrytëzim e arbitraritet dhe me punën e vet krijon kushte për zhvillimin e gjithanshëm dhe shprehjen e lirë e mbrojtjen e personalitetit të vet dhe për respektimin e dinjitetit njerëzor. Liritë dhe të drejtat e njeriut e të qytetarit janë të kufizuara vetëm me liritë dhe të drejtat e barabarta të të tjerëve dhe me interesat e shoqërisë socialiste. Shoqëria socialiste siguron kushtet për realizimin sa më



të plotë dhe mbrojtjen e lirive dhe të drejtave të përcaktuara me Kushtetutë. Çdo aktivitet me të cilin shkelen këto liri dhe të drejta të njeriut e të qytetarit është në kundërshtim me interesat e shoqërisë socialiste.

Duke u nisur nga fakti se arësimi, shkenca dhe kultura janë faktor qenësor i zhvillimit të shoqërisë socialiste, ngritjes së produktivitetit të punës, zhvillimit të forcave krijuese të njerëzve dhe zhvillimit të gjithanshëm të personalitetit, humanizimit të marrëdhënjeve socialiste vetëqeverisëse dhe përparimit të përgjithshëm të shoqërisë, bashkësia socialiste siguron lirinë e krijimtarisë dhe krijon kushtet për zhvillimin dhe përparimin e arësimit, krijimtarisë shkencore, kulturale dhe artistike në mënyrë që t'i shërbejnë sa më me sukses ngritjes së aftësive krijuese të njerëzve punues, përparimit të marrëdhënjeve shoqërore socialiste dhe zhvillimit të gjithanshëm të personalitetit të lirë e të humanizuar.

Edukimi dhe arësimi bazohen në frytet e shkencës bashkëkohore dhe veçanërisht të marksizmit, si baza të socializmit shkencor, i shërbejnë aftësimit të njerëzve punues për punë e për vetëqeverisje dhe edukimit të tyre në frymën e fitoreve të revolucionit socialist, etikës socialiste, demokratizmit vetëqeverisës, patriotizmit socialist, vëllazërimit e bashkimit, barazisë së kombeve e të kombësive dhe të internacionalizmit socialist.

Njerëzit punues në organizata të punës së bashkuar dhe në organizata e bashkësi të tjera vetëqeverisëse, organizatat e punës së bashkuar dhe organizatat e bashkësitë e tjera vetëqeverisëse, në baza të solidaritetit e të reciprocitetit dhe të humanizmit socialist, sigurojnë sigurinë e vet ekonomike e sociale dhe krijojnë kushte gjithnjë e më të volitshme për jetë e punë dhe për zhvillimin e personalitetit të gjithanshëm të njeriut punues. Këto qëllime të politikës sociale realizohen me përmirësimin e vazhdueshëm dhe me barazimin e kushteve të jetës e të punës, me eliminimin, në baza të solidaritetit e të riciprocitetit, të diferencave që rrjedhin nga moszhvillimi material dhe nga kushtet e tjera jo të barabarta të jetës e të punës, me barazimin e

mundësive të arësimit e të punës dhe me pengimin e eliminimin e diferencave sociale që nuk bazohen në aplikimin e parimit të ndarjes sipas punës.

Bashkësia shoqërore siguron mbrojtjen e veçantë të luftëtarëve të Luftës nacionalçlirimtare dhe të familjeve të dëshmorëve, të invalidëve ushtarakë, të viktimave të terrorit fashist dhe të invalidëve civilë të luftës, të cilëve u garantohet siguria sociale e tyre.

Për mbrojtjen dhe përparimin e ambientit të njeriut njerëzit punues dhe qytetarët, organizatat e punës së bashkuar, organizatat e bashkësitë e tjera vetëqeverisëse dhe shoqëria socialiste sigurojnë kushte për ruajtjen dhe përparimin e vlerave natyrale dhe vlerave të tjera të ambientit të njeriut që janë me interes për jetën dhe punën e shëndoshë, të sigurtë dhe krijues të gjeneratave të tanishme e të ardhshme.

## VI

Njerëzit punues e qytetarët dhe kombet e kombësitë e Kosovës, bashkë me kombet e kombësitë e tjera, me njerëzit punues dhe qytetarët e Republikës Socialiste të Serbisë dhe të Republikës Socialiste Federative të Jugosllavisë, të vendosur që të gjitha forcat e veta t'i drejtojnë kah puna krijuese në paqë dhe ndërtimin e bashkësisë së tyre socialiste vetëqeverisëse, zbatojnë në mënyrë konseguente politikën e paqes, e kundër agresionit, luftës dhe presioneve agresive të çfarëdo lloji. Për të siguruar zhvillimin e vet paqësor dhe ndërtimin socialist, ata janë të vendosur që me të gjitha forcat dhe mjetet në dispozicion, me luftë të armatosur dhe me forma të tjera të rezistencës së përgjithshme popullore, të mbrojnë lirinë, pavarësinë, sovranitetin e vet, tërësinë territoriale dhe rendin socialist vetëqeverisës. Për këtë qëllim njerëzit punues e qytetarët dhe kombet e kombësitë organizojnë dhe ndertojnë mbrojtjen e përgjithshme popullore si pjesë të pandarë të rregullimit shoqëror socialist vetëqeverisës, të vetëdijshëm se aftësia mbrojtëse e shoqërisë dhe pregatitja e vendit për mbrojtje është më e madhe, kurse mundësia e agresionit më e vogël sa më e zhvilluar që të jetë mbrojtja e përgjithshme popullore si formë dhe përmbajtje e organizimit mbrojtës të bashkësisë shoqërore. Forcimi i aftësisë mbrojtëse të vendit është pjesë përbërëse e politikës së paqes dhe bashkëpunimit të barabartë ndërkombëtar.



Mbrojtja e përgjithshme popullore është sistem unik i organizimit, pregatitjes dhe pjesëmarrjes së të gjitha bashkësive shoqërore-politike, bashkësive lokale, organizatave të punës së bashkuar, bashkësive vetëqeverisëse të interesit dhe organizatave e bashkësive të tjera vetëqeverisëse, organizatave shoqërore-politike e organizatave të tjera shoqërore, njerëzve punuese dhe qytetarëve në luftën e armatosur dhe në të gjitha format e tjera të rezistencës dhe në kryerjen e detyrave të tjera me interes për mbrojtjen e vendit.

## VII

Lidhja e Komunistëve të Kosovës si pjesë e Lidhjes së Komunistëve të Serbisë dhe e Lidhjes së Komunistëve të Jugosllavisë — iniciatore dhe organizatore të Luftës nacionalçlirimtare dhe të revolucionit socialist, është bartëse e aspiratave dhe interesave të klasës punëtore dhe forcë e organizuar prise ideore e politike e klasës punëtore dhe e të gjithë njerëzve punues të Kosovës në ndërtimin e socializmit, në sigurimin e barazisë kombëtare dhe forcimin e vëllazërimit e bashkimit të kombeve e të kombësive dhe në realizimin e solidaritetit të njerëzve punues.

Lidhja e Komunistëve të Kosovës me rolin pris ideo-politik dhe me veprimtarinë e vet në kushtet e demokracisë socialiste vetëqeverisëse, është iniciatore dhe bartëse kryesore e aktivitetit ideo-politik për mbrojtjen e fryteve dhe zhvillimin e mëtejshëm të revolucionit socialist, ndërtimin dhe zhvillimin e marrëdhënjeve socialiste vetëqeverisëse, realizimin e rolit vendimtar të klasës punëtore dhe forcimin e vetëdijes socialiste vetëqeverisëse demokratike dhe përgjigjet për këtë.

Lidhja Socialiste e Popullit Punues, e krijuar në Luftën nacionalçlirimtare dhe në revolucionin socialist si front vullnetar e demokratik i njerëzve punues e i qytetarëve dhe i të gjitha forcave të organizuara socialiste me Partinë Komuniste në krye, dhe e ndërtuar më tutje në kushtet e zhvillimit të shoqërisë socialiste vetëqeverisëse, është bazë më e gjerë e aktivitetit të tyre shoqëror-politik në sistemin socialist vetëqeverisës.

Në Lidhjen Socialiste të Popullit Punues njerëzit punues dhe qytetarët, Lidhja e Komunistëve si forcë prise ideore e politike, organizatat e tjera shoqërore-politike dhe të gjitha forcat e organizuara socialiste realizojnë unitetin politik e të aksionit të forcave socialiste dhe orientojnë zhvillimin shoqëror mbi bazat e pushtetit e të vetëqeverisjes së klasës punëtore dhe të të gjithë njerëzve punues, dhe për këtë qëllim:

shqyrtojnë çështjet shoqërore dhe marrin iniciativa politike në të gjitha lëmët e jetës shoqërore, harmonizojnë mendimet, përcaktojnë qëndrimet politike sa i përket zgjidhjes së këtyre çështjeve, orientimit të zhvillimit shoqëror, realizimit të të drejtave dhe interesave të njerëzve punues e të qytetarëve, realizimit të barazisë së kombeve e të kombësive dhe përparimit të marrëdhënjeve socialiste vetëqeverisëse demokratike, bëjnë propozime për zgjidhjen e çështjeve shoqërore dhe u japin orientime delegatëve të vet në kuvendet e bashkësive shoqërore-politike;

përcaktojnë programet e përbashkëta të aktivitetit shoqëror dhe kriteret e përbashkëta për zgjedhjen e delegacioneve në organizatat themelore të punës së bashkuar, bashkësi lokale dhe organizata e bashkësi të tjera vetëqeverisëse dhe për zgjedhjen e delegatëve në kuvendet e bashkësive shoqërore-politike; sigurojnë propozimin dhe caktimin demokratik të kandidatëve për anëtarë të delegacioneve në organizatat dhe bashkësitë vetëqeverisëse, kandidatëve për delegatë në kuvendet e bashkësive shoqërore-politike dhe kandidatëve për ushtrimin e funksioneve vetëqeverisëse, publike e të funksioneve të tjera shoqërore në bashkësitë shoqërore-politike, shqyrtojnë



çështjet e përgjithshme të politikës së kuadrave e të ngritjes së kuadrove dhe përcaktojnë kriteret për zgjedhjen e kuadrove;

përcjellin punën e organeve të pushtetit e të organeve të qeverisjes, të organizatave e të bashkësive vetëqeverisëse dhe të bartësve të funksioneve vetëqeverisëse, publike e të funksioneve të tjera shoqërore, shfaqin mendimet e vlerësimet e veta dhe bejnë kontrollin shoqëror e kritikën e punës së tyre, sidomos sa i përket sigurimit të publicitetit të punës dhe përgjegjësisë në punë;

krijojnë kushte për pjesëmarrjen e gjithanshme të rinisë dhe të organizatave të saj në jetën shoqërore dhe politike;

sigurojnë informimin e njerëzve punues e të qytetarëve dhe ndikimin e vet në sistemin shoqëror të informimit dhe në realizimin e rolit të shtypit e të formave të tjera të informimit e të komunikimit publik;

luftojnë për marrëdhënje humane midis njerëzve, për zhvillimin e vetëdijes socialiste demokratike dhe të normave të jetës socialiste, si dhe për mënjanimin e dukurive që pengojnë zhvillimin e marrëdhënjeve shoqërore socialiste vetëqeverisëse demokratike ose që në çfarëdo mënyrë u sjellin dëm.

Bashkësitë shoqërore-politike, në kuadër të të drejtave dhe detyrave të veta, kanë për detyrë të sigurojnë kushtet materiale dhe kushtet e tjera për realizimin e funksioneve të Lidhjes Socialiste të Popullit Punues të përcaktuara me Kushtetutë.

Punëtorët e organizuar vullnetarisht në sindikatë, si organizatë më të gjerë të klasës punëtore, luftojnë: për realizimin e pozitës së klasës punëtore të përcaktuar me kushtetutë; për realizimin e marrëdhënjeve socialiste vetëqeverisëse dhe për rolin vendimtar të punëtorëve në drejtimin e riprodhimit shoqëror; për realizimin e interesave dhe të drejtave vetëqeverisëse e të drejtave të tjera të punëtorëve në të gjitha lëmët e punës e të jetës, për sigurimin e barazisë së punëtorëve në bashkimin e punës e të mjeteve, fitimin e ndarjen e të ardhurave dhe për caktimin e kritereve të përbashkëta për ndarje sipas rezultateve të punës; për ndërlidhjen dhe integrimin

vetëqeverisës të lëmëve të ndryshme të punës shoqërore; për zhvillimin e forcave prodhuese të shoqërisë dhe ngritjen e produktivitetit të punës; për harmonizimin vetëqeverisës të interesave individuale, të përbashkëta e të përgjithshme shoqërore; për ngritjen e arësimit të punëtorëve dhe aftësimin e punëtorëve për ushtrimin e funksioneve vetëqeverisëse dhe funksioneve të tjera shoqërore; për propozimin dhe caktimin demokratik të kandidatëve për delegatë në organet e qeverisjes në organizatat e punës së bashkuar dhe në organizatat e bashkësitë e tjera vetëqeverisëse dhe kandidatëve për delegacione në këto organizata e bashkësi dhe për delegatë në kuvendet e bashkësive shoqërore-politike; për pjesëmarrjen më të gjerë të punëtorëve në ushtrimin e funksioneve të pushtetit e të drejtimit të punëve të tjera shoqërore; për realizimin e interesave të klasës punëtore në politikën e kuadrove; për mbrojtjen e të drejtave të punëtorëve; për sigurimin e sigurisë sociale dhe zhvillimin e standardit jetësor të punëtorëve, si dhe për zhvillimin e forcimin e solidaritetit dhe ngritjen e vetëdijes dhe përgjegjësisë klasore të vetëqeverisësve.

Sindikata merr iniciativë për marrëveshje vetëqeverisëse dhe marrëveshje shoqërore, merr pjesë drejtpërdrejtë në këto marrëveshje vetëqeverisëse e marrëveshje shoqërore dhe u jep propozime organeve të qeverisjes të organizatave e të bashkësive vetëqeverisëse, kuvendeve të bashkësive shoqërore-politike dhe organeve të tjera shtetërore e shoqërore për zgjidhjen e çështjeve që kanë të bëjnë me pozitën materiale dhe shoqërore të klasës punëtore.

## VIII

Duke u nisur nga bindja se bashkëjetesa paqësore dhe bashkëpunimi aktiv i shteteve e i popujve të barabartë, pa marrë parasysh diferencat në rregullimin shoqëror të tyre, janë kusht i domosdoshëm i paqes dhe i përparimit shoqëror në botë dhe nga parimet e aprovuara në të cilat Republika Socialiste Federative e Jugosllavisë bazon marrëdhënjet e veta



ndërkombëtare, Krahina Socialiste Autonome e Kosovës në kuadër të politikës së jashtme të Republikës Socialiste Federative të Jugosllavisë dhe të traktateve ndërkombëtare realizon bashkëpunimin dhe zhvillon marrëdhënjet me organet e organizatat e shteteve të tjera dhe me organet e organizatat ndërkombëtare.

Krahina Socialiste Autonome e Kosovës merr pjesë me republikat socialiste dhe me Krahinën Socialiste Autonome të Vojvodinës në përcaktimin dhe zbatimin e politikës së jashtme të Republikës Socialiste Federative të Jugosllavisë dhe të marrëdhënjeve të saj me shtetet e tjera, me organizatat ndërshtetërore e ndërkombëtare.

Krahina Socialiste Autonome e Kosovës nxit bashkëpunimin e komunave, organizatave të punës së bashkuar dhe të organizatave të tjera vetëqeverisëse në territorin e vet me njësitë territoriale, organizatat dhe organet përkatëse në shtetet e tjera.

## IX

Sistemi shoqëror-ekonomik e sistemi politik dhe marrëdhënjet e tjera të përcaktuara me kushtetutë janë të orientuara në zgjerimin e kushteve për zhvillimin e mëtejshëm të shoqërisë socialiste, për përballimin e kundërthënjeve të saj dhe për përparimin e tillë shoqëror, i cili, në bazë të zhvillimit të gjithanshëm të forcave prodhuese, produktivitetit të lartë të punës, begatisë së prodhimeve dhe zhvillimit të gjithanshëm të njeriut si personalitet i lirë do të bëjë të mundur që të zhvillohen marrëdhënje të tilla shoqërore në të cilat do të realizohet parimi i komunizmit: „Secili sipas aftësive — secilit sipas nevojave".

Për këtë qëllim organet e vetëqeverisjes, organet shtetërore, organizatat dhe bashkësitë vetëqeverisëse, organizatat shoqërore-politike dhe organizatat e tjera, njerëzit punues dhe qytetarët drejtpërdrejt — kanë për detyrë që me tërë veprimtarinë e vet:

të zgjerojnë e të forcojnë bazën materiale të shoqërisë e të jetës së individëve me zhvillimin e forcave prodhuese, ngritjen e produktivitetit të punës dhe

me përparimin e vazhdueshëm të marrëdhënjeve socialiste vetëqeverisëse;

të krijojnë kushte në të cilat do të eliminohen diferencat shoqërore-ekonomike midis punës mendore e punës fizike dhe në të cilat puna e njeriut do të bëhet shprehje gjithnjë e më e plotë e krijimtarisë dhe e personalitetit të njeriut;

të zgjerojnë e të zhvillojnë të gjitha format e vetëqeverisjes dhe të demokratizmit socialist vetëqeverisës, e sidomos në lëmët ku mbizotërojnë funksionet e pushtetit politik, të kufizojnë dhunën e të krijojnë kushte për zhdukjen e saj dhe të ndërtojnë midis njerëzve marrëdhënje të bazuara në vetëdijen për interesat e përbashkëta, në etikën socialiste dhe në krijimtarinë e lirë të njeriut;

të thellojnë barazinë kombëtare dhe vëllazërimin e bashkimin midis kombeve e kombësive;

të kontribuojnë për realizimin e lirive dhe të drejtave të njeriut, humanizimin e ambientit shoqëror e të personalitetit të njeriut, forcimin e solidaritetit e të humanitetit midis njerëzve dhe respektimin e dinjitetit njerëzor;

të zhvillojnë bashkëpunimin e gjithanshëm dhe afrimin me të gjithë popujt, në pajtim me aspiratat progresive të njerëzimit.

Krahina Socialiste Autonome e Kosovës krijon kushte për zhvillimin e vazhdueshëm ekonomik, politik, social e kultural të kombeve e të kombësive të Kosovës.

Për barazimin e kushteve materiale të jetës e të punës shoqërore të njerëzve punues dhe për zhvillimin sa më të harmonizuar të ekonomisë së Kosovës si tërësi, i kushtohet kujdes i veçantë zhvillimit më të shpejtë dhe më proporcional të viseve jomjaft të zhvilluara dhe për këtë qëllim sigurohen mjete të nevojshme dhe merren masa të tjera.

X

Duke i shprehur parimet themelore të shoqërisë socialiste vetëqeverisëse dhe të përparimit të saj, kjo pjesë e Kushtetutës është bazë dhe drejtim për interpretimin e Kushtetutës e të ligjeve, si dhe për veprimin e të gjithëve e të secilit.



## PJESA E PARË

## DISPOZITAT E PËRGJITHSHME

### Neni 1

Krahina Socialiste Autonome e Kosovës është bashkësi autonome socialiste shoqërore-politike demokratike dhe vetëqevrisëse e njerëzve punues dhe qytetarëve, e malazezëve, muslimanëve, serbëve, shqiptarëve, turqëve dhe pjesëtarëve të kombeve e të kombësive të tjera dhe të grupeve etnike të barabarta, e bazuar në pushtetin dhe vetëqeverisjen e klasës punëtore dhe të të gjithë njerëzve punues.

Krahina Socialiste Atutonome e Kosovës është në kuadër të Republikës Socialiste të Serbisë dhe të Republikës Socialiste Federative të Jugosllavisë.

### Neni 2

Njerëzit punues e qytetarët, kombet e kombësitë e Kosovës, realizojnë të drejtat sovrane në Krahinën Socialiste Autonome të Kosovës, e kur kjo është në interes të përbashkët të njerëzve punues, të kombeve e të kombësive të Republikës si tërësi e përcaktuar me Kushtetutën e Republikës Socialiste të Serbisë edhe në Republikë, dhe në Republikën Socialiste Federative të Jugosllavisë, kur kjo është përcaktuar në interes të përbashkët me Kushtetutën e Republikës Socialiste Federative të Jugosllavisë.

Neni 3

Territorin e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës e përbëjnë territoret e komunave të tanishme.
Territori i Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës nuk mund të ndryshohet pa pëlqimin e Kuvendit krahinor.

Neni 4

Në Krahinën Socialiste Autonome të Kosovës kombet e kombësitë janë të barabarta dhe kanë të drejta e detyra të njejta.
Për realizimin e barazisë së kombeve e të kombësive garantohet e drejta e zhvillimit të lirë të tyre dhe e të shprehurit të lirë të veçorive kombëtare, të gjuhës, të kulturës, të historisë dhe të simboleve të tjera.

Neni 5

Në Krahinën Socialiste Autonome të Kosovës sigurohet barazia e gjuhës shqipe, serbokroate e turke dhe e shkrimeve të tyre.
Me këtë Kushtetutë dhe me ligjin krahinor rregullohet dhe sigurohet aplikimi i këtij parimi.

Neni 6

Në Krahinën Socialiste Autonome të Kosovës është e drejtë e pjesëtarëve të të gjitha kombeve e kombësive që të përdorin flamurin e vet kombëtar.
Kushtet dhe mënyra e përdorimit të flamurit kombëtar rregullohen me ligj.

Neni 7

Kryeqyteti i Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës është Prishtina.



## PJESA E DYTË

## RREGULLIMI SHOQËROR

### Kreu I

### RREGULLIMI SHOQËROR-EKONOMIK

**1. Pozita e njeriut në punën e bashkuar dhe pronësia shoqërore**

Neni 8

Rregullimi shoqëror-ekonomik socialist në Krahinën Socialiste Autonome të Kosovës, në kuadër të rregullimit unik shoqëror-ekonomik të RSFJ, bazohet në punën e lirë të bashkuar me mjetet e prodhimit në pronësinë shoqërore dhe në vetëqeverisjen e punëtorëve në prodhim dhe në ndarjen e produktit shoqëror në organizatat themelore e organizatat e tjera të punës së bashkuar dhe në riprodhimin shoqëror në tërësi.

Neni 9

Puna dhe rezultatet e punës caktojnë pozitën materiale e shoqërore të njeriut në bazë të të drejtave dhe përgjegjësive të barabarta.
Askush nuk mund të realizojë as në mënyrë të drejtpërdrejtë as të tërthortë përfitime materiale dhe përfitime të tjera me shfrytëzimin e punës së huaj.
Askush nuk guxon në asnjë mënyrë të pengojë as të kufizojë punëtorin që në mënyrë të barabartë me punëtorët e tjerë të vendosë mbi punën e vet, dhe mbi kushtet e rezultatet e punës së vet.

Neni 10

Mjetet e prodhimit dhe mjetet e tjera të punës së bashkuar, produktet e punës së bashkuar dhe të ardhurat e realizuara me punën e bashkuar, mjetet për plotësimin e nevojave të përbashkëta e të përgjithshme shoqërore, begatitë e natyrës dhe të mirat në përdorim të përgjithshëm janë pronë shoqërore.

Askush nuk mund të fitojë të drejtën e pronësisë mbi mjetet shoqërore që janë kusht i punës në organizatat themelore dhe organizatat e tjera të punës së bashkuar ose bazë materiale e realizimit të funksioneve të bashkësive vetëqeverisëse të interesit ose të organizatave e të bashkësive të tjera vetëqeverisëse dhe të bashkësive shoqërore-politike.

Mjetet shoqërore nuk mund të përdoren për përvetësimin e mbipunës së huaj, as për krijimin e kushteve për përvetësim të këtillë.

Neni 11

Punëtori në punën e bashkuar me mjetet në pronësinë shoqërore ka të drejtë pune me mjetet shoqërore si të drejtë të vet të patjetërsueshme që të punojë me këto mjete për të plotësuar nevojat e veta personale e shoqërore dhe që, si i lirë e i barabartë me punëtorët e tjerë në punën e bashkuar, të drejtojë punën e vet dhe kushtet e rezultatet e punës së vet.

Të drejtat, obligimet dhe përgjegjësitë sa i përket disponimit, përdorimit dhe drejtimit të mjeteve shoqërore, rregullohen me kushtetutë dhe me ligj, në pajtim me natyrën dhe destinimin e këtyre mjeteve.

Neni 12

I garantohet çdo punëtori në punën e bashkuar me mjetet në pronësinë shoqërore që, duke realizuar të drejtën e punës me mjetet shoqërore, në organizatën themelore të punës së bashkuar në të cilën punon dhe në të gjitha format e tjera të bashkimit të punës e të mjeteve, së bashku dhe në mënyrë të barabartë me punëtorët e tjerë, të drejtojë punën dhe veprimtarinë e organizatës së punës së bashkuar dhe punët e mjetet në terësinë e marrëdhënjeve të riprodhimit shoqëror, të rregullojë marrëdhënjet reciproke në punë, të vendosë mbi të ardhurat që realizon në forma të ndryshme bashkimi të punës e të mjeteve dhe të fitojë të ardhura personale.

Organizata themelore e punës së bashkuar është formë themelore e punës së bashkuar në të cilën punëtorët në mënyrë të drejtpërdrejtë e të barabartë realizojnë të drejtat e veta shoqërore-ekonomike dhe të drejtat e tjera vetëqeverisëse dhe vendosin mbi çështjet e tjera të pozitës së tyre shoqërore-ekonomike.

Kundërkushtetues është çdo akt dhe veprim me të cilët cënohen këto të drejta të punëtorit.

Neni 13

Në realizimin e së drejtës së punës me mjetet shoqërore, punëtorët në punën e bashkuar janë përgjegjës reciprokisht që, në interes të tyre të përbashkët dhe në interes të përgjithshëm shoqëror, t'i përdorin këto mjete në mënyrë oportune në pikëpamje shoqërore e ekonomike dhe që, si bazë materiale të punës së vet dhe të punës së terësishme shoqërore, t'i përtrijnë, shtojnë e përparojnë vazhdimisht, si dhe t'i kryejnë me ndërgjegje obligimet e veta të punës.

Punëtorët në punën e bashkuar në realizimin e së drejtës së punës me mjetet shoqërore nuk mund të realizojnë përfitime materiale dhe përparësi të tjera që nuk bazohen në punën e tyre.

Neni 14

Punëtorët e organizatave të punës së bashkuar që ushtrojnë veprimtari në lëmët e arësimit, shkencës, kulturës, shëndetësisë, mbrojtjes sociale dhe të veprimtarive të tjera shoqërore fitojnë të ardhura me këmbimin e lirë të punës së vet me punën e njerëzve punues nevojat dhe interesat e të cilëve i plotësojnë në këto lëmë.

Këmbimin e lirë të punës së vet punëtorët e këtyre organizatave të punës së bashkuar e realizojnë drejtpërdrejt me njerëzit punues nevojat dhe interesat e të cilëve i plotësojnë ose nëpërmjet organizatave të tyre të punës së bashkuar dhe bashkësive vetë-

qeverisëse të interesit, respektivisht në kuadër të bashkësive vetëqeverisëse të interesit.

Punëtorët e organizatave të punës së bashkuar të veprimtarive shoqërore me këmbimin e lirë të punës realizojnë pozitë të njejtë shoqërore-ekonomike sikurse punëtorët e organizatave të punës së bashkuar në veprimtaritë e tjera.

Sipas parimeve të këmbimit të lirë të punës fitojnë të ardhura edhe punëtorët e organizatave të punës së bashkuar në veprimtaritë e tjera në të cilat ndikimi i ligjshmërisë së tregut nuk mund të jetë bazë e harmonizimit të punës e të nevojave, as bazë e vlerësimit të rezultateve të punës.

Neni 15

Mbi të ardhurat e gjithmbarshme, si rezultat të punës së përbashkët të punëtorëve në organizatën themelore të punës së bashkuar dhe të punës së tërsishme shoqërore, të realizuara në forma të ndryshme të bashkimit të punës e të mjeteve në bazë të ndikimit të ligjshmërisë së tregut dhe mbi bazën vetëqeverisëse të kushteve shoqërisht të përcaktuara të fitimit të të ardhurave, punëtorët vendosin në organizatat themelore të punës së bashkuar në pajtim me të drejtat dhe përgjegjësitë e veta kushtetuese ndaj punëtorëve të tjerë në punën e bashkuar dhe ndaj bashkësisë shoqërore në tërësi.

Të ardhurat që i realizojnë së bashku me bashkimin e punës e të mjeteve, organizatat themelore të punës së bashkuar i ndajnë në tërësi midis tyre sipas kontributit të vet në realizimin e këtyre të ardhurave, e në bazë të kritereve që i caktojnë me marrëveshjen vetëqeverisëse.

Të ardhurat e realizuara në organizatën themelore të punës së bashkuar përbëjnë bazën materiale të së drejtës së punëtorëve që të vendosin mbi kushtet e punës së vet dhe mbi ndarjen e të ardhurave dhe të fitojnë të ardhura personale.

Neni 16

Pjesa e të ardhurave që është rezultat i punës në kushte posaqërisht të volitshme natyrore ose që është rezultat i favoreve të jashtëzakonshme në treg ose i favoreve të tjera të jashtëzakonshme në fitimin e të ardhurave, përdoret, në pajtim me marrëveshjen vetëqeverisëse dhe me ligj, për zhvillimin e organizatës së punës së bashkuar në të cilën është realizuar ose për zhvillimin e bazës materiale të punës së bashkuar në komunë dhe në Krahinë.

Drejtimi i pjesës së të ardhurave që shfrytëzohet për zhvillimin e bazës materiale të punës së bashkuar në komunë ose në Krahinë, mbështetet në baza të vetëqeverisjes.

Neni 17

Punëtorët në organizatën themelore të punës së bashkuar ndajnë të ardhurat për konsumin e vet personal e të përbashkët, për zgjerimin e bazës materiale të punës së bashkuar dhe për rezerva.

Punëtorët për konsumin e tërësishëm personal e të përbashkët ndajnë pjesën e të ardhurave në përpjestim me kontributin e tyre për realizimin e të ardhurave, që e kanë dhënë me punën e vet dhe me investimin e mjeteve shoqërore si punë të tejshkuar të punëtorëve.

Neni 18

Çdo punëtori, në pajtim me parimin e ndarjes sipas punës dhe me rritjen e produktivitetit të punës së tij e të punës së tërësishme shoqërore dhe me parimin e solidaritetit të punëtorëve në punën e bashkur, i takojnë nga të ardhurat e organizatës themelore të punës së bashkuar të ardhurat personale për plotësimin e nevojave të tij personale, të përbashkëta e të përgjithshme shoqërore, sipas rezultateve të punës së tij dhe kontributit personal të tij që e ka dhënë me punën e vet vijuese e të tejshkuar për shtimin e të ardhurave të organizatës themelore.

Neni 19

Punëtorët në orgnizatën themelore të punës së bashkuar përcaktojnë bazat dhe kriteret e ndarjes

së të ardhurave dhe bazat e kriteret e ndarjes së mjeteve për të ardhurat e veta personale.

Punëtorët në organizatën themelore të punës së bashkuar bashkë me punëtorët në organizatat e tjera të punës së bashkuar përcaktojnë bazat dhe kriteret e përbashkëta për ndarjen e të ardhurave dhe ndarjen e mjeteve për të ardhurat personale.

Në qoftë se me përndarjen e të ardhurave, respektivisht me ndarjen e mjeteve për të ardhurat personale shkelen marrëdhënjet që i përgjigjen parimit të ndarjes sipas punës ose çrregullohet procesi i riprodhimit shoqëror, me ligj mund të caktohen masat me të cilat sigurohet barazia e punëtorëve në aplikimin e parimit të ndarjes sipas punës, respektivisht me të cilat pengohen ose mënjanohen çrregullimet në riprodhimin shoqëror.

Neni 20

I garantohen çdo punëtori në punën e bashkuar me mjetet shoqërore të ardhurat personale dhe të drejtat e tjera në bazë të punës së paku në shumën, respektivisht vëllimin që sigurojnë sigurinë materiale e sociale të tij.

Shuma e të ardhurave personale të garantuara dhe vëllimi i të drejtave të tjera të garantuara, si dhe mënyra e realizimit të tyre përcaktohen me marrëveshjen vetëqeverisëse, marrëveshjen shoqërore dhe me ligj, varësisht nga shkalla e përgjithshme e produktivitetit të punës së tërësishme shoqërore dhe nga kushtet e përgjithshme të ambientit ku punon e jeton punëtori.

Neni 21

Me ligj mund të kufizohet përkohësisht disponimi nga ana e punëtorëve në organizatat themelore të punës së bashkuar i pjesës së mjeteve të riprodhimit shoqëror ose të përcaktohet obligimi i bashkimit të pjesës së këtyre mjeteve për financimin e nevojave të caktuara të domosdoshme të riprodhimit shoqëror, të përcaktuara me planin me afat të mesëm të zhvillimit të Krahinës. Me bashkimin e obligueshëm të



pjesës së mjeteve të riprodhimit shoqëror nuk mund të merren përherë të drejtat e punëtorëve të organizatës themelore të punës së bashkuar sa u përket këtyre mjeteve. Ligji për këte nxirret me shumicën prej dy të tretash të votave të të gjithë delegatëve të dhomës kompetente të Kuvendit të Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës.

Neni 22

Kur kjo është e domosdoshme për pengimin dhe menjanimin e çrregullimeve të mëdha në ekonomi ose kur këte e kërkojnë interesat e mbrojtjes popullore ose nevojat e tjera të jashtëzakonshme të Krahinës, me ligj mund të përcaktohen:

kufijt brenda të cilëve bashkësitë shoqërore-politike mund t'i përcaktojnë të ardhurat e veta nga të ardhurat e organizatave të punës së bashkuar dhe nga qarkullimi i prodhimeve e i shërbimeve;

obligimet e organizatave të punës së bashkuar, të bashkësive vetëqeverisëse të interesit dhe të organizatave e të bashkësive të tjera vetëqeverisëse dhe të bashkësive shoqërore-politike që të formojnë mjete shoqërore të rezervës;

ndalimi i përkohshëm i disponimit të pjesës së mjeteve shoqërore për konsum ose i pjesës së mjeteve shoqërore për financimin e riprodhimit të zgjeruar nga ana e organizatave të punës së bashkuar, bashkësive vetëqeverisëse të interesit dhe organizatave e bashkësive të tjera vetëqeverisëse si dhe bashkësive shoqërore-politike;

mënyrën e disponimit të tepricave të të ardhurave të buxheteve të bashkësive shoqërore-politike, si dhe tepricave të të ardhurave të bashkësive vetëqeverisëse të interesit që dalin nga obligimet e përcaktuara me ligj.

Ligji mbi masat që aplikohen për pengimin dhe menjanimin e çrregullimeve të mëdha në ekonomi ose kur këtë e kërkojnë interesat e mbrojtjes popullore ose nevojat e tjera të jashtëzakonshme të Krahinës, nxirret me shumicën e votave të të gjithë delegatëve të dhomës kompetente të Kuvendit të Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës.

## Neni 23

Punëtorët në organizatat themelore të punës së bashkuar dhe njerëzit e tjerë punues, në pajtim me marrëveshjen vetëqeverisëse dhe marrëveshjen shoqërore, ndajnë dhe bashkojnë mjete për ndërtimin e banesave, për përmirësimin e kushteve të banimit të punëtorëve dhe për shpërblimin e pjesës së qirasë së disa kategorive të shfrytëzuesve të banesave.

Me ligj mund të përcaktohet shkalla e ulët e ndarjes së mjeteve për ndërtimin e banesave dhe obligimet e organizatave të punës së bashkuar në territorin e komunës që, sipas parimeve të solidaritetit, të bashkojnë pjesën e këtyre mjeteve për krijimin e kushteve më të volitshme për ndërtimin e banesave për nevojat e kategorive të caktuara të njerëzve punues dhe për punëtorët në ato organizata të punës së bashkuar që nuk kanë mjete të nevojshme për këtë qëllim.

Mbi mënyrën e shfrytëzimit dhe disponimit e këtyre mjeteve, në pajtim me ligjin, vendosin punëtorët dhe njerëzit e tjerë punues që i kanë bashkuar mjetet.

## Neni 24

Organizata e punës së bashkuar, respektivisht personi tjetër juridik-shoqëror përgjigjet për obligimet e veta me mjetet shoqërore që disponon.

## Neni 25

Të drejtat e organizatës së punës së bashkuar dhe të personit tjetër juridik-shoqëror sa i përket pasurisë së paluejtshme dhe disa sendeve të luejtshme dhe të drejtat e tjera në pronësinë shoqërore, me një shpërblim përkatës dhe sipas procedurës së përcaktuar me ligj, mund të merren ose të kufizohen vetëm nëse këtë e kërkojnë nevojat e rregullimit me plan të hapësirës ose të ndërtimit të objekteve me rëndësi shoqërore të përcaktuara në bazë të ligjit ose interesi tjetër i përgjithshëm i caktuar me ligj.



Për të drejtat që i janë marrë lidhur me tokën ose begatitë e tjera të natyrës organizata e punës së bashkuar, respektivisht personi tjetër juridik-shoqëror, ka të drejtë shpërblimi vetëm për punën dhe mjetet e investuara në këtë tokë ose në begatinë tjetër të natyrës. Në qoftë se toka ose begatia tjetër e natyrës janë kushte të punës, organizata e punës së bashkuar, respektivisht personi tjetër juridik-shoqëror, ka të drejtë për shpërblim me të cilin sigurohet që këto kushte të mos keqësohen.

## Neni 26

Punëtorëve të organizatës themelore të punës së bashkuar, e cila në veprimtarinë e vet përdorë mjetet e organizatave të tjera të punës së bashkuar që sipas kësaj baze kanë të drejtë të marrin pjesë në të ardhurat e realizuara bashkarisht, u sigurohen, në kuadër të të ardhurave të realizuara në këtë mënyrë, mjetet për konsumin e tyre personal e të përbashkët në pajtim me bazat dhe kriteret e përbashkëta që vlejnë në organizatat e punës së bashkuar, si dhe mjetet për zgjerimin e bazës materiale të punës sipas kontributit të tyre në të ardhurat e realizuara bashkarisht.

Kriteret për përcaktimin e kontributit në të ardhurat e realizuara bashkarisht caktohen me marrëveshjen vetëqeverisëse, në pajtim me parimet unike mbi bashkimin e mjeteve të përcaktuara me ligjin federativ.

Organizatat e punës së bashkuar që bashkojnë mjetet, sipas kësaj baze nuk mund të fitojnë të drejtën e pjesëmarrjes së përhershme në të ardhurat e organizatës së punës së bashkuar që i shfrytëzon këto mjete në veprimtarinë e vet.

E drejta e pjesëmarrjes në të ardhurat e realizuara bashkarisht në bazë të bashkimit të mjeteve shuhet kur organizatës së punës së bashkuar, përveç pjesëmarrjes përkatëse në të ardhurat e realizuara bashkarisht, i kthehen edhe mjetet me bashkimin e të cilave është fituar kjo e drejtë, respektivisht kur në pajtim me marrëveshjen vetëqeverisëse, shuhet e drejta e kthimit të mjeteve të bashkuara.

## Neni 27

Organizata e punës së bashkuar, në kushtet dhe kufijt e përcaktuar me ligjin federativ, mund të përdorë në veprimtarinë e vet mjetet e personave të huaj.

Punëtorët e organizatës së punës së bashkuar, e cila përdorë mjetet e investuara nga ana e personave të huaj, kanë të drejta të njejta shoqërore-ekonomike dhe të drejta të tjera vetëqeverisëse sikurse punëtorët e organizatave të punës së bashkuar që në veprimtarinë e vet përdorin mjetet e organizatave të tjera të punës së bashkuar në Krahinë.

Personi i huaj që ka investuar mjetet në organizatën e punës së bashkuar në Krahinën Socialiste Autonome të Kosovës mund të marrë pjesë në të ardhurat e kësaj organizate vetëm brenda kufijve dhe në kushtet e përcaktuara për marrëdhënjet reciproke të organizatave të punës së bashkuar në Krahinë.

Të drejtat e personit të huaj sa u përket mjeteve që ka investuar në organizatën e punës së bashkuar në Krahinë nuk mund të zvogëlohen me ligj ose me dispozitë tjetër pasi të jetë bërë e plotëfuqishme kontrata me të cilën janë përcaktuar këto të drejta.

## Neni 28

Organizatat e punës së bashkur, për të zgjeruar bazën materiale të punës, mund të mbledhin mjete në të holla të qytetarëve dhe, bashkë me kthimin e këtyre mjeteve t'u sigurojnë edhe shpërblimin për mjetet e investuara në formë kamate ose favoresh të tjera të caktuara në bazë të ligjit.

## Neni 29

Punëtorët që në organizatën e punës së bashkuar kryejnë punë administrative-profesionale, ndihmëse dhe punë të ngjashme me interes të përbashkët për disa organizata në kuadër të saj dhe punëtorët që kryejnë punë të këtilla me kooperativën bujqësore ose kooperativën tjetër, si dhe punëtorët në organizatën e bashkimit afar, në bankë dhe në



bashkësinë e sigurimit, formojnë bashkësinë punuese. Punëtorët në bashkësinë e këtillë punuese mund të organizohen si organizatë e punës së bashkuar në kushtet e përcaktuara me ligj.

Punëtorët që në organizatën e punës së bashkuar kryejnë punë të tjera me interes të përbashkët për disa organizata në kuadër të saj, si dhe punëtorët që kryejnë punë të këtilla për koperativën bujqësore ose koperativën tjetër, formojnë bashkësinë punuese po qe se nuk ekzistojnë kushtet e përcaktuara me kushtetutë që të organizohen si organizatë themelore e punës së bashkuar.

Punëtorët e këtyre bashkësive punuese kanë të drejtë për mjete për konsumin personal e të përbashkët në pajtim me parimin e ndarjes sipas punës dhe me bazat e kriteret e ndarjes që vlejnë në organizatat e punës së bashkuar, si dhe të drejtat të tjera vetëqeverisëse të punëtorëve në organizatat e punës së bashkuar, në pajtim me natyrën e punëve që kryejnë dhe me interesat e përbashkëta për të cilat janë formuar këto bashkësi punuese.

Të drejtat, obligimet dhe përgjegjësitë reciproke të punëtorëve të këtyre bashkësive punuese dhe të shfrytëzuesve të shërbimeve të tyre rregullohen me marrëveshjen vetëqeverisëse, kurse marrëdhënjet reciproke të punëtorëve në bashkësinë punuese rregullohen me aktet e tyre vetëqeverisëse në pajtim me këtë marrëveshje vetëqeverisëse.

## Neni 30

Punëtorët në bashkësitë punuese që kryejnë punët për bashkësitë vetëqeverisëse të interesit dhe organizatat e bashkësitë e tjera vetëqeverisëse dhe shoqatat e tyre, organizatat shoqërore-politike dhe organizatat e tjera shoqërore, shoqatat e qytetarëve dhe organet e bashkësive shoqërore-politike, kanë të drejtë për mjete për konsumin personal e të përbashkët në pajtim me parimin e ndarjes sipas punës dhe me bazat e kriteret shoqërisht të përcaktuara të ndarjes që vlejnë për organizatat e punës së bashkuar. Ata kanë edhe të drejta të tjera vetëqeverisëse në pajtim me natyrën e punëve që kryej-

në dhe me përgjegjësinë shoqërore e politike të organizatave, të bashkësive dhe të organeve për të cilat kryejnë punët — për realizimin e funksioneve dhe detyrave të tyre.

Të drejtat, obligimet dhe përgjegjësitë reciproke të punëtorëve të këtyre bashkësive dhe të organizatave punuese, të bashkësive e të organeve për të cilat kryejnë punët, rregullohen me marrëveshje vetëqeverisëse, respektivisht me kontratë, në pajtim me ligjin.

Në këto bashkësi punuese nuk mund të kalohen të drejtat, autorizimet dhe përgjegjësitë e organizatave, të bashkësive dhe të organeve për të cilat ato kryejnë punët.

Të drejtat, obligimet dhe përgjegjësitë e punëtorëve në bashkësitë punuese të organeve të bashkësive shoqërore-politike rregullohen me ligj, e kur këtë e lejon natyra e veprimtarisë së organeve — edhe me marrëveshjen vetëqeverisëse, respektivisht me kontratën e bashkësisë punuese dhe të këtyre organeve, dhe me aktet vetëqeverisëse të bashkësisë punuese.

Neni 31

Njerëzit punues që me punë personale ushtrojnë në mënyrë të pavarur si profesion veprimtarinë artistike ose veprimtarinë tjetër kulturale, të avokatisë ose veprimtarinë tjetër profesionale kanë parimisht pozitë të njejtë shoqërore-ekonomike dhe në esencë të drejta e obligime të njejta sikurse punëtorët në organizatat e punës së bashkuar.

Njerëzit punues që ushtrojnë ndonjë nga këto veprimtari mund të bashkojnë punën e vet dhe të formojnë bashkësi punuese të përkohshme ose të përhershme, të cilat në esencë kanë pozitë të njejtë sikurse organizatat e punës së bashkuar dhe në të cilat njerëzit punues në esencë kanë të drejta e detyra të njëjta sikurse punëtorët në organizatat e punës së bashkuar.

Me ligj caktohen kushtet në të cilat këta njerëz punues dhe bashkësitë e tyre punuese realizojnë të drejtat dhe përmbushin obligimet e veta, si dhe kushtet në të cilat ata në ushtrimin e këtyre veprimtarive mund t'i shfrytëzojnë mjetet shoqërore dhe t'i drejtojnë ato. Me ligj caktohet edhe mënyra e realizimit të bashkëpunimit të këtyre njerëzve punues me organizatat e punës së bashkuar, si dhe mënyra e pjesëmarrjes së tyre në krijimin e kushteve të punës në këto organizata dhe në disponimin e rezultateve të punës së vet të shprehura në të ardhurat e realizuara bashkarisht.

Neni 32

Punëtorët e organizatave të punës së bashkuar, në pajtim me parimin e reciprocitetit e të solidaritetit, bashkarisht dhe në mënyrë të barabrtë sigurojnë përmirësimin e vazhdueshëm të kushteve të jetës së punëtorëve me ndarjen dhe bashkimin e mjeteve për këtë qëllim dhe në mënyrë tjetër.

Organizatat e punës së bashkuar dhe bashkësitë shoqërore-politike kanë për detyrë që në pajtim me parimin e reciprocitetit e të solidaritetit t'u japin ndihmë ekonomike dhe ndihmë tjetër organizatave të punës së bashkuar që bien në vështirësi të jashtëzakonshme ekonomike dhe të marrin masa për sanimin e tyre po qe se kjo është në interes të përbashkët të organizatave të punës së bashkuar, respektivisht në interes shoqëror.

Organizata e punës së bashkuar, vetë ose në marrëveshje me organizatat e tjera të punës së bashkuar, në pajtim me parimet e reciprocitetit e të solidaritetit, siguron mjetet për inkuadrimin në punë, rikualifikimin dhe realizimin e të drejtave të fituara të punëtorëve, po qe se nuk ka më nevojë për punën e tyre në organizatën e punës së bashkuar apo nëse organizata në kuadër të saj pushon së punuari.

Punëtori, përderisa nuk i sigurohet vendi tjetër i punës që u përgjigjet aftësive dhe kualifikimeve të tij, nuk mund të humbë cilësinë e punëtorit në organizatën themelore të punës së bashkuar, nëse për shkak të përparimit teknologjik ose përparimit tjetër që i kontribuojnë rritjes së produktivitetit të punës dhe suksesit më të madh të organizatës nuk ka më nevojë për punën e tij në këtë organizatë.

Me ligj mund të caktohet obligimi i bashkimit të mjeteve për këto qëllime dhe për inkuadrimin në punë në përgjithësi, si dhe të përcaktohen kushtet e përdorimit të këtyre mjeteve.

**2. Bashkimi i punës dhe i mjeteve të riprodhimit shoqëror**

Neni 33

Punën dhe mjetet e veta të riprodhimit shoqëpor në organizatat themelore të punës së bashkuar punëtorët i bashkojnë lirisht në organizatat punuese dhe në forma të tjera bashkimi të punës e të mjeteve.

Të drejtat, obligimet dhe përgjegjësitë reciproke në format e ndryshme të bashkimit të punës e të mjeteve, punëtorët në organizatat themelore të punës së bashkuar i rregullojnë me marrëveshjen vetëqeverisëse në pajtim me ligjin, duke siguruar në tërësinë e këtyre marrëdhënjeve të drejtat e punëtorëve të garantuara me Kushtetutë.

Neni 34

Organizata punuese është organizatë e pavarur vetëqeverisëse e punëtorëve të lidhur me interesa të përbashkëta në punë dhe të organizuar në organizatat themelore të punës së bashkuar në kuadër të saj, ose të lidhur drejtpërdrejt me procesin unik të punës.

Organizatën punuese mund ta themelojnë organizatat e punës së bashkuar, bashkësitë vetëqeverisëse të interesit, bashkësitë lokale, bashkësitë shoqërore-politike dhe personat e tjerë juridikë-shoqërorë.

Organizatën punuese në kushtet dhe në mënyrën e përcaktuar me ligj mund ta themelojnë njerëzit punues për të realizuar të drejtën për punë ose për t'i plotësuar nevojat me prodhime dhe shërbime të organizatës që e themelojnë. Organizatën punuese, në pajtim me ligjin, mund ta themelojnë edhe personat juridikë-civilë.



Njerëzit punues, respektivisht personat juridikë-civilë që depozitojnë mjetet e veta në organizatën e punës së bashkuar që e kanë themeluar, mund të kenë ndaj kësaj organizate në bazë të këtyre mjeteve, vetëm të drejtat që kanë qytetarët nga të cilët organizatat e punës së bashkuar mbledhin mjete për zgjerimin e bazës materiale të punës së vet.

Me ligj mund të përcaktohet që njerëzit punues dhe personat juridikë-civilë të mos mund të themelojnë organizata punuese për ushtrimin e veprimtarive të caktuara.

Organizatat punuese kanë pozitë të njejtë e punëtorët në to të drejta e përgjegjësi të njëjta shoqërore-ekonomike dhe të drejta e përgjegjësi të tjera vetëqeverisëse, pa marrë parasysh se kush e ka themeluar organizatën punuese.

Neni 35

Punëtorët në pjesën e organizatës punuese që përbën një tërësi pune, në të cilën rezultati i punës së tyre të përbashkët mund të shprehet pavarësisht si vlerë në organizatën punuese ose në treg dhe në të cilën punëtorët mund të realizojnë të drejtat e veta shoqërore-ekonomike dhe të drejtat e tjera vetëqeverisëse, kanë të drejtë dhe për detyrë që pjesën e këtillë të organizatës punuese ta organizojnë si organizatë themelore të punës së bashkuar.

Punëtorët në organizatën punuese në të cilën nuk ekzistojnë kushtet që disa pjesë të saj të organizohen si organizata themelore, realizojnë në organizatën punuese të gjitha të drejtat që i kanë punëtorët në organizatën themelore të punës së bashkuar.

Marrëdhënjet shoqërore-ekonomike dhe marrëdhënjet e tjera vetëqeverisëse në organizatën themelore të punës së bashkuar regullohen me statutin dhe aktet e tjera vetëqeverisëse të saj në pajtim me kushtetutën dhe ligjin.

Në qoftë se me rastin e organizimit të organizatës themelore të punës së bashkuar është filluar konflikti, gjer në përfundimin e konfliktit, kundër vullnetit të punëtorëve që kanë marrë vendim për

organizimin e organizatës themelore, nuk mund të ndryshohen të drejtat, obligimet dhe përgjegjësitë që i kanë pasur gjer në ditën e marrjes së vendimit rreth të cilit zhvillohet konflikti.

Neni 36

Punëtorët kanë të drejtë që organizatën themelore të punës së bashkuar në të cilën punojnë ta shkëpusin nga gjiri i organizatës punuese.

Organizata themelore e punës së bashkuar që shkëputet ka për detyrë që, në marrëveshje me organizatat e tjera themelore të punës së bashkuar dhe me organizatën punuese si tërësi, të rregullojë mënyrën dhe kushtet e kryerjes së obligimeve që i ka marrë përsipër ndaj tyre gjer në kohën e shkëputjes dhe të shpërblejë dëmin që është shkaktuar me shkëputjen.

Punëtorët nuk mund ta shkëpusin organizatën e vet themelore të punës së bashkuar nga gjiri i organizatës punuese po qe se kjo, në kundërshtim me interesin e përgjithshëm, do të vështirësonte esencialisht ose do ta bënte të pamundur punën në organizatat e tjera themelore në kuadër të organizatës punuese respektivisht në organizatën punuese si tërësi.

Neni 37

Organizatat punuese mund të bashkohen në forma të ndryshme organizatash të përbëra të punës së bashkuar, e organizatat themelore të punës së bashkuar dhe organizatat punuese në bashkësi dhe forma të tjera bashkimi të organizatave të punës së bashkuar në të cilat realizojnë interesa të caktuara të përbashkëta.

Me ligj ose me vendim të kuvendit të bashkësisë shoqërore-politike të bazuar në ligj, në kushte të caktuara me kushtetutë, mund të përcaktohet bashkimi i obligueshëm i llojeve të caktuara të organizatave të punës së bashkuar në bashkësi në të cilat, në interes të përgjithshëm, sigurohet uniteti i sistemit të punës në lëmët përkatëse.



Neni 38

Organizatat e punës së bashkuar, bashkësitë vetëqeverisëse të interesit dhe personat e tjerë juridikë-shoqërorë me marrëveshje vetëqeverisëse mund të themelojnë bankën si organizatë të veçant për kryerjen e punëve të kredive e punëve të tjera bankare dhe në të, bashkë me personat e tjerë, t'i bashkojnë mjetet për realizimin e interesave të përbashkëta në sigurimin e mjeteve monetare për ushtrimin, zgjerimin dhe përparimin e veprimtarive të organizatave të punës së bashkuar dhe të organizatave e të bashkësive të tjera vetëqeverisëse dhe për realizimin e interesave të tjera të përbashkëta.

Personat juridikë-shoqërorë me mjetet e të cilëve punon banka, drejtojnë veprimtarinë e bankës. Mjetet që realizon banka, pasi të paguhen shpenzimet e veprimtarisë dhe të ndahen mjetet për bashkësinë punuese të bankës, i ndajnë këta persona juridikë-shoqërorë midis tyre.

Personat juridikë-shoqërorë kanë të drejtë të drejtojnë punët e caktuara të bankës në njësinë e bankës që punon me mjetet e tyre.

Bashkësia shoqërore-politike nuk mund të jetë themeluese e bankës as t'i drejtojë punët e bankës.

Marrëdhënjet reciproke të personave juridikë-shoqërorë me mjetet e të cilëve punon banka, qeverisja e bankës dhe veprimtaria e bankës, rregullohen me marrëveshjen vetëqeverisëse mbi themelimin e bankës, me statutin e saj dhe me ligj.

Neni 39

Veprimtaria e organizatave financiare që themelohen për mbledhjen e depozitave të kursimit dhe qeverisja e këtyre organizatave, si dhe veprimtaria e bankave që ka të bëjë me mbledhjen e depozitave të kursimit, rregullohen me ligj, në pajtim me parimet unike të sistemit kreditor.

Të drejtat e qytetarëve që në bazë të depozitave të kursimit të marin pjesë në drejtimin e veprimtarisë së këtyre organizatave financiare dhe që, përveç kamatave të kontraktuara, të fitojnë edhe favore të tjera të caktuara, rregullohen me ligj.

### Neni 40

Në organizatat e punës së bashkuar që, përveç veprimtarive të tjera, merren edhe me veprimtari bankare ose të ngjashme, organizatat e punës së bashkuar, bashkësitë vetëqeverisëse të interesit dhe personat e tjerë juridikë-shoqërorë lidhur me këtë veprimtari kanë parimisht të drejta të njëjta me ato që kanë në bankë personat juridikë-shoqërorë me mjetet e të cilëve punon banka.

Në qoftë se në organizatat e punës së bashkuar organizohet veprimtaria e brendshme bankare ose veprimtaria e ngjashme, në veprimtarinë e këtillë aplikohen parimet që kanë të bëjnë me veprimtarinë e bankave.

### Neni 41

Organizatat e punës së bashkuar, bashkësitë vetëqeverisëse të interesit, bashkësitë shoqërore-politike dhe personat e tjerë juridikë shoqëror me marrëveshje vetëqeverisëse mund të themelojnë bashkësinë e sigurimit të pasurisë e të personave nga llojet e njëjta, respektivisht të ngjashme të rreziqeve, respektivisht të dëmeve, ose nga disa lloje të ndryshme të rreziqeve respektivisht të dëmeve, dhe në të, bashkë me personat e tjerë, sipas parimeve të reciprocitetit e të solidaritetit, t'i bashkojnë mjetet për sigurimin e pasurisë e të personave dhe për menjanimin ose zvogëlimin e veprimit të pavolitshëm të shkaqeve që mund t'i sjellin këto dëme.

Në bashkësinë e sigurimit në të cilën bashkohen mjetet për sigurimin e pasurisë ose të personave nga disa lloje të ndryshme të rreziqeve respektivisht të dëmeve, të siguruarit që i bashkojnë mjetet për t'u siguruar nga llojet e njëjta ose të ngjashme të rreziqeve, respektivisht të dëmeve formojnë bashkësi të veçanta rreziku dhe bashkojnë mjetet në fonde të veçanta sigurimi për këto dëme. Të siguruarit në bashkësitë e rrezikut në marrëveshje me të siguruarit e tjerë në të njëjtën bashkësi të sigurimit përcaktojnë se në çfarë kushtesh mjetet e fondeve të destinuara për përmbushjen e obligimeve për një lloj të dëmeve mund të përdoren për përmbushjen e obligimeve për llojet e tjera të dëmeve.

Personat juridikë-shoqërorë që bashkojnë mjetet në bashkësinë e sigurimit, respektivisht në bashkësinë e rrezikut, drejtojnë veprimtarinë e këtyre bashkësive.

Marrëdhënjet reciproke të personave juridikë-shoqërorë që i bashkojnë mjetet në bashkësinë e sigurimit, qeverisja e kësaj bashkësie dhe veprimtaria e saj rregullohen me marrëveshjen vetëqeverisëse mbi themelimin e bashkësisë, me statutin ose aktin tjetër vetëqeverisës të saj dhe me ligj.

Qytetarët dhe personat juridikë-civilë — të siguruarit marrin pjesë në qeverisjen e bashkësisë së sigurimit, respektivisht të bashkësisë së rrezikut dhe realizojnë në to të drejtë të tjera në pajtim me statutin e bashkësisë së sigurimit dhe me ligjin.

### Neni 42

Marrëdhënjet midis organizatave të punës së bashkuar që merren me punët e qarkullimit të mallrave e të shërbimeve dhe organizatave prodhuese e organizatave të tjera me të cilat punojnë, bazohen në parimet e bashkëpunimit e të bashkimit vetëqeverisës të punës dhe të mjeteve në kuadër të këtij bashkëpunimi. Këto organizata, sipas parimeve të barazisë, realizojnë ndikimin reciprok në politikën e veprimtarisë e të zhvillimit, marrin përsipër rrezikun e përbashkët, sigurojnë përgjegjësinë e përbashkët për zgjerimin e bazës materiale dhe për rritjen e produktivitetit të punës në prodhim e qarkullim, dhe marrin pjesë në të ardhurat e realizuara me këtë bashkëpunim sipas kontributit në realizimin e këtyre të ardhurave.

Organizatat e punës së bashkuar që kryejnë punët e eksportit e të importit organizohen dhe punojnë sipas parimeve të bashkëpunimit të detyrueshëm me organizatat prodhuese dhe organizatat e tjera të punës së bashkuar për të cilat kryejnë eksportin ose importin, dhe në kuadër të këtij bashkëpunimi përcaktojnë politikën e përbashkët të prodhimit, respektivisht të veprimtarisë tjetër, dhe po-

litikën e eksportit e të importit, bëjnë përndarjen e të ardhurave të realizuara me këtë bashkëpunim si të ardhura të përbashkëta, mbajnë së bashku rrezikun e kësaj veprimtarie dhe përgjegjësinë për përparimin e prodhimit e të qarkullimit, në pajtim me marrëveshjen vetëqeverisëse ose me kontratën mbi këtë bashkëpunim.

Me ligj federativ rregullohet se në çfarë rastesh dhe në çfarë kushtesh organizatat e punës së bashkuar që merren me punët e eksportit e të importit, me punët e qarkullimit të mallrave me shumicë dhe me punët e tjera të qarkullimit të mallrave e të shërbimeve të caktuara me ligj, bashkojnë medoemos punën dhe mjetet me organizatat prodhuese dhe organizatat e tjera të punës së bashkuar me të cilat punojnë. Me ligj federativ rregullohet edhe mënyra dhe forma e bashkimit të punës e të mjeteve, mënyra e vendosjes mbi veprimtarinë e përbashkët, marrja përsipër bashkarisht e rrezikut dhe përcaktohen parimet e ndarjes së të ardhurave të realizuara bashkarisht.

Organizatat e punës së bashkuar që merren me punët e qarkullimit të mallrave e të shërbimeve për konsum të drejtpërdrejtë kanë për detyrë që, në mënyrën e caktuar me ligj, të bashkëpunojnë dhe të merren vesh me bashkësitë vetëqeverisëse të interesit, bashkësitë lokale dhe me bashkësitë e organizatat e tjera të konsumuesve për punët me interes të përbashkët.

Neni 43

Organizata e punës së bashkuar mund të ushtrojë veprimtarinë dhe të investojë mjetet e riprodhimit shoqëror në botën e jashtme, në kushtet dhe kufijt që janë përcaktuar me ligjin federativ.

Të drejtat dhe mjetet që organizata e punës së bashkuar i fiton në çfarëdo baze në botën e jashtme janë pjesë përbërëse e mjeteve shoqërore që i drejtojnë punëtorët e kësaj organizate.

Në organizatën e punës së bashkuar që ushtron veprimtarinë në botën e jashtme, punëtorët vendet e punës së të cilëve janë në botën e jashtme kanë



të drejta, obligime dhe përgjegjësi të njëjta sikurse punëtorët e kësaj organizate në Krahinë.

Neni 44

Organizatat themelore dhe organizatat e tjera të punës së bashkuar, bashkësitë e tyre dhe format e tjera të bashkimit të organizatave të punës së bashkuar, bankat, bashkësitë e sigurimit të pasurisë e të personave dhe organizatat e tjera financiare janë persona juridikë me të drejta, obligime dhe përgjegjësi që i kanë në bazë të kushtetutës, ligjit dhe marrëveshjes vetëqeverisëse mbi bashkimin respektivisht në bazë të aktit mbi themelimin.

Këto organizata, bashkësi e shoqata dhe të drejtat, obligimet e përgjegjësitë e tyre në qarkullimin juridik regjistrohen në regjistrin e organizatave të punës së bashkuar.

Neni 45

Ndaj organizatës së punës së bashkuar dhe bashkësisë ose shoqatës tjetër të këtyre organizatave në të cilat çrregullohet esencialisht realizimi i të drejtave vetëqeverisëse të punëtorëve, ose të cilat nuk përmbushin obligimet e përcaktuara me ligj ose dëmtojnë rëndë interesat shoqërore, në kushtet dhe në procedurën e përcaktuar me ligj, mund të merren masa të përkohshme të caktuara me ligj. Kur kjo është e domosdoshme për menjanimin e këtyre dukurive, me këto masa mund të kufizohet përkohësisht realizimi i disa të drejtave vetëqeverisëse të punëtorëve, respektivisht të drejtave të organizatës ose të shoqatave dhe të organeve të tyre.

Neni 46

Në qoftë se në organizatën e punës së bashkuar lind konflikti midis punëtorëve të disa pjesëve të organizatës, respektivisht punëtorëve dhe organeve të organizatës ose punëtorëve të organizatës dhe

organeve të bashkësisë shoqërore-politike, që nuk ka mundur të zgjidhet në mënyrë të rregullt, punëtorët kanë të drejtë dhe për detyrë që kërkesat e veta me rastin e konfliktit që ka lindur t'i paraqesin nëpërmjet organizatës sindikale.

Organizata sindikale ka të drejtë dhe për detyrë që, me kërkesën e punëtorëve ose me iniciativën e vet, të fillojë procedurën për zgjidhjen e konfliktit që ka lindur dhe që në këtë procedurë, bashkë me organet përkatëse të qeverisjes të organizatës së punës së bashkuar, respektivisht me organet e bashkësisë shoqërore-politike, t'i caktojë bazat dhe masat për zgjidhjen e çështjeve që kanë shkaktuar konfliktin.

Neni 47

Organizata e punës së bashkuar respektivisht organizata e bashkimit afar që ushtron veprimtari ekonomike, në kushtet dhe sipas procedurës që janë përcaktuar me ligjin federativ, mund të suprimohet në qoftë se nuk përmbush kushtet e përcaktuara me ligj për ushtrimin e veprimtarisë së vet, nëse për një kohë të gjatë nuk është në gjendje t'i përtrijë mjetet shoqërore me të cilat punon dhe të sigurojë realizimin e të drejtave të punëtorëve të garantuara me kushtetutë sa i përket sigurisë së tyre materiale e sociale, apo nëse nuk është në gjendje t'i përmbush obligimet e tjera të përcaktuara me ligj ose që i ka marrë përsipër me kontratë.

Organizata e punës së bashkuar që ushtron veprimtarinë shoqërore, në kushte dhe sipas procedurës që janë përcaktuar me ligj, mund të suprimohet, po qe se nuk plotëson kushtet e përcaktuara me ligj apo nëse nuk ka kushte për ushtrimin e veprimtarisë së saj.

Neni 48

Me ligj dhe me vendimin e kuvendit të bashkësisë shoqërore-politike të bazuar në ligj mund të përcaktohet se janë me interes të veçantë shoqëror veprimtaritë ose punët e caktuara të organizatave



të punës së bashkuar që ushtrojnë veprimtaritë shoqërore dhe të rregullohet mënyra e realizimit të interesit të veçantë shoqëror dhe të realizimit të drejtave vetëqeverisëse të punëtorëve në pajtim me këtë interes.

Me ligj dhe me vendimin e kuvendit të bashkësisë shoqërore-poliitke të bazuar në ligj nëse këtë e kërkon interesi i veçantë shoqëror, mund të rregullohet mënyra e realizimit të këtij interesi në veprimtarinë e organizatave të punës së bashkuar që ushtrojnë veprimtarinë ekonomike, kur kjo veprimtari është kusht i pazëvendësueshëm i jetës dhe punës së qytetarëve ose i punës së organizatave të tjera në rajonin e caktuar.

Realizimi i interesit të veçantë shoqëror në ushtrimin e këtyre veprimtarive, në pajtim me ligjin, respektivisht me vendimin e kuvendit të bashkësisë shoqërore-politike të bazuar në ligj, sigurohet: me marrëveshjen vetëqeverisëse dhe marrëveshjen shoqërore; me pjesëmarrjen e shfrytëzuesve të shërbimeve, përfaqësuesve të themeluesit, bashkësive shoqërore-politike e organizatave shoqërore-politike dhe të organizatave e të bashkësive të tjera të interesuara në realizimin e interesave të përbashkëta; me përcaktimin e destinimit themelor të shfrytëzimit të mjeteve dhe të kushteve themelore të fitimit të të ardhurave e të veprimtarisë; me programet e zhvillimit; me pjesëmarjen në emërimin dhe shkarkimin nga detyra të organeve punëdrejtuese të organizatave të punës së bashkuar që ushtrojnë këto veprimtari, dhe me forma të tjera të ndikimit shoqëror në ushtrimin e këtyre veprimtarive.

Me ligj mund të autorizohet kuvendi i bashkësisë shoqërore-politike të japë pëlqimin për dispozitat e marrëveshjes vetëqeverisëse mbi bashkimin, statutin ose aktin tjetër vetëqeverisës të organizatës së punës së bashkuar që ushtron veprimtarinë me interes të veçantë shoqëror, që janë me rëndësi për realizimin e interesit të veçantë shoqëror në ushtrimin e këtyre veprimtarive.

Punëtorëve të organizatave të punës së bashkuar që ushtrojnë veprimtarinë me interes të veçantë shoqëror nuk mund t'u kufizohen të drejtat e garan-

tuara me kushtetutë që kanë të bëjnë me punën dhe drejtimin e mjeteve shoqërore, rregullimin e marrëdhënjeve reciproke në punë dhe fitimin e të ardhurave personale.

Neni 49

Organizatat e punës së bashkuar që ushtrojnë veprimtarinë ekonomike dhe shoqatat e tyre afare bashkohen në oda ekonomike ose në shoqata të tjera të përgjithshme për përparimin e përbashkët të punës e të veprimtarisë, për harmonizimin e interesave të veçanta, të përbashkëta e të përgjithshme shoqërore për t'u marrë vesh mbi planet dhe programet e punës e të zhvillimit dhe mbi rregullimin vetëqeverisës të marrëdhënjeve shoqërore-ekonomike, për marrjen e iniciativës për lidhjen e marrëveshjeve vetëqeverisëse dhe marrëveshjeve shoqërore, për nxjerrjen e ligjeve, për përcaktimin e politikës ekonomike dhe për shqyrtimin e zgjidhjen e çështjeve të tjera me interes të përbashkët.
Për realizimin e këtyre qëllimeve edhe organizatat e punës së bashkuar që ushtrojnë veprimtaritë shoqërore mund të bashkohen në shoqata për disa veprimtari, respektivisht lëmë të punës, dhe në shoqata të tjera të përgjithshme.

### 3. Bashkësitë vetëqeverisëse të interesit

Neni 50

Bashkësitë vetëqeverisëse të interesit i themelojnë njerëzit punues në mënyrë të drejtpërdrejtë ose me anë të organizatave e të bashkësive të tyre vetëqeverisëse për plotësimin e nevojave e interesave të veta personale e të përbashkëta dhe për harmonizimin e punës në lëmën për të cilën themelojnë bashkësinë e interesit me këto nevoja dhe interesa.
Të drejtat, obligimet dhe përgjegjësitë në marrëdhënjet reciproke në bashkësinë vetëqeverisëse të interesit rregullohen me marrëveshjen vetëqeverisëse mbi themelimin e saj, me statutin dhe aktet e tjera vetëqeverisëse të saj.



Për plotësimin e nevojave dhe interesave të veta në bashkësitë vetëqeverisëse të interesit, njerëzit punues u paguajnë kontribute këtyre bashkësive nga të ardhurat e tyre personale dhe nga të ardhurat e organizatave themelore të punës së bashkuar, në pajtim me destinimin, respektivisht me qëllimet për të cilat shërbejnë këto mjete.

Neni 51

Punëtorët dhe njerëzit e tjerë punues të cilët në lëmët e arësimit, shkencës, kulturës, shëndetësisë dhe të mbrojtjes sociale sipas parimeve të reciprocitetit e të solidaritetit realizojnë nevojat dhe interesat e veta personale e të përbashkëta dhe punëtorët e organizatave të punës së bashkuar që ushtrojnë veprimtaritë në këto lëmë, themelojnë bashkësi vetëqeverisëse të interesit në të cilat realizojnë këmbimin e lirë të punës, bashkojnë punën e mjetet dhe vendosin në mënyrë të barabartë e të përbashkët mbi ushtrimin e këtyre veprimtarive në pajtim me interesat e përbashkëta, përcaktojnë politikën e zhvillimit e të përparimit të këtyre veprimtarive dhe realizojnë interesat e tjera të përbashkëta.
Marrëdhënjet reciproke në këto bashkësi vetëqeverisëse të interesit rregullohen ashtu që të sigurohet e drejta e punëtorëve dhe e njerëzve të tjerë punues që i bashkojnë mjetet në to që të vendosin mbi këto mjete dhe e drejta e punëtorëve të organizatave të punës së bashkuar që ushtrojnë veprimtaritë në lëmën për të cilën është themeluar bashkësia e interesit që në këmbimin e lirë të punës të realizojnë pozitën e njëjtë shoqërore-ekonomike sikurse punëtorët në organizatat e tjera të punës së bashkuar.
Mbi këto baza mund të themelohen bashkësi vetëqeverisëse të interesit edhe në lëmët e tjera të veprimtarive shoqërore.

Neni 52

Për të siguruar sigurinë e vet sociale, njerëzit punues themelojnë bashkësi vetëqeverisëse të in-

teresit të sigurimit pensional e invalidor ose të formave tjera të sigurimit social, në të cilat bashkojnë mjetet për këtë qëllim dhe sipas parimeve të reciprocitetit e të solidaritetit dhe të punës së tejshkuar, përcaktojnë obligimet e veta të përbashkëta e individuale ndaj këtyre bashkësive dhe të drejtat e përbashkëta e individuale që i realizojnë në to.

Mbi këto baza mund të themelohen bashkësi vetëqeverisëse të interesit edhe në lëmët e tjera, në të cilat me bashkimin e mjeteve në fonde të përbashkëta, realizohen interesat e caktuara të përbashkëta sipas parimeve të reciprocitetit e të solidaritetit.

Neni 53

Njerëzit punues, drejtpërdrejt dhe nëpërmjet organizatave të veta të punës së bashkuar dhe organizatave e bashkësive të tjera vetëqeverisëse, themelojnë bashkësi vetëqeverisëse të interesit në lëmën e banesave, në të cilat këto organizata dhe bashkësi bashkojnë mjetet për ndërtimin e banesave, përcaktojnë politikën dhe programin e këtij ndërtimi dhe bashkë me banuesit qeverisin ndërtesat e banimit dhe banesat në pronësinë shoqërore dhe realizojnë interesat e tjera të përbashkëta.

Neni 54

Në lëmën e veprimtarive komunale, të energjetikës, të ekonomisë ujore, të komunikacionit dhe të veprimtarive të tjera të prodhimit material, nëse ushtrimi i vazhdueshëm i këtyre veprimtarive është i domosdoshëm për plotësimin e nevojave të shfrytëzuesve të caktuar, mund të themelohen bashkësi vetëqeverisëse të interesit të organizatave të punës së bashkuar të këtyre lëmëve dhe të shfrytëzuesve të prodhimeve e të shërbimeve të tyre në të cilat ata realizojnë interesat e përbashkëta të përcaktuara me marrëveshjen vetëqeverisëse.

Neni 55

Për realizimin sa më të drejtpërdrejtë të të drejtave dhe interesave të tyre vetëqeverisëse, punëtorët



dhe njerëzit e tjerë punues dhe organizatat e tyre të punës së bashkuar dhe organizatat e bashkësitë e tjera vetëqeverisëse — anëtarët e bashkësisë vetëqeverisëse të interesit kanë të drejtë që në bashkësinë e interesit, në kushtet e përcaktuara me marrëveshjen vetëqeverisëse mbi themelimin e bashkësisë vetëqeverisëse të interesit ose me statutin e saj, të organizohen në bashkësi ose njësi themelore për rajonin e caktuar ose për realizimin e interesave të caktuara të përbashkëta dhe që në këtë bashkësi, respektivisht njësi themelore, t'i realizojnë të drejtat dhe interesat e tyre të caktuara vetëqeverisëse.

Bashkësitë vetëqeverisëse të interesit mund të bashkohen në bashkësi të gjera vetëqeverisëse të interesit dhe të formojnë bashkime e shoqata të tjera të bashkësive të interesit, si dhe të vendosin forma të tjera bashkëpunimi reciprok.

Kur bashkësia vetëqeverisëse e interesit themelohet për një rajon më të gjerë se territori i komunës, për territoret e komunave mund të themelohen bashkësitë si pjesë të kësaj bashkësie vetëqeverisëse të interesit.

Neni 56

Bashkësia vetëqeverisëse e interesit dhe bashkësitë e njësitë themelore në kuadër të saj, si dhe shoqatat e bashkësive vetëqeverisëse të interesit, janë persona juridikë me të drejta, obligime dhe përgjegjësi që kanë në bazë të kushtetutës, ligjit, marrëveshjes vetëqeverisëse mbi themelimin e bashkësisë së interesit, respektivisht shoqatës së bashkësive të interesit dhe statutit të tyre.

Neni 57

Me ligj, respektivisht me vendim të kuvendit të bashkësisë shoqërore-politike të bazuar në ligj, mund të përcaktohet obligimi i themelimit, respektivisht të themelohet bashkësia vetëqeverisëse e interesit, kur veprimtaritë, respektivisht punët e caktuara të bashkësisë së këtillë, janë me interes të veçantë shoqëror, si dhe të përcaktohen parimet për organizi-

min e saj dhe për marrëdhënjet reciproke në të dhe të përcaktohet obligimi i pagimit të kontributit kësaj bashkësie.

Veprimtaritë, respektivisht punët për të cilat me ligj ose me vendim të kuvendit të bashkësisë shoqërore-politike të bazuar në ligj është përcaktuar se janë me interes të veçantë shoqëror, bashkësia vetëqeverisëse e interesit ka për detyrë t'i ushtrojë në mënyrën e përcaktuar me ligj, respektivisht me vendim të kuvendit të bashkësisë shoqërore-politike.

Neni 58

Në qoftë se në bashkësinë vetëqeverisëse të interesit që ushtron veprimtari, respektivisht punë të caktuara që janë me interes të veçantë shoqëror, nuk merret vendimi mbi çështjen nga e cila varet esencialisht puna e bashkësisë së interesit, kuvendi i bashkësisë shoqërore-politike, në kushtet dhe sipas procedurës që janë përcaktuar me ligj, mund të marr vendimin me të cilin zgjidhet përkohësisht kjo çështje.

Ndaj bashkësisë vetëqeverisëse të interesit mund të merren masa të përkohshme të përcaktuara me ligj në rastet dhe në kushtet kur mund të merren masa të këtilla ndaj organizatave të punës së bashkuar.

### 4. Mjetet e organizatave shoqërore-politike dhe të organizatave të tjera shoqërore

Neni 59

Organizatat shoqërore-politike dhe organizatat e tjera shoqërore të caktuara me ligj mund të fitojnë mjete, respektivisht të drejta të caktuara mbi mjetet, dhe këto mjete si mjete shoqërore t'i përdorin për realizimin e qëllimeve të veta dhe t'i disponojnë në pajtim me statutin e këtyre organizatave dhe me ligjin. Këto organizata, në kushte të përcaktuara me ligj, mund të organizojnë veprimtarinë ekonomike e



veprimtarinë tjetër në pajtim me qëllimet e veta dhe të marrin pjesë në të ardhurat e realizuara me veprimtari të tillë për realizimin e këtyre qëllimeve.

### 5. Pozita shoqërore-ekonomike dhe bashkimi i bujqëve

Neni 60

Bujkut dhe anëtarit të familjes së tij që merret me bujqësi i garantohet e drejta që, duke punuar me mjetet mbi të cilat ekziston e drejta e pronësisë, të realizojë pozitën vetëqeverisëse të përcaktuar me kushtetutë në marrëdhënjet shoqërore-ekonomike socialiste, të disponojë rezultatet e arritura të punës së vet, t'i plotësojë nevojat e veta personale e shoqërore dhe në bazë të kontributit të vet, të realizojë sigurinë e vet sociale sipas parimeve të reciprocitetit e të solidaritetit.

Në bazë të punës personale bujqit kanë parimisht pozitë të njëjtë dhe në esencë të drejta të njëjta sikurse punëtorët në punën e bashkuar me mjetet shoqërore. Të drejta dhe obligime përkatëse kanë bujqit edhe sa i përket bashkimit të punës e të mjeteve, si dhe në marrëdhënjet e këmbimit në treg dhe në marrëdhënjet e kredive.

Neni 61

Bujqit punën dhe mjetet e veta të punës mund t'i bashkojnë në kooperativat bujqësore dhe në format e tjera të bashkimit të bujqëve ose ti bashkojnë me organizatat e punës së bashkuar.

Kooperativa bujqësore parimisht ka pozitën, të drejtat, obligimet dhe përgjegjësitë e organizatës së punës së bashkuar.

Bujqit mund të ruajnë të drejtën e pronësisë mbi mjetet që i bashkojnë në kooperativën bujqësore ose të përcaktojnë të drejtën e rikthimit të vlerës së këtyre mjeteve dhe të drejtat e tjera në bazë të bashkimit të tyre, në pajtim me kontratën mbi këtë bashkim dhe me statutin e kooperativës.

Nga të ardhurat që realizon kooperativa bujqësore me veprimtarinë e vet, bujqëve që bashkojnë punën dhe mjetet e veta në kooperativë u takon pjesa e të ardhurave në përpjestim me kontributin që e kanë dhënë në realizimin e këtyre të ardhurave me punën e vet dhe me bashkimin e mjeteve, respektivisht me bashkëpunimin me kooperativën. Pjesa e të ardhurave që realizon kooperativa mbi këtë shumë, derdhet si pronë shoqërore në fondet e kooperativës bujqësore dhe shfrytëzohet për zgjerimin dhe përparimin e veprimtarisë së saj.

Neni 62

Duke bashkuar në mënyrë të lirë e të barabartë punën dhe mjetet e veta të punës me punëtorët në punën e bashkuar me mjetet shoqërore, bujqit zgjerojnë bazën materiale të punës së vet dhe shfrytëzojnë rezultatet e zhvillimit të përgjithshëm material e shoqëror dhe mbi këtë bazë plotësojnë në mënyrë më të plotë nevojat e veta personale e shoqërore dhe zhvillojnë aftësitë e punës dhe aftësitë e tjera të veta.

Bujqit që bashkojnë punën dhe mjetet e veta të punës, në mënyrë të drejtpërdrejtë ose nëpërmjet të kooperativës bujqësore ose formës tjetër të bashkimit të bujqëve, me organizatën e punës së bashkuar dhe bashkëpunojnë vazhdimisht me të, drejtojnë në mënyrë të barabartë me punëtorët e kësaj organizate punët e përbashkëta, vendosin bashkarisht mbi të ardhurat e realizuara bashkarisht dhe marrin pjesë në ndarjen e tyre sipas kontributit të vet në realizimin e këtyre të ardhurave, në pajtim me marrëveshjen vetëqeverisëse.

Neni 63

Me ligj mund të përcaktohet obligimi që bujqit të bashkohen ose në ndonjë mënyrë tjetër të lidhen me organizatat e punës së bashkuar për kryerjen e meliorimeve, mbrojtjen nga ujërat, breshëri dhe erozionet ose për regullimin e rrëkeve, si dhe në rast



interesi të veçantë shoqëror për kultivimin dhe shfrytëzimin e pyjeve.

Neni 64

Bashkësia shoqërore kujdeset mbi sigurimin e kushteve të përgjithshme për realizimin e bashkëpunimit të vazhdueshëm të bujqve me kooperativat dhe organizatat e tjera të punës së bashkuar.

Kooperativat dhe format e tjera të bashkimit të bujqve bashkohen në oda dhe shoqata të tjera të përgjithshme, në pajtim me ligjin.

6. **Puna e pavarur personale me mjetet në pronësinë e qytetarëve**

Neni 65

Garantohet liria e punës së pavarur personale me mjetet e punës në pronësinë e qytetarëve kur ushtrimi i veprimtarive me punë personale i përgjigjet mënyrës, bazës materiale dhe mundësive të punës personale dhe kur nuk është në kundërshtim me parimin e fitimit të të ardhurave sipas punës dhe me bazat e tjera të rregullimit shoqëror socialist.

Me ligj rregullohen kushtet e ushtrimit të veprimtarive me punën e pavarur personale me mjetet e punës në pronësinë e qytetarëve dhe të drejtat pronësore mbi mjetet e punës dhe lokalet e punës, që perdorin për ushtrimin e veprimtarive me punë të pavarur personale.

Me ligj, kur këtë e kërkon interesi shoqëror, mund të caktohen veprimtaritë që nuk mund të ushtrohen me punë të pavarur personale me mjetet në pronësinë e qytetarëve.

Neni 66

Njerëzit punues që ushtrojnë pavarësisht veprimtarinë me punë personale me mjetet në pronësinë e qytetarëve, mund të themelojnë kooperativën dhe në të, sipas parimeve të barazisë, të bashkojnë punën dhe mjetet e veta të punës dhe t'i disponojnë bashkarisht të ardhurat që i realizon kooperativa.

Kooperativa që e themelojnë njerëzit punues që ushtrojnë pavarësisht veprimtarinë me punë personale me mjetet në pronësinë e qytetarëve, ka pozitën, të drejtat, obligimet dhe përgjegjësitë e kooperativës bujqësore, e anëtarët e saj kanë pozitën, të drejtat, obligimet dhe përgjegjësitë sikurse anëtarët e kooperativës bujqësore.

Neni 67

Njerëzit punues që ushtrojnë pavarësisht veprimtarinë me punë personale me mjetet në pronësinë e qytetarëve, në pajtim me kontratën dhe ligjin, punën dhe mjetet e veta të punës mund t'i bashkojnë me organizatat e punës së bashkuar në forma të ndryshme kooperimi dhe forma të tjera bashkëpunimi afar. Në kuadër të këtij bashkëpunimi këta njerëz punues marrin pjesë në drejtimin e punëve të përbashkëta, vendosin së bashku mbi të ardhurat e realizuara bashkarisht dhe marrin pjesë në ndarjen e tyre në përpjestim me kontributin e vet në realizimin e këtyre të ardhurave.

Neni 68

Njeriu punues që ushtron pavarësisht veprimtarinë me punë personale me mjetet në pronësinë e qytetarëve, në baza të vetëqeverisjes, mund të bashkojë punën dhe mjetet e veta të punës me punën e personave të tjerë në kuadër të organizatës me kontratë të punës së bashkuar.

Njeriu punues që në organizatën me kontratë ka bashkuar punën dhe mjetet e veta me punën e personave të tjerë ka të drejtë që, si punëdrejtues, të drejtojë veprimtarinë e organizatës me kontratë dhe që, bashkë me punëtorët, të vendos mbi punën dhe zhvillimin e saj.

Punëdrejtuesit dhe punëtorëve në organizatën me kontratë të punës së bashkuar u takojnë, në bazë të punës së tyre, mjetet për plotësimin e nevojave personale e të përbashkëta, e punëdrejtuesit në bazë të mjeteve që i ka bashkuar i takon edhe pjesa e të ardhurave në pajtim me parimet që vlejnë për



bashkimin e punës e të mjeteve shoqërore në organizatat e punës së bashkuar.

Pjesa e të ardhurave të realizuara në organizatën me kontratë të punës së bashkuar, që mbetet pasi të ndahen mjetet për plotësimin e nevojave personale e të përbashkëta të punëdrejtuesit e të punëtorëve dhe pjesa e të ardhurave për punëdrejtuesin në bazë të mjeteve që ka bashkuar, është pronë shoqërore. Punëtorët, bashkë me punëdrejtuesin, drejtojnë, në bazë të punës së vet, këtë pjesë të të ardhurave si mjete shoqërore.

Kushtet dhe mënyra e themelimit dhe e veprimtarisë së organizatës me kontratë të punës së bashkuar, si dhe të drejtat, obligimet dhe përgjegjësitë e saj rregullohen me ligj, e të drejtat, obligimet dhe përgjegjësitë reciproke të punëdrejtuesit e të punëtorëve rregullohen me kontratë në pajtim me ligjin. Me kontratë rregullohen edhe mënyra dhe kushtet e bashkimit të mjeteve, si dhe mënyra dhe kushtet e tërheqjes, respektivisht pagesës së mjeteve që punëdrejtuesi i ka futur në organizatën me kontratë.

Punëdrejtuesi i organizatës me kontratë të punës së bashkuar ruan të drejtën e pronësisë mbi mjetet që ka bashkuar në këtë organizatë. Me tërheqjen, respektivisht me pagesën e këtyre mjeteve, punëdrejtuesit i shuhen të drejtat që i ka si punëdrejtues në organizatën me kontratë.

Neni 69

Me ligj caktohet në cilat veprimtari, në pajtim me natyrën e tyre dhe me nevojat shoqërore, dhe në çfarë kushtesh njeriu punues që ushtron pavarësisht veprimtarinë me punë personale me mjetet në pronësinë e qytetarëve, përjashtimisht dhe në një vëllim të kufizuar, pa themelimin e organizatës me kontratë të punës së bashkuar, mund të përdorë punën plotësuese të personave të tjerë me inkuadrimin e tyre në punë.

Kontratën e inkuadrimit në punë e lidhin njeriu punues dhe punëtorët që i inkuadron në punë në pajtim me kontratën kolektive, të cilën e lidhin organizata sindikale dhe oda ekonomike përkatëse, res-

pektivisht shoqata tjetër në të cilën janë të përfaqësuar njerëzit punues që ushtrojnë pavarësisht veprimtari me punë personale me mjetet në pronësi në e qytetarëve. Me kontratën kolektive u sigurohet këtyre punëtorëve, në pajtim me të drejtat e punëtorëve në punën e bashkuar, e drejta për mjetet për plotësimin e nevojave personale e të përbashkëta dhe të drejtat e tjera që sigurojnë sigurinë e tyre materiale dhe sociale.

Me ligj mund të caktohet se pjesa e të ardhurave që është rezultat i mbipunës së punëtorëve të inkuadruar në punë te njeriu punues që ushtron pavarësisht veprimtarinë me punë personale me mjetet në pronësinë e qytetarëve, është pronë shoqërore dhe se përdoret për nevojat e zhvillimit.

7. **Planifikimi shoqëror**

Neni 70

Punëtorët në organizatat themelore e organizatat e tjera të punës së bashkuar dhe njerëzit punues në bashkësitë vetëqeverisëse të interesit, bashkësitë lokale dhe në organizatat e bashkësitë e tjera vetëqeverisëse në të cilat drejtojnë punët dhe mjetet e riprodhimit shoqëror kanë të drejtë dhe për detyrë që, duke u mbështetur në të mbërrimet e shkencës dhe në vlerësimet e mundësive të zhvillimit që bazohen në to dhe duke i përfilluar ligjshmëritë ekonomike, të nxjerrin pavarësisht plane dhe programe të punës e të zhvillimit të organizatave e të bashkësive të veta, që këto plane e programe t'i harmonizojnë midis tyre dhe me planet shoqërore të bashkësive shoqërore-politike dhe që mbi këtë bazë të sigurojnë harmonizimin e marrëdhënjeve në tërësinë e riprodhimit shoqëror dhe orientimin e mbarë zhvillimit material e shoqëror, në pajtim me interesat dhe qëllimet e përbashkëta të përcaktuara në baza të vetëqeverisjes.

Neni 71

Planet dhe programet e punës e të zhvillimit të organizatave themelore të punës së bashkuar dhe të organizatave të punës së bashkuar në kuadër të të cilave janë nxiren dhe realizohen në raportet e bashkëpunimit e të varësisë reciproke që rrjedhin nga bashkimi i punës dhe i mjeteve në këto organizata në pajtim me marrëveshjen vetëqeverisëse, duke siguruar të drejtën e punëtorëve që në organizatat themelore të punës së bashkuar të vendosin mbi nxjerrjen e këtyre planeve dhe programeve.

Organizatat themelore dhe organizatat e tjera të punës së bashkuar, të bashkuara në bashkësi vetëqeverisëse të interesit ose në organizata e bashkësi të tjera vetëqeverisëse, nxjerrin dhe realizojnë planet e programet e veta të punës e të zhvillimit në pajtim me interesat dhe qëllimet e përbashkëta, respektivisht në pajtim me planet dhe programet e përbashkëta, të cilat i përcaktojnë me marrëveshje në kuadër të këtyre organizatave, respektivisht bashkësive vetëqeverisëse.

Organizatat e punës së bashkuar, bashkësitë vetëqeverisëse të interesit dhe organizatat e bashkësitë e tjera vetëqeverisëse harmonizojnë planet dhe programet e veta të punës e të zhvillimit edhe me planet e programet e organizatave e të bashkësive të tjera vetëqeverisëse me të cilat kanë interesa dhe qëllime të caktuara të përbashkëta, që rrjedhin nga bashkëpunimi i tyre dhe nga varësia reciproke në riprodhimin shoqëror dhe të cilat i përcaktojnë me marrëveshjen vetëqeverisëse.

Obligimet reciproke, të cilat organizatat themelore dhe organizatat e tjera të punës së bashkuar dhe organizatat e bashkësitë e tjera vetëqeverisëse i kanë përcaktuar me marrëveshje për të realizuar planin e përbashkët, për kohën për të cilën është përcaktuar plani nuk mund të prishen, respektivisht të ndryshohen në mënyrë të njëanshme.

Neni 72

Në bazë të marrëveshjes për interesat dhe qëllimet e përbashkëta të zhvillimit ekonomik e shoqëror në komunë e në Krahinë dhe në bazë të planeve e programeve të punës e të zhvillimit të organizatave të punës së bashkuar, të bashkësive vetëqeveri-

sëse të interesit dhe të organizatave e bashkësive të tjera vetëqeverisëse, si dhe në bazë të mundësive dhe kushteve të zhvillimit të vlerësuara bashkarisht, nxirren planet shoqërore të bashkësive shoqërore-politike.

Me planet shoqërore të bashkësive shoqërore-politike përcaktohen politika e përbashkët e zhvillimit dhe synimet e suazat për nxjerrjen e masave të politikës ekonomike dhe masave administrative e organizative, me të cilat sigurohen kushtet për realizimin e këtyre planeve.

Neni 73

Me planet e punës e të zhvillimit të organizatave të punës së bashkuar dhe të organizatave e të bashkësive të tjera vetëqeverisëse dhe me planet shoqërore të bashkësive shoqërore-politike mund të parashihen investime ose qëllime dhe detyra të tjera, respektivisht mund t'i hyhet realizimit të tyre, vetëm nëse në mënyrën e përcaktuar me ligj janë siguruar kushtet materiale dhe kushtet e tjera të nevojshme për realizimin e tyre.

Kryerja e detyrave të veçanta për realizimin e qëllimeve të përcaktuara me planet shoqërore mund të përcaktohet si obligim i organizatës së caktuar të punës së bashkuar ose i organizatës dhe bashkësisë tjetër vetëqeverisëse vetëm në bazë të pëlqimit të organizatës respektivisht të bashkësisë përkatëse. Në qoftë se kryerja e detyrave të këtilla është përcaktuar si obligim i përbashkët i disa organizatave ose bashkësive, ose edhe si obligim i organeve të bashkësisë shoqërore-politike, këto organizata, bashkësi ose organe përcaktojnë me marrëveshje të drejtat e obligimet reciproke dhe përgjegjësinë e vet të përbashkët e individuale për kryerjen e këtij obligimi.

Në qoftë se me planin shoqëror, në bazë të interesave dhe qëllimeve të zhvillimit të përcaktuar bashkarisht, konstatohet se kryerja e detyrave të caktuara është e domosdoshme për riprodhimin shoqëror, e me marrëveshjen e organizatave të punës së bashkuar ose të organizatave dhe të bashkësive të tjera vetëqeverisëse nuk kanë mundur të sigurohen mjetet dhe kushtet e tjera të nevojshme për kryerjen e tyre, me ligj, në pajtim me këtë Kushtetutë, mund të përcaktohet obligimi i bashkimit të mjeteve për këtë qëllim dhe të përcaktohen masat e tjera për kryerjen e këtyre detyrave.



Neni 74

Punëtorët në organizatat e punës së bashkuar dhe njerëzit punues në organizatat e bashkësitë e tjera vetëqeverisëse dhe organet e tyre janë përgjegjës për realizimin e planeve të punës e të zhvillimit të organizatave e të bashkësive të tyre, si dhe qëllimeve dhe detyrave të përgjithshme të përcaktuara me planet shoqërore të bashkësive shoqërore-politike dhe kanë për detyrë që për këtë qëllim të ndërmarrin masa e veprime të nevojshme.

Organet e bashkësive shoqërore-politike janë përgjegjëse që me dispozitat dhe masat që i nxjerrin për realizimin e planeve shoqërore, t'i sigurojnë kushtet e përgjithshme për zhvillimin sa më të harmonizuar e më stabil dhe që me këto dispozita e masa t'i harmonizojnë në mënyrë sa më të plotë interesat e veçanta dhe veprimin e pavarur të organizatave të punës së bashkuar dhe të organizatave e të bashkësive të tjera vetëqeverisëse me interesat dhe qëllimet e përbashkëta të zhvillimit të përcaktuara me planet shoqërore.

## 8. Sistemi shoqëror i informimit, kontabiliteti shoqëror, evidenca dhe statistika

Neni 75

Me sistemin shoqëror të informimit sigurohet evidentimi, mbledhja, përpunimi dhe paraqitja e harmonizuar e shënimeve dhe fakteve të rëndësishme për përcjelljen, planifikimin dhe orientimin e zhvillimit shoqëror, si dhe aksesibiliteti i informimit për këto shënime dhe fakte.

Veprimtaritë në lëmën e sistemit shoqëror të informimit janë me interes të veçantë shoqëror.

### Neni 76

Punëtorët në organizatat e punës së bashkuar dhe njerëzit punues në organizatat e bashkësitë e tjera vetëqeverisëse dhe organet e këtyre organizatave e të bashkësive, si dhe organet e bashkësive shoqërore-politike, kanë për detyrë të organizojnë mbajtjen e kontabilitetit e të evidencës mbi faktet me rëndësi për punë dhe vendosje në këto organizata e bashkësi.

Organizatat e punës së bashkuar dhe organizatat e bashkësitë e tjera vetëqeverisëse dhe bashkësitë shoqërore-politike kanë për detyrë që organizatave për mbajtjen e kontabilitetit shoqëror, evidencës dhe statistikës t'u japin shënime që janë me rëndësi për harmonizimin e marrëdhënjeve në riprodhimin shoqëror dhe orientimin e zhvillimit dhe për realizimin e së drejtës së njerëzve punues në organizatat e bashkësitë vetëqeverisëse që të informohen për dukuritë dhe marrëdhënjet me interes të përbashkët respektivisht të përgjithshëm.

### Neni 77

Evidencën dhe punët informative-analitike mbi disponimin e mjeteve shoqërore, kontrollin e saktësisë së shënimeve mbi disponimin e këtyre mjeteve, kontrollin e ligjshmërisë së disponimit të mjeteve shoqërore dhe kontrollin e kryerjes së obligimeve të organizatave të punës së bashkuar dhe të organizatave e të bashkësive të tjera vetëqeverisëse dhe të bashkësive shoqërore-politike, si dhe punët e tjera të kontabilitetit shoqëror të përcaktuara me ligj, i kryen shërbimi i kontabilitetit shoqëror. Ky shërbim kryen edhe punët e qarkullimit të pagesave në Krahinë.

Shërbimi i kontabilitetit shoqëror u siguron organizatave të punës së bashkuar dhe personave të tjerë juridikë-shoqërorë shënime në bazë të të cilave njerëzit punues dhe organet e kontrollit vetëqeverisës të punëtorëve realizojnë kontrollin e gjendjes materiale dhe të veprimtarisë financiare e materiale



të organizatave e të bashkësive të veta dhe të organizatave e të bashkësive të tjera.

Shërbimi i kontabilitetit shoqëror është i pavarur në punën e vet.

Shërbimi i kontabilitetit shoqëror punon në bazë të ligjit e të dispozitave të tjera dhe, në kuadër të të drejtave e detyrave të veta, është përgjegjës për aplikimin e tyre.

## 9. Marrëdhënjet juridike-pronësore

### Neni 78

Qytetarëve u garantohet e drejta e pronësisë mbi sendet që shërbejnë për konsumin personal, ose për plotësimin e nevojave kulturale dhe nevojave të tjera personale të tyre.

Qytetarët mund të kenë të drejtë pronësie mbi ndërtesat e banimit dhe banesat për plotësimin e nevojave personale e të familjes. Ndërtesat e banimit e banesat dhe sendet e tjera që shërbejnë për nevoja personale, mbi të cilat ekziston e drejta e pronësisë, mund të shfrytëzohen për fitimin e të ardhurave vetëm në mënyrën dhe në kushtet e përcaktuara me ligj.

### Neni 79

Me ligj caktohen kufijt dhe kushtet në të cilat shoqatat e qytetarëve dhe personat e tjerë juridikë-civilë mund të kenë të drejtë pronësie mbi pasurinë e paluejtshme dhe sendet e tjera që shërbejnë për realizimin e interesave të përbashkëta të anëtarëve të tyre dhe qëllimeve për të cilat janë formuar, si dhe kushtet në të cilat ata mund t'i disponojnë.

### Neni 80

Bujqëve u garantohet e drejta e pronësisë mbi tokën e punueshme bujqësore me sipërfaqe më së shumti prej dhjetë hektarësh për një familje.

Me ligj mund të përcaktohet që në viset kodrinore-malore sipërfaqja e tokës së punueshme bujqësore mbi të cilën bujqit kanë të drejtën e pronësisë të mund të jetë më e madhe se dhjetë hektarë për një familje.
Me ligj caktohet se në ç'kufi dhe në çfarë kushtesh bujqit mund të kenë të drejtë pronësie mbi tokën tjetër, si dhe në ç'kufi dhe në çfarë kushtesh qytetarët e tjerë mund të kenë të drejtë pronësie mbi tokën bujqësore dhe tokën tjetër.
Kushtet dhe kufijt brenda të cilëve mund të fitohet e drejta e pronësisë mbi pyjet dhe tokën pyjore përcaktohen me ligj.

Neni 81

Nuk mund të ekzistojë e drejta e pronësisë mbi tokën në qytete e vendbanime me karakter qyteti dhe në rajone të tjera të parashikuara për ndërtimin e banesave dhe ndërtimin tjetër kompleks, të cilën, në pajtim me kushtet dhe sipas procedurës së përcaktuar me ligj, e cakton komuna.
Kushtet, mënyra dhe koha e shuarjes së të drejtës së pronësisë mbi tokën mbi të cilën para se të merrej vendimi i komunës ka ekzistuar e drejta e pronësisë, si dhe shpërblimi për këtë tokë, rregullohen me ligj. Mënyrën dhe kushtet e shfrytëzimit të tokës së këtillë i cakton komuna në bazë të ligjit.

Neni 82

Pasuria e paluejtshme mbi të cilën ekziston e drejta e pronësisë, me një shpërblim të drejtë, mund të shpronësohet ose kjo e drejtë mund të kufizohet nëse këtë e kërkon interesi i përgjithshëm i përcaktuar në bazë të ligjit.
Me ligj caktohen bazat dhe kriteret e shpërblimit të drejtë. Me caktimin e këtyre bazave e kritereve dhe me aplikimin e tyre nuk mund të keqësohen esencialisht kushtet e jetës e të punës që pronari, pasuria e paluejtshme e të cilit shpronësohet, i ka pasur në bazë të shfrytëzimit të kësaj pasurie të paluejtshme.



Shpërblimi i drejtë nuk përfshin vlerën e shtuar të pasurisë së paluejtshme që në mënyrë të drejtpërdrejtë ose të tërthortë është rezultat i investimit të mjeteve shoqërore.

Neni 83

Të drejtën e pronësisë qytetarët dhe personat e tjerë juridikë-civilë e realizojnë në pajtim me natyrën dhe destinimin e pasurisë së paluejtshme dhe të sendeve të tjera në pronësinë e tyre dhe me interesin shoqëror të përcaktuar me ligj.
Kushtet e qarkullimit të tokës dhe të pasurive të tjera të paluejtshme mbi të cilat ekziston e drejta e pronësisë rregullohen me ligj.

Neni 84

E drejta e pronësisë mbi sendet me rëndësi të veçantë kulturale mund të kufizohet në bazë të ligjit, nëse këtë e kërkon interesi i përgjithshëm.

## 10. Të mirat me interes të përgjithshëm

Neni 85

Toka, pyjet, ujërat, ujërrjedhat, pasuritë minerale dhe begatitë e tjera të natyrës, të mirat në përdorim të përgjithshëm, si dhe pasuritë e paluejtshme dhe sendet e tjera me rëndësi të veçantë kulturale e historike, si të mira me interes të përgjithshëm, gëzojnë mbrojtje të veçantë dhe shfrytëzohen në kushtet dhe në mënyrën e përcaktuar me ligj.

Neni 86

Çdo tokë, pyll, ujë dhe ujërrjedhë, pasuritë minerale dhe begatitë e tjera të natyrës duhet të shfrytëzohen në pajtim me kushtet e përgjithshme të parashikuara me ligj, me të cilat sigurohet shfrytëzimi racional i tyre dhe interesat e tjera të përgjithshme.

Me ligj përcaktohet mënyra e qeverisjes së pyjeve, tokave pyjore dhe vendburimeve të pasurive minerale, si dhe mënyra e shfrytëzimit të pyjeve, të tokave pyjore dhe të pasurive minerale.

Neni 87

Egërsirat dhe peshqit, si begati të natyrës, gëzojnë mbrojtje të veçantë të përcaktuar me ligj.

Neni 88

Mënyra e shfrytëzimit dhe e qeverisjes së rrugëve, si të mira në përdorim të përgjithshëm, rregullohen me ligj.

**11. Mbrojtja dhe përparimi i ambientit të njeriut**

Neni 89

Njerëzit punues dhe qytetarët, organizatat e punës së bashkuar, bashkësit shoqërore-politike, bashkësitë lokale dhe organizatat e bashkësitë e tjera vetëqeverisëse kanë të drejtë dhe për detyrë t'i sigurojnë kushtet për ruajtjen dhe zhvillimin e vlerave natyrale dhe vlerave të krijuara me punë të ambientit të njeriut, si dhe t'i pengojnë e t'i menjanojnë pasojat e dëmshme që me ndotjen e ajrit, tokës, ujit e ujërrjedhave, me zhurmë ose në mënyrë tjetër rrezikojnë këto vlera ose rrezikojnë shëndetin dhe jetën e njerëzve.

**12. Sigurimi i unitetit të tregut jugosllav në Krahinën Socialiste Autonome të Kosovës**

Neni 90

Njerëzit punues dhe kombet e kombësitë e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës realizojnë interesat e veta ekonomike në tregun unik jugosllav.



Në Krahinën Socialiste Autonome të Kosovës, si pjesë të tregut unik jugosllav, njerëzit punues dhe organizatat e punës së bashkuar janë të barabartë në ushtrimin e veprimtarive dhe fitimin e të ardhurave, në bazë të veprimit të ligjështmërisë së tregut dhe orientimit shoqëror të zhvillimit ekonomik e shoqëror dhe harmonizimit të marrëdhënjeve në treg.

Bashkësitë shoqërore-politike janë përgjegjëse për sigurimin e unitetit të tregut jugosllav.

Duke u nisur nga karakteri i hapur i tregut jugosllav, e për t'i realizuar interesat e përbashkëta mbi bazat e marrëdhënjeve të barabarta ekonomike, organizatat e punës së bashkuar dhe bashkësitë shoqërore-politike, vendosin dhe zhvillojnë bashkëpunimin ekonomik me botën e jashtme, në pajtim me politikën e përcaktuar dhe me dispozitat.

Është kundërkushtetues çdo akt dhe çdo veprim me të cilët shkelet uniteti i tregut jugosllav.

Neni 91

Inkuadrimi në punë i qytetarëve të Jugosllavisë është i lirë në tërë territorin e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës në kushte të barabarta që vlejnë në vendin e inkuadrimit në punë.

Të drejtat në bazë të punës, që kanë ndikim në realizimin e të drejtave nga sigurimi social dhe të drejtat e tjera të ngjashme pranohen në tërë territorin e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës, pa marrë parasysh se në cilën bashkësi shoqërore-politike në Republikën Socialiste Federative të Jugosllavisë janë fituar.

Kushtet në të cilat qytetarët mund të shkojnë në botën e jashtme për t'u inkuadruar në punë dhe për të ushtruar veprimtari ekonomike e veprimtari të tjera, mund të përcaktohen me ligj.

Të drejtat, detyrat dhe obligimet e qytetarëve që ushtrojnë veprimtari në botën e jashtme ose janë të inkuadruar në punë në botën e jashtme përcaktohen me ligj.

## Neni 92

Organizatat e punës së bashkuar dhe bashkësitë e shoqatat e tyre punojnë lirisht dhe në mënyrë të barabartë në tërë territorin e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës, në pajtim me dispozitat që vlejnë në vendin e veprimtarisë së tyre.

Janë kundërkushtetuese dispozitat dhe aktet e veprimet e tjera të organeve e të organizatave në Krahinën Socialiste Autonome të Kosovës me të cilat organizatat e punës së bashkuar ose njerëzit punues nga bashkësitë shoqërore-politike jashtë Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës, pra edhe bashkësitë e tjera shoqërore-politike vihen në pozitë të pabarabartë.

## Neni 93

Ndalohet bashkimi i organizatave të punës së bashkuar dhe çdo veprimtari e veprim tjetër i organizatave dhe i organeve shtetërore që janë të drejtuar në pengimin e qarkullimit e të bashkimit të lirë të punës e të mjeteve dhe këmbimit të lirë të mallrave e të shërbimeve, ose në krijimin e pozitës së monopolit në Krahinën Socialiste Autonome të Kosovës, si pjesë të tregut unik jugosllav, me të cilët fitohen përparësi materiale e përparësi të tjera që nuk bazohen në punë dhe krijohen marrëdhënje të pabarabarta në veprimtari, ose shkelen marrëdhënjet e tjera ekonomike dhe shoqërore të përcaktuara me kushtetutë.

# 13. Mjetet për nevojat e përgjithshme shoqërore

## Neni 94

Punëtorët në punën e bashkuar marrin pjesë në sigurimin e nevojave të përgjithshme shoqërore të përcaktuara me këtë Kushtetutë, të cilat i plotësojnë në bashkësitë shoqërore-politike, duke u paguar këtyre bashkësive tatime dhe tagra të tjera nga të ardhurat e organizatës themelore të punës së bashkuar dhe nga të ardhurat e veta personale, në pajtim me



destinimet respektivisht me qëllimet për të cilat shërbejnë mjetet e fituara nga tatimet dhe tagrat e tjera.

Obligimet e pagimit të tatimeve dhe të tagrave të tjera bashkësive shoqërore-politike përcaktohen varësisht nga aftësia e ekonomisë që, në pajtim me shkallën e arritur të produktivitetit të punës së tërësishme shoqërore dhe me nevojat e zhvillimit material e shoqëror që u përgjigjen mundësive të saj dhe interesave me afat të gjatë të zhvillimit të forcave prodhuese të shoqërisë, të sigurojë plotësimin e nevojave personale e të përbashkëta të punëtorëve dhe nevojave të riprodhimit të zgjeruar. Këto obligime përcaktohen edhe varësisht nga aftësia e organizatës së punës së bashkuar që, në pajtim me obligimet e përgjithshme të ekonomisë, rezultatet e punës dhe me suksesin që realizon, të sigurojë plotësimin e këtyre nevojave.

Këto parime aplikohen edhe kur me aktet e bashkësive shoqërore-politike kufizohet përkohësisht disponimi i mjeteve që i drejtojnë punëtorët në organizatat e punës së bashkuar ose përcaktohet obligimi i bashkimit të këtyre mjeteve.

## Neni 95

Nevojat e përgjithshme shoqërore për të cilat mund të caktohen tatimet nga të ardhurat e organizatës themelore të punës së bashkuar ose nga të ardhurat personale të punëtorëve janë:

1) obiligimet e Krahinës në financimin e funksioneve të federatës e të Republikës; puna e organeve shtetërore në Krahinë; mbrojtja popullore në kuadër të të drejtave dhe detyrave të Krahinës dhe të komunave; mjetet plotësuese komunave për realizimin e të drejtave dhe detyrave të përcaktuara me këtë Kushtetutë dhe me ligj;

2) obligimet e komunave dhe të Krahinës të përcaktuara me këtë Kushtetutë dhe me ligj në lëmën e mbrojtjes shëndetësore, sociale, të luftëtarëve e të invalidëve, arësimit, shkencës, kulturës, konsumit të përgjithshëm komunal dhe veprimtarive të tjera shoqërore, mbrojtjes nga veprimi i dëmshëm i ujëra-

ve, financimit të zhvillimit më të shpejtë të viseve jo mjaft të zhvilluara në territorin e Krahinës, mënjanimit të pasojave nga fatkeqësitë elementare dhe të mbrojtjes së ujërave e të ajrit nga ndotja, financimit plotësues të aktiviteteve të përcaktuara me program të organizatave shoqërore-politike dhe të organizatave shoqërore, po qe se mjetet për këto nevoja nuk mund të sigurohen në bazë të marrëveshjes shoqërore, marrëveshjes vetëqeverisëse, me anë të kontributit ose në mënyrë tjetër;

3) nxitja e zhvillimit të ekonomisë, intervenimet në ekonomi dhe nevojat e tjera që janë me interes për realizimin e të drejtave dhe detyrave të Krahinës e të komunave të përcaktuara me këtë Kushtetutë dhe me ligj, po qe se mjetet nuk sigurohen në bazë të marrëveshjes shoqërore ose marrëveshjes vetëqeverisëse. Ligji mbi këtë nxirret me shumicën prej dy të tretash të votave të të gjithë delegatëve të dhomës kompetente të Kuvendit.

### Neni 96

Për plotësimin e nevojave të përcaktuara me këtë Kushtetutë dhe të nevojave të tjera shoqërore, tatimin e paguajnë njerëzit punues që ushtrojnë pavarësisht veprimtarinë me punë personale, bujqit dhe qytetarët.

Njerëzit punues që ushtrojnë pavarësisht veprimtarinë me punë personale dhe bujqit paguajnë tatimin nga të ardhurat personale.

Qytetarët paguajnë tatimet e përcaktuara me ligj për të ardhurat, pasurinë dhe të drejtat pasurore.

### Neni 97

Për lehtësimin dhe menjanimin e pasojave të katastrofave natyrale dhe të fatkeqësive elementare mund të formohen, në pajtim me ligjin, fonde të veçanta të solidaritetit të përgjithshëm shoqëror.

### Neni 98

Sistemi, burimet dhe llojet e tatimeve, taksave dhe tagrave të tjera rregullohen me ligj.



Bashkësitë shoqërore-politike caktojnë pavarësisht shumën e tatimeve, taksave dhe tagrave të tjera si të ardhura të tyre dhe i disponojnë pavarë-

### Neni 99

Tatimet dhe kontributet që paguhen nga të ardhurat e organizatës themelore të punës së bashkuar paguhen sipas dispozitave dhe në favor të bashkësisë shoqërore-politike në territorin e së cilës organizata themelore ushtron vazhdimisht veprimtarinë e vet, respektivisht sipas vendimit dhe në favor të bashkësisë vetëqeverisëse të interesit, e cila organizatës themelore të punës së bashkuar ose punëtorëve të kësaj organizate u siguron plotësimin e nevojave dhe interesave, respektivisht shfrytëzimin e shërbimeve, për të cilat i paguhen kontributet bashkësisë vetëqeverisëse të interesit.

Mjetet që nga të ardhurat e bankave u ndahen organizatave themelore të punës së bashkuar dhe personave të tjerë juridikë-shoqërorë ngarkohen me tatim si të ardhura të këtyre personave sipas dispozitave të bashkësisë shoqërore-politike së cilës i paguhet tatimi nga të ardhurat e këtyre personave dhe në favor të saj.

Tatimet dhe kontributet nga të ardhurat personale respektivisht nga të ardhurat e punëtorëve e të qytetarëve, përveç tatimit të pasurisë dhe të të ardhurave nga pasuria, paguhen në pajtim me ligjin federativ, sipas dispozitave dhe në favor të bashkësisë shoqërore-politike në territorin e së cilës jeton punëtori ose qytetari, respektivisht sipas vendimit dhe në favor të bashkësisë vetëqeverisëse të interesit, e cila punëtorit dhe qytetarit ose anëtarëve të familjes së tyre u siguron plotësimin e nevojave dhe interesave, respektivisht shfrytëzimin e shërbimeve, për të cilat paguhen këto kontribute.

### Neni 100

Bashkësia shoqërore-politike ka buxhetin.

Në buxhet paraqiten të gjitha të ardhurat e bash-

kësisë shoqërore-politike, të përcaktuara me ligj dhe bëhet ndarja e tyre.

Buxhetin e nxjerr kuvendi i bashkësisë shoqërore-politike, në mënyrën dhe sipas procedurës së përcaktuar me ligj respektivisht me statutin e komunës.

Neni 101

Ligjet e dispozitat e tjera dhe aktet e përgjithshme me të cilat krijohen obligime për buxhetet dhe fondet e bashkësive shoqërore-politike nuk mund të nxirren nëse më parë organi që nxjerr dispoziten, respektivisht aktin përkatës, nuk konstaton se janë siguruar mjetet për kryerjen e këtyre obligimeve.

Kreu II

## SISTEMI SHOQËROR-POLITIK

### 1. Pozita e njerëzve punues në sistemin shoqëror-politik

Neni 102

Klasa punëtore dhe të gjithë njerëzit punues janë bartës të pushtetit dhe të drejtimit të punëve të tjera shoqërore.

Klasa punëtore dhe të gjithë njerëzit punues realizojnë pushtetin dhe drejtojnë punët e tjera shoqërore të organizuar në organizata të punës së bashkuar dhe në organizata e bashkësi të tjera vetëqeverisëse dhe në organizata klasore e organizata të tjera shoqërore-politike dhe organizata shoqërore.

Neni 103

Njerëzit punues realizojnë pushtetin dhe drejtojnë punët e tjera shoqërore me vendosjen në tubime, me referendum dhe forma të tjera të deklarimit personal në organizatat themelore të punës së bashkuar dhe bashkësitë lokale, bashkësitë vetëqeverisëse



të interesit dhe organizatat e bashkësitë e tjera vetëqeverisëse, me anë të delegatëve në organet e qeverisjes të këtyre organizatave e bashkësive, me marrëveshje vetëqeverisëse dhe marrëveshje shoqërore, me anë të delegacioneve dhe delegatëve në kuvendet e bashkësive shoqërore-politike, si dhe me orientimin dhe kontrollin e punës së organeve që përgjigjen para kuvendeve.

Neni 104

Njerëzit punues organizohen në baza të vetëqeverisjes në organizata të punës së bashkuar, bashkësi lokale, bashkësi vetëqeverisëse të interesit dhe në organizata e bashkësi të tjera vetëqeverisëse dhe përcaktojnë se cilat interesa, të drejta dhe detyra të përbashkëta i realizojnë në to.

Me kushtetutë dhe me statutin e komunës përcaktohen interesat e përbashkëta dhe funksionet e pushtetit të drejtimit të punëve të tjera shoqërore, të cilat njerëzit punues, kombet dhe kombësitë i realizojnë në bashkësitë shoqërore-politike.

Neni 105

Qeverisja në organizitat e punës së bashkuar, bashkësitë lokale, bashkësitë vetëqeverisëse të interesit dhe në organizatat e bashkësitë e tjera vetëqeverisëse dhe organizimi i tyre duhet të rregullohen ashtu që njerëzit punues në çdo pjesë të procesit të punës dhe në çdo pjesë të organizatës, respektivisht të bashkësisë, të vendosin mbi çështjet e punës së tyre dhe mbi interesat e tjera, të realizojnë të drejtat e tyre vetëqeverisëse e interesat e përbashkëta dhe të ushtrojnë kontrollin mbi zbatimin e vendimeve dhe të punës së të gjitha organeve e të shërbimeve të këtyre organizatave dhe bashkësive.

Neni 106

Funksionet e pushtetit e të drejtimit të punëve të tjera shoqërore në bashkësitë shoqërore-politike i ushtrojnë kuvendet dhe organet që përgjigjen para tyre.

Funksionin gjyqësor e ushtrojnë gjykatat e rregullta si organe të pushtetit shtetëror dhe gjykatat vetëqeverisëse.

Mbrojtja e kushtetutshmërisë i besohet Gjykatës Kushtetuese të Kosovës.

Neni 107

Kuvendet e bashkësive shoqërore-politike dhe organet që përgjigjen para tyre ushtrojnë funksionet e veta në bazë dhe në kuadër të kushtetutës, respektivisht statutit dhe ligjit.

Organet shtetërore kanë ndaj organizatave të punës së bashkuar dhe organizatave e bashkësive të tjera vetëqeverisëse vetëm të drejtat e përcaktuara në bazë të kushtetutës.

Neni 108

Askush nuk mund të ushtrojë funksione vetëqeverisëse, publike e funksione të tjera shoqërore dhe autorizime publike po qe se në pajtim me kushtetutën, respektivisht statutin dhe ligjin, nuk i janë besuar nga njerëzit punues ose nga kuvendi i bashkësisë shoqërore-politike.

Neni 109

Të gjitha organet e organizatat dhe bartësit e tjerë të funksioneve vetëqeverisëse, publike ose të funksioneve të tjera shoqërore ushtrojnë funksionin e vet në bazë dhe në kuadër të kushtetutës, ligjit, respektivisht statutit dhe autorizimeve që u janë dhënë, dhe përgjigjen për ushtrimin e tij.

Të gjithë bartësit e funksioneve vetëqeverisëse, publike dhe të funksioneve të tjera shoqërore në ushtrimin e funksioneve të veta janë nën kontrollin shoqëror.

Çdo bartës i zgjedhur ose i emëruar i funksionit vetëqeverisës, publik ose i funksionit tjetër shoqëror përgjigjet personalisht për ushtrimin e tij dhe mund të revokohet ose të ndërrohet. Ai ka të drejtë të japë dorëheqje dhe ta arësyetojë.



Me ligj dhe me akte vetëqeverisëse përcaktohen llojet dhe kushtet e përgjegjësisë së bartësve të funksioneve vetëqeverisëse, publike e të funksioneve të tjera shoqërore, si dhe mënyra dhe procedura e realizimit të përgjegjësisë së bartësve të këtyre funksioneve.

Neni 110

Punëtori i zgjedhur, respektivisht i emëruar në funksionin vetëqeverisës, publik ose në funksionin tjetër shoqëror, ushtrimi i të cilit kërkon që ky të ndërprejë përkohësisht punën në organizatën e punës së bashkuar ose në bashkësinë punuese, ka të drejtë që, pas pushimit të funksionit që ka ushtruar, të kthehet në punë në të njëjtën organizatë të punës së bashkuar, respektivisht në të njëjtën bashkësi punuese, në vendin e tij të mëparshëm të punës ose në vendin tjetër të punës që u përgjigjet aftësive dhe kualifikimeve të tij.

Neni 111

Puna e organeve shtetërore dhe e organeve të qeverisjes të organizatave të punës së bashkuar dhe të organizatave e të bashkësive të tjera vetëqeverisëse e të organeve të organizatave shoqërore-politike dhe e shoqatave është publike.

Mënyra e sigurimit të publicitetit rregullohet me ligj dhe me akte vetëqeverisëse.

Me ligj dhe me akte vetëqeverisëse caktohen punët dhe të dhënat që janë fshehtësi ose që nuk mund të publikohen.

Realizimi i parimit të publicitetit nuk mund të jetë në kundërshtim me interesat e sigurimit e të mbrojtjes së vendit dhe me interesat e tjera shoqërore të përcaktuara me ligj.

Neni 112

Njerëzit punues dhe qytetarët në tubime, me referendum dhe forma të tjera të deklarimit personal në organizatat e punës së bashkuar, bashkësitë

lokale dhe në organizatat e bashkësitë e tjera vetëqeverisëse shqyrtojnë çështjet me rëndësi për këto organizata e bashkësi edhe çështjet me interes të gjerë shoqëror, marrin iniciativa, japin propozime për zgjidhjen e këtyre çështjeve dhe vendosin mbi çështjet e caktuara me statutin e komunës dhe me statutet e këtyre organizatave e të bashkësive.

Vendimi që merret me referendum është i obligueshëm.

**2. Vetëqeverisja në organizatat e punës së bashkuar**

Neni 113

Vetëqeverisjen në organizatën themelore dhe në organizatat e tjera të punës së bashkuar punëtori, në mënyrë të barabartë dhe në marrëdhënjet e përgjegjësisë reciproke me punëtorët e tjerë në organizatë, e realizon me vendosjen në tubimet e punëtorëve, me referendum dhe forma të tjera të deklarimit personal, me anë të delegatëve në këshillat e punëtorëve të cilët, bashkë me punëtorët e tjerë në organizatë, i zgjedh dhe i revokon, si dhe me kontrollin e zbatimit të vendimeve dhe kontrollin e punës së organeve e të shërbimeve të këtyre organizatave.

Punëtori ka të drejtë që për realizimin e të drejtave vetëqeverisëse të tij të informohet rregullisht për veprimtarinë e organizatës dhe gjendjen e saj materiale-financiare, për realizimin dhe ndarjen e të ardhurave dhe përdorimin e mjeteve në të, si dhe për çështjet e tjera me interes për vendosjen dhe kontrollin në organizatë.

Neni 114

Në organizatën themelore dhe në organizatat e tjera të punës së bashkuar formohet këshilli i punëtorëve si organ i drejtimit të punës e të veprimtarisë së organizatës, respektivisht organi i qeverisjes që i përgjigjet atij përkah pozita dhe funksioni.



Në organizatën themelore me një numër të vogël punëtorësh nuk formohet këshilli i punëtorëve.

Funksionet e caktuara ekzekutive në organizatën themelore dhe në organizatat e tjera të punës së bashkuar mund t'u besohen organeve ekzekutive të këshillit të punëtorëve.

Organizatat e punës së bashkuar të cilat, duke bashkuar punën dhe mjetet, nuk organizohen si organizatë e veçantë, mund të formojnë një organ të përbashkët për kryerjen e punëve me interes të përbashkët.

Neni 115

Këshilli i punëtorëve në ushtrimin e funksionit të drejtimit të punës e të veprimtarisë së organizatës së punës së bashkuar përcakton propozimin e statutit dhe nxjerr aktet e tjera të përgjithshme, përcakton politikën afare dhe nxjerr planin e programin e punës e të zhvillimit, përcakton masat për zbatimin politikës afare dhe të planit e programit të punës e të zhvillimit, zgjedh, emëron dhe shkarkon organin ekzekutiv dhe punëdrejtues, respektivisht anëtarët e këtyre organeve, kujdeset për informimin e punëtorëve dhe kryen punë të tjera të përcaktuara me marrëveshje vetëqeverisëse, statut dhe me akte të tjera vetëqeverisëse të organizatës.

Vendimet e këshillit të punëtorëve të organizatës punuese dhe të organizatës së përbërë të punës së bashkuar, që kanë të bëjnë me realizimin e të drejtave të patjetërsueshme të punëtorëve në organizatat themelore të punës së bashkuar, merren në marrëveshje me secilën nga këto organizata në mënyrën e përcaktuar me marrëveshjen vetëqeverisëse mbi bashkimin.

Neni 116

Këshillin e punëtorëve të organizatës themelore të punës së bashkuar e përbëjnë delegatët e punëtorëve të të gjitha pjesëve të procesit të punës në këtë organizatë.

Përbërja e këshillit të punëtorëve të organizatës themelore të punës së bashkuar duhet t'i përgjigjet përbërjes sociale të bashkësisë punuese të organizatës themelore të punës së bashkuar.

Këshillin e punëtorëve të organizatës punuese dhe të organizatës së përbërë të punës së bashkuar e përbëjnë delegatët e punëtorëve të organizatave themelore, të zgjedhur drejtpërdrejt në mënyrën dhe sipas procedurës që janë përcaktuar me marrëveshjen vetëqeverisëse mbi bashkimin. Në këshillin e punëtorëve të organizatës punuese duhet të përfaqësohet secila organizatë themelore e punës së bashkuar në kuadër të saj.

Delegatët punojnë sipas synimeve të punëtorëve, respektivisht të këshillit të punëtorëve të organizatës themelore që i ka zgjedhur dhe përgjigjen para tyre për punën e vet.

Me statutin e organizatës themelore e të organizatës tjetër të punës së bashkuar dhe me marrëveshjen vetëqeverisëse mbi bashkimin përcaktohen të drejtat dhe obligimet e delegatëve dhe përgjegjësia e tyre para punëtorëve, respektivisht organeve të qeverisjes të këtyre organizatave.

## Neni 117

Mënyra e zgjedhjes dhe kushtet e mënyra e revokimit respektivisht e shkarkimit të këshillit të punëtorëve dhe të organit ekzekutiv në organizatën e punës së bashkuar përcaktohen me marrëveshjen vetëqeverisëse mbi bashkimin ose me statutin e organizatës dhe me ligj.

Anëtarët e këshillit të punëtorëve, respektivisht anëtarët e organit ekzekutiv, nuk mund të zgjedhen për një kohë më të gjatë se dy vjet.

Askush nuk mund të zgjedhet më shumë se dy herë rresht në të njëjtin këshill të punëtorëve, respektivisht në të njëjtin organ ekzekutiv.

Në këshillin e punëtorëve nuk mund të zgjedhet punëtori që si organ punëdrejtues individual ose anëtar i organit punëdrejtues kolegjial përgjigjet para tij, as punëtori që ushtron pavarësisht funksionet e tjera të udhëheqjes të caktuara me statut dhe me ligj.



## Neni 118

Në çdo organizatë të punës së bashkuar ekziston organi punëdrejtues që drejton veprimtarinë e organizatës së punës së bashkuar, organizon dhe harmonizon procesin e punës në të dhe zbaton vendimet e këshillit të punëtorëve dhe të organit ekzekutiv të tij.

Organizatën e punës së bashkuar e reprezenton dhe e përfaqëson organi punëdrejtues individual i saj, respektivisht kryetari i organit punëdrejtues kolegjial, po qe se me statut ose me akt tjetër vetëqeverisës të organizatës nuk është caktuar ndryshe.

Organi punëdrejtues është i pavarur në punën e vet dhe përgjigjet para punëtorëve dhe këshillit të punëtorëve të organizatës së punës së bashkuar.

Organi punëdrejtues individual, respektivisht kryetari i organit punëdrejtues kolegjial, përgjigjet edhe para bashkësisë shoqërore për ligjshmërinë e punës dhe për përmbushjen e obligimeve të organizatës së punës së bashkuar të përcaktuara me ligj. Organi punëdrejtues individual, respektivisht kryetari i organit punëdrejtues kolegjial, ka të drejtë dhe për detyrë që, në pajtim me ligjin, të pezullojë zbatimin e akteve të këshillit të punëtorëve dhe të organeve të tjera të organizatës së punës së bashkuar në qoftë se konsideron se janë në kundërshtim me ligjin dhe të njohtojë për këtë organin kompetent të bashkësisë shoqërore-politike.

## Neni 119

Organi punëdrejtues individual dhe anëtarët e organit punëdrejtues kolegjial në organizatën e punës së bashkuar emërohen dhe shkarkohen me vendim të këshillit të punëtorëve.

Organi punëdrejtues individual emërohet në bazë të konkursit publik, me propozimin e komisionit për konkurs. Në organizatat themelore të punës së bashkuar të caktuara me ligj dhe në organizatat e tjera të punës së bashkuar komisioni për konkurse përbëhet nga numri i caktuar me ligj i përfaqësuesve të organizatës së punës së bashkuar dhe të sindikatës, si dhe nga përfaqësuesit e bashkësisë shoqërore të

emëruar, respektivisht të zgjedhur në pajtim me ligjin.

Me ligj mund të rregullohen kushtet dhe mënyra e formimit të organit punëdrejtues kolegjial dhe kushtet e mënyra e emërimit të anëtarëve të këtij organi.

Mandati i organit punëdrejtues individual dhe i anëtarëve të organit punëdrejtues kolegjial zgjatë më së shumti katër vjet. Pas skadimit të mandatit ata mund të emërohen përsëri në të njëjtin funksion, në mënyrën e përcaktuar me ligj.

Me ligj caktohet se në çfarë kushtesh mund shkarkohet organi punëdrejtues edhe para se të kalojë koha për të cilën është emëruar. Propozimin për shkarkimin e organit punëdrejtues mund ta paraqesë edhe kuvendi i komunës, respektivisht bashksitë e tjera shoqërore-politike, dhe organizata sindikale.

Me ligj mund të përcaktohen kushtet dhe mënyra e posaçme e emërimit dhe shkarkimit dhe të drejtat e detyrat e veçanta të organit punëdrejtues në organizatat e punës së bashkuar që ushtrojnë veprimtari, respektivisht punë me interes të veçantë shoqëror.

Neni 120

Marrëveshja vetëqeverisëse mbi bashkimin në organizatën punuese, respektivisht në organizatën e përbërë të punës së bashkuar përmban dispozita: mbi punët e përbashkëta, mbi koordinimin e procesit të punës, mbi harmonizimin e planeve dhe programeve të punës e të zhvillimit, mbi bashkimin e mjeteve dhe destinimin e tyre; mbi përbërjen, zgjedhjen dhe fushëveprimin e organeve të përbashkëta të qeverisjes dhe të organeve ekzekutive të tyre, mbi organet punëdrejtuese të organizatës punuese, respektivisht të organizatës së përbër dhe mbi përgjegjësinë e këtyre organeve; mbi të drejtat, obligimet dhe përgjegjësitë e bashkësisë punuese që kryejnë punët me interes të përbashkët për organizatat e bashkuara; mbi marrëdhënjet reciproke të organizatave themelore e të organizatave të tjera të punës së bashkuar dhe



mbi të drejtat, obligimet e përgjegjësinë e tyre në qarkullimin juridik; mbi procedurën e shkëputjes së ndonjë organizate themelore të punës së bashkuar nga gjiri i organizatës punuese, respektivisht organizatave themelore dhe organizatave punuese nga gjiri i organizatës së përbër. Marrëveshja vetëqeverisëse përmban edhe dispozita të tjera me rëndësi për punën dhe veprimtarinë e përbashkët të organizatave të bashkuara dhe për realizimin e të drejtave vetëqeverisëse të punëtorëve në to.

Marrëveshja vetëqeverisëse mbi bashkimin në organizatën punuese, respektivisht në organizatën e përbërë të punës së bashkuar, është e lidhur kur e aprovon shumica e të gjithë punëtorëve në secilën organizatë themelore të punës së bashkuar.

Neni 121

Organizata e punës së bashkuar ka statutin e vet.

Statutin e organizatës themelore të punës së bashkuar, me propozimin e këshillit të punëtorëve, e nxjerrin punëtorët e organizatës themelore të punës së bashkuar me shumicën e votave të të gjithë punëtorëve.

Statutin e organizatës punuese, respektivisht të organizatës së përbërë të punës së bashkuar, me propozimin e këshillit të punëtorëve të saj, e nxjerrin punëtorët e organizatave themelore të bashkuara, me shumicën e votave të të gjithë punëtorëve në secilën nga këto organizata.

Statuti dhe aktet e tjera vetëqeverisëse të organizatave të punës së bashkuar nuk mund të jenë në kundërshtim me marrëveshjen vetëqeverisëse mbi bashkimin.

Neni 122

Për realizimin dhe mbrojtjen e të drejtave të veta vetëqeverisëse, punëtorët në organizatën themelore dhe në organizatat e tjera të punës së bashkuar kanë të drejtë dhe për detyrë të realizojnë kontrollin vetëqeverisës të punëtorëve në mënyrë të drejtpër-

drejtë, nëpërmjet organeve të qeverisjes të organizatës dhe nëpërmjet organit të veçantë të kontrollit vetëqeverisës të punëtorëve

Organi i kontrollit vetëqeverisës të punëtorëve ushtron kontrollin: në pikëpamje të zbatimit të statutit dhe të akteve të tjera vetëqeverisëse të organizatës dhe të marrëveshjeve vetëqeverisëse e të marrëveshjeve shoqërore, zbatimit të vendimeve të punëtorëve, të organeve të qeverisjes dhe të organeve ekzekutive e punëdrejtuese të organizatës dhe pajtueshmërisë së këtyre akteve e vendimeve me të drejtat, detyrat dhe interesat vetëqeverisëse të punëtorëve; realizimit të detyrave të punës e të vetëqeverisjes së punëtorëve, të organeve e të shërbimeve të organizatës; përdorimit me përgjegjësi dhe me oportunitet shoqëror e ekonomik të mjeteve shoqërore dhe disponimit të tyre; aplikimit të parimit të ndarjes sipas punës në përndarjen e të ardhurave dhe ndarjen e mjeteve për të ardhurat personale; realizimit dhe mbrojtjes së të drejtave të punëtorëve në marrëdhënjet reciproke në punë; informimit të punëtorëve për çështjet me interes për vendosjen dhe kontrollin në organizatë, dhe sa i përket realizimit të të drejtave, detyrave e interesave të tjera vetëqeverisëse të punëtorëve.

Organi i kontrollit vetëqeverisës të punëtorëve ka të drejtë dhe për detyrë që për dukuritë që ka vërejtur dhe për mendimin e vet të njohtojë punëtorët, organet dhe shërbimet e organizatës në të cilat ka vërejtur këto dukuri dhe organet që në organizatë kanë të drejtë dhe për detyrë t'i menjanojnë, si dhe të bashkëpunojë me organet e mbikqyrjes e të kontrollit shoqëror.

Përbërja, zgjedhja dhe revokimi i organit të kontrollit vetëqeverisës të punëtorëve dhe të drejtat, detyrat e përgjegjësitë e tij rregullohen me statut dhe me aktet e tjera vetëqeverisëse të organizatës, në pajtim me ligjin.

Neni 123

Çdo punëtor përgjigjet personalisht për ushtrimin e ndërgjegjshëm të funksioneve të vetëqeverisësit.



Anëtarët e këshillit të punëtorëve të organizatës së punës së bashkuar mbajnë përgjegjësi personale dhe materiale për vendimet të cilat, përkundër vërejtjes me paralajmërim të organit kompetent, i kanë marrë jashtë suazave të autorizimeve të veta. Delegatët në këshillin e punëtorëve të organizatës punuese dhe të organizatës së përbërë të punës së bashkuar janë përgjegjës para punëtorëve dhe këshillit të punëtorëve të organizatës themelore në të cilën janë zgjedhur delegatë.

Anëtarët e organit ekzekutiv kolegjial, organi punëdrejtues individual dhe anëtarët e organit punëdrejtues kolegjial, përgjigjen për punën e vet para këshillit të punëtorëve që i ka zgjedhur, respektivisht emëruar dhe para punëtorëve të organizatës së punës së bashkuar në të cilën ushtrojnë funksionet e veta. Ata përgjigjen personalisht për vendimet e veta dhe për zbatimin e vendimeve të këshillit të punëtorëve dhe të punëtorëve, si dhe për informimin e saktë, me kohë dhe të plotë të këshillit të punëtorëve e të punëtorëve. Ata mbajnë edhe përgjegjësi materiale për dëmin e shkaktuar me zbatimin e vendimeve që janë marrë në bazë të propozimeve të tyre, në qoftë se me rastin e dhënjes së këtyre propozimeve kanë fshehur faktet ose i kanë dhënë me vetëdije informata të pavërteta këshillit të punëtorëve ose punëtorëve.

Organi punëdrejtues, në kuadër të të drejtave dhe detyrave të veta, është përgjegjës edhe për rezultatet e veprimtarisë së organizatës, si dhe për organizimin dhe harmonizimin e procesit të punës në organizatë.

Përgjegjësia e anëtarit të organit ekzekutiv kolegjial, e organit punëdrejtues individual dhe e anëtarit të organit punëdrejtues kolegjial vërtetohet varësisht nga ndikimi i tyre në marrjen ose zbatimin e vendimeve.

Përgjegjësia materiale e llojet e tjera të përgjegjësisë dhe kushtet e përgjegjësisë rregullohen me ligj dhe me aktin vetëqeverisës të organizatës së punës së bashkuar.

### Neni 124

Dispozitat mbi realizimin e vetëqeverisjes në organizatat e punës së bashkuar aplikohen edhe për punëtorët në bashkësitë punuese të formuara për kryerjen e punëve me interes të përbashkët për disa organizata të punës së bashkuar në pajtim me natyrën e këtyre punëve dhe me interesat e përbashkëta për të cilat janë formuar këto bashkësi punuese.

## 3. Vetëqeverisja në bashkësitë vetëqeverisëse të interesit

### Neni 125

Me marrëveshjen vetëqeverisëse mbi themelimin e bashkësisë vetëqeverisëse të interesit dhe me statutin e saj rregullohen punët me interes të përbashkët për anëtarët e bashkësisë, mënyra e vendosjes mbi këto punë, fushëveprimi, autorizimet dhe përgjegjësitë e kuvendit e të organeve të tjera të bashkësisë së interesit dhe çështjet e tjera me interes të përbashkët për njerëzit punues dhe organizatat e bashkësitë vetëqeverisëse të organizuara në bashkësi të interesit.

Statuti i bashkësisë vetëqeverisëse të interesit nxirret në pajtim me marrëveshjen vetëqeverisëse mbi themelimin e saj.

Me ligj mund të përcaktohet që marrëveshjen vetëqeverisëse mbi themelimin, respektivisht statutin e bashkësisë vetëqeverisëse të interesit që ushtron veprimtarinë me interes të veçantë shoqëror ta vërtetojë organi i bashkësisë shoqërore-politike.

### Neni 126

Punët e bashkësisë vetëqeverisëse të interesit i drejton kuvendi. Kuvendin e përbëjnë delegatët të cilët njerëzit punues e organizatat e punës së bashkuar dhe organizatat e bashkësitë e tjera vetëqeverisëse, si anëtarë të bashkësisë së interesit, i zgjedhin dhe i revokojnë.



Delegatët në kuvend punojnë sipas synimeve të anëtarëve të bashkësisë vetëqeverisëse të interesit që i kanë zgjedhur dhe përgjigjen para tyre për punën e vet.

Në bashkësinë vetëqeverisëse të interesit, të cilën e themelojnë njerëzit punues dhe organizatat e bashkësitë e tyre për plotësimin e nevojave dhe interesave të veta dhe punëtorët e organizatave të punës së bashkuar që ushtrojnë veprimtaritë në lëmën për të cilën themelohet bashkësia e interesit, kuvendi organizohet ashtu që të sigurohet vendosja e tyre e barabartë mbi të drejtat, obligimet dhe përgjegjësitë reciproke.

Kuvendi funksionet e caktuara ekzekutive mund t'ua besojë organeve të veta ekzekutive që përgjigjen para tij për punën e vet.

### Neni 127

Me marrëveshjen vetëqeverisëse mbi themelimin e bashkësisë së interesit dhe me aktet e tjera të përgjithshme të saj përcaktohet përgjegjësia e drejtpërdrejtë e organeve të qeverisjes të bashkësisë së interesit dhe e delegatëve në këto organe para anëtarëve të bashkësisë, mënyra e realizimit të kontrollit të anëtarëve të bashkësisë së interesit mbi punën e organeve të qeverisjes e të shërbimeve profesionale dhe mënyra e informimit të anëtarëve të bashkësisë së interesit për punën e këtyre organeve e të shërbimeve dhe për çështjet që shqyrtohen e zgjidhen në bashkësinë e interesit.

### Neni 128

Kur me kushtetutë ose me statutin e bashkësisë shoqërore-politike është përcaktuar se njerëzit punues nëpërmjet kuvendeve të bashkësive vetëqeverisëse të interesit marrin pjesë në vendosjen mbi çështjet nga kompetenca e kuvendeve të bashkësive shoqërore-politike, këta njerëz punues organizohen në kuadër të bashkësisë së interesit, respektivisht bashkojnë bashkësitë e veta të interesit, kështu që të

mund të marrin pjesë në vendosjen mbi këto çështje në kuvendin e bashkësisë shoqërore-politike.

Kur anëtarët e bashkësisë vetëqeverisëse të interesit janë nga territori i disa komunave, njerëzit punues në bashkësinë themelore vetëqeverisëse të interesit, në kuadër të komunës, formojnë kuvendet e veta për të marrë pjesë në punën e vendosjen e kuvendit të komunës dhe ushtrojnë të drejta e detyra të tjera, në pajtim me marrëveshjen vetëqeverisëse mbi themelimin, respektivisht me statutin e bashkësisë vetëqeverisëse të interesit.

### 4. Vetëqeverisja në bashkësitë lokale

#### Neni 129

Është e drejtë dhe detyrë e njerëzve punues dhe e qytetarëve në vendbanim, pjesën e vendbanimit ose në disa vendbanime të lidhura midis tyre që, për realizimin e interesave dhe nevojave të caktuara të përbashkëta, të organizohen në baza të vetëqeverisjes në bashkësinë lokale.

Në bashkësinë lokale njerëzit punues dhe qytetarët vendosin mbi realizimin e interesave të veta të përbashkëta dhe mbi plotësimin solidar të nevojave të përbashkëta në lëmët e rregullimit të vendbanimeve, banimit, veprimtarive komunale, mbrojtjes së fëmijëve dhe mbrojtjes sociale, arësimit, kulturës, kulturës fizike, mbrojtjes së konsumuesve, mbrojtjes dhe përparimit të ambientit të njeriut, mbrojtjes popullore, vetëmbrojtjes shoqërore, si dhe në lëmët e tjera të jetës e të punës.

Për realizimin e interesave dhe nevojave të veta të përbashkëta, njerëzit punues dhe qytetarët, të organizuar në bashkësinë lokale, me anë të marrëveshjes vetëqeverisëse dhe në mënyrë tjetër lidhen me organizatat e punës së bashkuar, bashkësitë vetëqeverisëse të interesit dhe me organizatat e bashkësitë e tjera vetëqeverisëse, në rajonin dhe jashtë rajonit të bashkësisë lokale, të cilat kanë interes, respektivisht për detyrë, që të marrin pjesë në plotësimin e këtyre interesave dhe nevojave.



Njerëzit punues dhe qytetarët në bashkësinë lokale marrin pjesë në kryerjen e punëve shoqërore dhe në vendosjen mbi çështjet me interes të përbashkët në komunë dhe në bashkësitë e gjera shoqërore-politike.

Me statut të komunës përcaktohen mënyra dhe procedura e formimit të bashkësive lokale. Rajoni për të cilin formohet bashkësia lokale përcaktohet me vendim të kuvendit të komunës.

Me ligj mund të përcaktohen parimet e procedurës së formimit të bashkësive lokale.

#### Neni 130

Njerëzit punues dhe qytetarët në bashkësinë lokale nxjerrin statutin e bashkësisë lokale.

Me statutin e bashkësisë lokale caktohen të drejtat dhe detyrat e bashkësisë lokale, organizimi i saj, organet dhe marrëveshjet e saz me organizatat e punës së bashkuar dhe me organizatat e bashkësitë e tjera vetëqeverisëse dhe rregullohen çështjet e tjera me rëndësi për punën e bashkësisë lokale dhe jetën e njerëzve punues e të qytetarëve në të.

Bashkësia lokale ka cilësinë e personit juridik.

#### Neni 131

Interesat dhe nevojat e përbashkëta në bashkësinë lokale njerëzit punues dhe qytetarët i plotësojnë: me mjetet që i bashkojnë vetë drejtpërdrejt me anë të vetëkontributit ose në mënyrë tjetër; me pjesën e të ardhurave që e ndajnë punëtorët në organizatat themelore të punës së bashkuar dhe në organizatat e bashkësitë e tjera vetëqeverisëse dhe punëtorët e anëtarët e familjeve të të cilëve jetojnë në rajonin e bashkësisë lokale; me pjesën e të ardhurave të komunës, të cilën ajo ia le në dispozicion bashkësisë lokale në pajtim me programet e zhvillimit të bashkësisë lokale e të komunës; me pjesën e mjeteve të buxhetit të komunës e të fondeve; me shpërblimet për shërbime dhe me të ardhurat e mjetet e tjera.

Bashkësia lokale i disponon pavarësisht mjetet e veta.

5. **Marrëveshjet vetëqeverisëse dhe marrëveshjet shoqërore**

Neni 132

Me marrëveshjen vetëqeverisëse dhe marrëveshjen shoqërore punëtorët dhe njerëzit e tjerë punues rregullojnë në baza të vetëqeverisjes marrëdhënjet reciproke, harmonizojnë interesat dhe regullojnë marrëdhënjet me rëndësi të gjerë shoqërore.

Neni 133

Me marrëveshjen vetëqeverisëse punëtorët në organizatat themelore dhe organizatat e tjera të punës së bashkuar dhe njerëzit punues në bashkësitë lokale, bashkësitë vetëqeverisëse të interesit dhe në organizatat e bashkësitë e tjera vetëqeverisëse, në kuadër të të drejtave vetëqeverisëse të tyre: harmonizojnë interesat e veta në ndarjen shoqërore të punës dhe në riprodhimin shoqëror, bashkojnë punën e mjetet dhe rregullojnë marrëdhënjet reciproke lidhur me bashkimin e punës e të mjeteve; formojnë organizata punuese dhe organizata të tjera të punës së bashkuar, banka, bashkësi afare dhe bashkësi të tjera; përcaktojnë bazat dhe kriteret për përndarjen e të ardhurave dhe ndarjen e mjeteve për të ardhurat personale; përcaktojnë të drejtat, obligimet e përgjegjësitë reciproke dhe masat për realizimin e tyre dhe rregullojnë edhe marrëdhënjet e tjera me interes të përbashkët.

Marrëveshjen vetëqeverisëse, në emër të pjesëmarrësve të marrëveshjes, e lidhin organet e autorizuara të tyre.

Marrëveshja vetëqeverisëse që ka të bëjë me realizimin e të drejtave të patjetërsueshme të punëtorëve është e aprovuar në organizatën themelore të punës së bashkuar, respektivisht në organizatën ose bashkësinë tjetër vetëqeverisëse, nëse me të pajtohet shumica e punëtorëve, respektivisht e njerëzve punues të organizatës, respektivisht të bashkësisë.



Neni 134

Sindikata ka të drejtë të marrë iniciativë dhe të bëjë propozime për lidhjen e marrëveshjeve vetëqeverisëse dhe mund të fillojë procedurën që marrëveshja e lidhur vetëqeverisëse të rishqyrtohet, po qe se konsideron se me të cënohen të drejtat vetëqeverisëse të punëtorëve dhe marrëdhënjet shoqërore-ekonomike të përcaktuara me kushtetutë.

Në procedurën e lidhjes së marrëveshjes vetëqeverisëse me të cilën rregullohen marrëdhënjet reciproke të punëtorëve në punë ose përcaktohen bazat dhe kriteret për ndarjen e të ardhurave dhe përndarjen e mjeteve për të ardhurat personale, merr pjesë dhe marrëveshjen e nënshkruan organizata sindikale e caktuar me statutin e sindikatës. Në qoftë se organizata sindikale nuk nënshkruan marrëveshjen vetëqeverisëse, organizata e punës së bashkuar ka të drejtë të aplikojë marrëveshjen e këtillë, kurse organizata sindikale mund të fillojë konfliktin para gjykatës së punës së bashkuar.

Neni 135

Organizata e punës së bashkuar dhe organizata e bashkësia tjetër vetëqeverisëse, që konsideron se me marrëveshjen vetëqeverisëse të organizatave të tjera të punës së bashkuar dhe të organizatave e të bashkësive të tjera vetëqeverisëse janë cënuar të drejtat e saj ose interesat e saj të bazuara në ligj, mund të fillojë procedurën për rishqyrtimin e marrëveshjes vetëqeverisëse.

Neni 136

Me marrëveshjen shoqërore organizatat e punës së bashkuar, odat ekonomike dhe shoqatat e tjera të përgjithshme, bashkësitë vetëqeverisëse të interesit, organizatat dhe bashkësitë e tjera vetëqeverisëse, organet e bashkësisë shoqërore-politike, sindikatat dhe organizatat e tjera shoqërore-politike e organizatat shoqërore sigurojnë dhe harmonizojnë rregullimin vetëqeverisës të marrëdhënjeve shoqërore-ekonomi-

ke e të marrëdhënjeve të tjera me interes të gjerë të përbashkët për pjesëmarrësit e marrëveshjes ose me interes të përgjithshëm shoqëror.

Marrëveshjen shoqërore, në emër të pjesëmarrësve të marrëveshjes e lidhin organet e autorizuara të tyre.

Neni 137

Kuvendi i bashkësisë shoqërore-politike nxit lidhjen e marrëveshjeve vetëqeverisëse e të marrëveshjeve shoqërore dhe mund të përcaktojë se organizatat e bashkësitë e caktuara vetëqeverisëse janë të obliguara të zbatojnë procedurën për marrëveshjen vetëqeverisëse, respektivisht marrëveshjen shoqërore.

Neni 138

Marrëveshja vetëqeverisëse, respektivisht marrëveshja shoqërore, obligon pjesëmarrësit që e lidhin ose aderojnë në të.

Neni 139

Me marrëveshjen vetëqeverisëse dhe marrëveshjen shoqërore përcaktohen masat për zbatimin e tyre, përgjegjësia materiale dhe shoqërore e pjesëmarrësve në marrëveshjen vetëqeverisëse e marrëveshjen shoqërore dhe mënyra e kushtet e ndryshimit të tyre.

Me marrëveshjen vetëqeverisëse dhe marrëveshjen shoqërore mund të parashihet arbitrazhi ose mënyra tjetër e zgjidhjes së konflikteve që lindin gjatë zbatimit të marrëveshjes vetëqeverisëse, respektivisht marrëveshjes shoqërore.

Neni 140

Në lidhjen e marrëveshjes vetëqeverisëse dhe të marrëveshjes shoqërore pjesëmarrësit janë të barabartë.

Procedura e marrëveshjes vetëqeverisëse dhe e marrëveshjes shoqërore është publike.



**6. Mbrojtja shoqërore e të drejtave vetëqeverisëse dhe e pronës shoqërore**

Neni 141

Të drejtat vetëqeverisëse të njerëzve punues dhe prona shoqërore janë nën mbrojtjen e veçantë shoqërore.

Mbrojtjën shoqërore të të drejtave vetëqeverisëse të njerëzve punues dhe të pronës shoqërore e realizojnë kuvendet e bashkësive shoqërore-politike dhe organet që përgjigjen para tyre, gjykatat, Gjykata Kushtetuese e Kosovës, prokrurori publik dhe avokati shoqëror i vetëqeverisjes.

Format dhe mënyra e realizimit të mbrojtjes shoqërore të të drejtave vetëqeverisëse të njerëzve punues dhe të pronës shoqërore përcaktohen me kushtetutë dhe me ligj.

Neni 142

Në qoftë se në organizatën e punës së bashkuar ose në organizatën, respektivisht bashkësinë tjetër vetëqeverisëse çrregullohen esencialisht marrëdhënjet vetëqeverisëse, ose dëmtohen rëndë interesat shoqërore, apo nëse organizata respektivisht bashkësia nuk kryen obligimet e përcaktuara me ligj, kuvendi i bashkësisë shoqërore-politike, në kushtet dhe sipas procedurës që janë përcaktuar me ligj, ka të drejtë të shpërndajë këshillin e punëtorëve, respektivisht organin tjetër përkatës të qeverisjes të organizatës së punës së bashkuar dhe t'i shpallë zgjedhjet për anëtarë të këtij organi, si dhe që në organizatat e punës së bashkuar dhe në organizatat e bashkësitë e tjera vetëqeverisëse t'i shpërndajë organet ekzekutive dhe t'i ndërrojë nga detyra organet punëdrejtuese dhe punëtorët në vendet udhëheqëse të punës, të emërojë organet e përkohshme me të drejta dhe detyra të përcaktuara me ligj, të kufizojë përkohësisht realizimin e të drejtave të caktuara vetëqeverisëse të njerëzve punues e të organeve të qeverisjes dhe të marrë masa të tjera të përcaktuara me ligj.

Kuvendi i bashkësisë shoqërore-politike, në pajtim me ligjin, mund të pezullojë zbatimin e vendime-

ve, akteve dhe veprimeve të tjera me të cilat cënohen të drejtat vetëqeverisëse të njerëzve punues dhe prona shoqërore. Në qoftë se kuvendi pezullon zbatimin e akteve ose veprimeve të këtilla, ka për detyrë të fillojë procedurën para gjykatës kompetente.

Neni 143

Avokati shoqëror i vetëqeverisjes, si organ i pavarur i bashkësisë shoqërore, ndërmerr masa dhe mjete juridike dhe ushtron të drejta e detyra të tjera të përcaktuara me ligj për realizimin e mbrojtjes shoqërore të të drejtave vetëqeverisëse të njerëzve punues dhe të pronës shoqërore.

Avokati shoqëror i vetëqeverisjes fillon procedurën para kuvendit të bashkësisë shoqërore-politike, Gjykatës Kushtetuese të Kosovës ose gjykatave për mbrojtjen e të drejtave vetëqeverisëse të njerëzve punues dhe të pronës shoqërore, si dhe procedurën për abrogimin ose anulimin e vendimeve dhe akteve të tjera me të cilat cenohen të drejtat vetëqeverisëse dhe prona shoqërore.

Avokati shoqëror i vetëqeverisjes fillon procedurën për mbrojtjen e të drejtave vetëqeverisëse të njerëzve punues dhe të pronës shoqërore me iniciativën e vet ose me iniciativën e punëtorëve, të organizatave të punës së bashkuar dhe të organizatave e bashkësive të tjera vetëqeverisëse, të sindikatës dhe të organizatave të tjera shoqërore-politike, të organeve shtetërore dhe të qytetarëve.

Organet shtetërore dhe organet e organizatave e të bashkësive vetëqeverisëse kanë për detyrë që me kërkesën e avokatit shoqëror të vetëqeverisjes t'i japin shënime dhe informata me interes për ushtrimin e funksionit të tij.

**7. Sistemi i kuvendit**

Neni 144

Kuvendi është organ i vetëqeverisjes shoqërore dhe organ më i lartë i pushtetit në kuadër të të drejtave dhe detyrave të bashkësisë shoqërore-politike.



Formimi, organizimi dhe kompetenca e kuvendeve të bashkësive shoqërore-politike dhe e organeve që përgjigjen para tyre rregullohen me kushtetutë, me statutin e komunës dhe me ligj, në bazë të parimeve unike të sistemit të kuvendit.

Neni 145

Njerëzit punues në organizatat dhe bashkësitë themelore vetëqeverisëse dhe në organizatat shoqërore-politike formojnë delegacione të veta për realizimin e drejtpërdrejtë të të drejtave, detyrave e përgjegjësive të veta dhe për pjesëmarrje të organizuar në ushtrimin e funksioneve të kuvendeve të bashkësive shoqërore-politike.

Në organizatat dhe bashkësitë themelore vetëqeverisëse delegacione formojnë:

1. njerëzit punues në organizatat themelore të punës së bashkuar dhe në bashkësitë punuese që kryejnë punë me interes të përbashkët për disa organizata themelore të punës së bashkuar;

2. njerëzit punues që punojnë në veprimtarinë bujqësore, zejtare dhe në veprimtaritë e ngjashme me mjetet e punës mbi të cilat ekziston e drejta e pronësisë, bashkë me punëtorët me të cilët bashkojnë punën dhe mjetet e veta të punës, të organizuar në bashkësi dhe forma të tjera bashkimi të caktuara me ligj;

3. njerëzit punues në bashkësitë punuese të organeve shtetërore, të organizatave shoqërore-politike e të shoqatave dhe në bashkësitë e tjera punuese që nuk janë të organizuara si organizata të punës së bashkuar si dhe ushtarakët aktivë dhe personat civilë me shërbim në forcat e armatosura të RSFJ, në mënyrën e përcaktuar me kushtetutë dhe me ligj;

4. njerëzit punues dhe qytetarët në bashkësitë lokale.

Në formimin e delegacioneve në organizatat e punës së bashkuar në lëmën e arësimit studentët dhe nxënësit marrin pjesë në kushtet dhe në mënyrën që janë përcaktuar me ligj.

Delegacion formojnë edhe njerëzit punues që punojnë vazhdimisht në pjesën e organizatës theme-

lore të punës së bashkuar, që nuk është në territorin e komunës ku ndodhet selia e kësaj organizate.

Në organizatën themelore të punës së bashkuar, respektivisht në bashkësinë punuese me një numër të vogël njerëzish punues, të gjithë njerëzit punues ushtrojnë funksionin e delegacionit.

Në organizatat shoqërore-politike funksionin e delegacioneve e ushtrojnë forumet e zgjedhura të tyre të caktuara me statutet, respektivisht me vendimet e tjera të tyre.

Njerëzit punues të dy ose më shumë bashkësive punuese të organeve shtetërore, të organizatave shoqërore-politike e të shoqatave dhe në bashkësitë e tjera punuese që nuk janë të organizuara si organizata të punës së bashkuar, mund të formojnë delegacion të përbashkët.

Neni 146

Kur gjatë periodës së mandatit të kuvendit të bashkësisë shoqërore-politike themelohet organizata ose bashkësia e re themelore vetëqeverisëse, me ligj përcaktohet mënyra e inkuadrimit të delegacionit të saj në ushtrimin e funksioneve të kuvendeve të bashkësive shoqërore-politike.

Neni 147

Anëtarët e delegacionit i zgjedhin njerëzit punues në organizatat e bashkësitë themelore vetëqeverisëse nga gjiri i këtyre organizatave dhe bashkësive, në mënyrë të drejtpërdrejtë dhe me votim të fshehtë.

Organizatat dhe bashkësitë themelore vetëqeverisëse me statutet e veta, në pajtim me ligjin, përcaktojnë numrin e anëtarëve dhe përbërjen e delegacionit të vet dhe mënyrën e zgjedhjes e të revokimit të delegacionit.

Përbërja e delegacionit duhet të sigurojë përfaqësimin e punëtorëve të të gjitha pjesëve të procesit të punës dhe t'i përgjigjet përbërjes sociale të organizatës, respektivisht të bashkësisë themelore vetëqeverisëse.



Anëtarët e delegacionit zgjedhen për katër vjet.

Në delegacionin e organizatës së punës së bashkuar nuk mund të zgjedhen njerëzit punues në vendet udhëheqëse të punës në këtë organizatë, të cilët, sipas kushtetutës, nuk mund të jenë anëtarë të këshillit të punëtorëve, respektivisht të organit tjetër përkatës të qeverisjes.

Askush nuk mund të zgjedhet më shumë se dy herë rresht anëtar i delegacionit të organizatës, respektivisht të bashkësisë së njëjtë vetëqeverisëse.

Neni 148

Kandidatët për anëtarë të delegacioneve të organizatave e të bashkësive themelore vetëqeverisëse i propozojnë dhe i përcaktojnë njerëzit punues të këtyre organizatave e bashkësive në Lidhjen Socialiste të Popullit Punues dhe pikërisht në organizatat e saj, respektivisht në organizatat e sindikatave.

Procedurën e kandidimit e zbatojnë organizatat e Lidhjes Socialiste të Popullit Punues, respektivisht organizatat e sindikatave.

Është e drejtë dhe detyrë e organizatave të Lidhjes Socialiste të Popullit Punues e të sindikatave që, në bashkëpunim me organizatat e tjera shoqërore-politike, të sigurojnë procedurë të tillë demokratike të kandidimit, që do t'u bëjë të mundur njerëzve punues të shprehin lirisht vullnetin e vet gjatë propozimit dhe përcaktimit të kandidatëve.

Neni 149

Duke u nisur nga interesat dhe synimet e organizatave e të bashkësive themelore vetëqeverisëse dhe duke i përfilluar interesat e organizatave e të bashkësive të tjera vetëqeverisëse dhe interesat e nevojat e përgjithshme shoqërore, delegacioni përcakton qëndrimet themelore për punën e delegatëve në kuvend dhe për pjesëmarrjen e tyre në vendosje.

Në ushtrimin e funksionit të vet delegacioni ka sidomos këto të drejta dhe detyra:

1. pavarësisht, ose bashkë me delegacionet e organizatave e të bashkësive të tjera vetëqeverisëse, në

pajtim me këtë Kushtetutë, delegon ose kandidon nga gjiri i vet delegatët në kuvendet e bashkësive shoqërore-politike;

2. merr pjesë me anë të delegatëve në punën dhe vendosjen e tërësishme në kuvend;

3. përcjell punën e kuvendit e të delegatëve në kuvend dhe informon organizatën, respektivisht bashkësinë themelore vetëqeverisëse për çështjet që shqyrtohen dhe mbi të cilat vendoset në kuvend, si dhe për iniciativat dhe propozimet e delegatëve të organizatave e të bashkësive të tjera vetëqeverisëse;

4. shtron para organizatës, respektivisht bashkësisë themelore vetëqeverisëse, në pajtim me statutin e saj, çështjet që janë me interes për organizatën, respektivisht bashkësinë vetëqeverisëse, dhe për njerëzit punues në të para se të vendoset mbi këto çështje në kuvend;

5. me anë të delegatëve merr inisiativa për shqyrtimin e çështjeve përkatëse dhe paraqet propozime për nxjerrjen e akteve dhe vendimeve në kuvend, në pajtim me këtë Kushtetutë, respektivisht me statutin, dhe realizon të drejta të tjera të përcaktuara me rregulloren e punës të kuvendit;

6. shqyrton me delegatin çështjet me interes për organizatën, respektivisht bashkësinë themelore vetëqeverisëse, mbi të cilat vendoset në kuvend, për të marrë qëndrime në kuvend dhe për t'u marrë vesh me delegatët e tjerë;

7. mund të kryejë edhe punë të tjera në marrëdhënjet me organizatat dhe bashkësitë e tjera vetëqeverisëse për të cilat organizata, respektivisht bashkësia themelore vetëqeverisëse e autorizon me aktin e vet.

Delegacionet kanë për detyrë që për punën e vet dhe punën e delegatëve në kuvend të informojnë organizatat, respektivisht bashkësitë themelore vetëqeverisëse, dhe për punën e vet përgjigjen para këtyre organizatave, respektivisht bashkësive.

Delegacioni bashkëpunon me delegacionet e organizatave e të bashkësive të tjera vetëqeverisëse për të gjetur me marrëveshje zgjidhje të përbashkëta



mbi çështjet nga kompetenca e kuvendit dhe për t'i zgjidhur me marrëveshje çështjet e tjera me interes të përbashkët.

### Neni 150

Një ose disa delegacione të organizatave e të bashkësive themelore vetëqeverisëse, të lidhura me punë dhe me interesa të tjera të përbashkëta, ose me interesa në bashkësinë shoqërore-politike, respektivisht delegatët e këtyre organizatave e të bashkësive në kuvendin e komunës, delegojnë nga gjiri i delegacioneve delegatët në dhomën përkatëse të kuvendit të bashkësisë shoqërore-politike, në mënyrën e përcaktuar me këtë Kushtetutë, respektivisht me statut dhe me ligj.

Numri i delegatëve të organizatave, respektivisht të bashkësive themelore vetëqeverisëse përcaktohet në përpjestim me numrin e njerëzve punues në këto organizata, respektivisht bashkësi. Nga ky parim mund të bëhet përjashtim dhe të aplikohen edhe kritere të tjera për të siguruar përfaqësimin përkatës të njerëzve punues të lëmëve të caktuara të punës shoqërore, respektivisht të rajoneve territoriale.

Numri i delegatëve nga radha e delegacioneve të njerëzve punues që punojnë në veprimtarinë bujqësore, zejtare dhe në veprimtaritë e ngjashme me mjetet e punës mbi të cilat ekziston e drejta e pronësisë, bashkë me punëtorët, me të cilët bashkojnë punën dhe mjetet e veta të punës, përcaktohet në përpjesëtim me pjesëmarrjen e këtyre njerëzve punues në produktin e tërësishëm shoqëror të bashkësisë shoqërore-politike, në pajtim me ligjin, respektivisht me statutin e komunës.

### Neni 151

Në kuvendet e bashkësive shoqërore-politike i delegojnë delegatët e vet punëtorët dhe njerëzit punues e qytetarët e tjerë të organizuar në organizata shoqërore-politike, të bashkuara në Lidhjen Socialiste të Popullit Punues ose si anëtarë të organizatave të Lidhjes Socialiste të Popullit Punues.

Organizatat shoqërore-politike, në kuadër të Lidhjes Socialiste të Popullit Punues, përcaktojnë me marrëveshje listën e kandidatëve për delegatë në kuvendet e bashkësive shoqërore-politike nga radha e delegacioneve të veta.

Mbi zgjedhjen e këtyre delegatëve në kuvendin e komunës deklarohen, në bazë të listës së kandidatëve, njerëzit punues dhe qytetarët në mënyrë të drejtpërdrejtë, me votim të përgjithshëm dhe të fshehtë.

Mbi zgjedhjen e këtyre delegatëve në kuvendet e bashkësive të gjera shoqërore-politike deklarohen, në bazë të listës së kandidatëve, dhomat shoqërore-politike në kuvendet e komunave, me votim të fshehtë.

Neni 152

Në marrjen e qëndrimeve për çështjet mbi të cilat vendoset në kuvend, delegatët veprojnë në pajtim me synimet e organizatave e të bashkësive vetëqeverisëse të tyre dhe me qëndrimet themelore të delegacioneve, respektivisht të organizatave shoqërore-politike që i kanë deleguar, si dhe në pajtim me interesat dhe nevojat e përbashkëta e të përgjithshme shoqërore, e janë të pavarur në deklarim dhe votim.

Delegati ka për detyrë që për punën e kuvendit dhe për punën e vet të informojë delegacionet dhe organizatat e bashkësitë themelore vetëqeverisëse, respektivisht organizatat shoqërore-politike, që e kanë deleguar, dhe përgjigjet para tyre për punën e vet.

Neni 153

Delegatët e kuvendeve të bashkësive shoqërore-politike zgjedhen për katër vjet.

Askush që është zgjedhur delegat për katër vjet nuk mund të jet më shumë se dy herë rresht delegat në të njëjtin kuvend.

Mandati i delegatëve në kuvend mund të zgjatet me vendim të Kuvendit të Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës vetëm në rrethana të jashtëzakonshme dhe derisa të zgjasë gjendja e këtillë.



Është i papajtueshëm funksioni i delegatit në kuvend dhe i funksioneve të tjera të caktuara me ligj në organet e së njëjtës bashkësi shoqërore-politike.

Neni 154

Delegacioni dhe çdo anëtar i tij, si dhe delegati në kuvend, mund të revokohen.

Revokimi i anëtarëve të delegacionit dhe i delegatëve në kuvend bëhet, parimisht, në mënyrën dhe sipas procedurës për zgjedhjen e delegacioneve e të delegatëve.

Delegacioni dhe çdo anëtar i tij, si dhe delegati në kuvend, kanë të drejtë të japin dorëheqje.

Neni 155

Organizatat dhe bashkësitë vetëqeverisëse me statutet dhe marrëveshjet vetëqeverisëse të tyre, në pajtim me kushtetutën e ligjin dhe me statutin, përcaktojnë më hollësisht të drejtat, detyrat dhe përgjegjësitë e delegacionit e të delegatëve dhe sigurojnë kushtet për punën e tyre.

Neni 156

Delegati në kuvend gëzon imunitet.

Delegati nuk mund të merret në përgjegjësi penale, të vihet në paraburgim ose të dënohet për mendimin e shfaqur ose për votën e dhënë në dhomë, anëtarë i së cilës është, dhe në kuvend.

Delegati nuk mund të vihet në paraburgim pa lejen e dhomës anëtarë i së cilës është, as që kundër tij, nëse mbështetet në imunitet, mund të fillojë procedura penale pa lejen e dhomës.

Delegati mund të vihet në paraburgim pa lejen e dhomës vetëm nëse është zënë duke kryer veprën penale për të cilën është përcaktuar dënimi me burgim të rëndë mbi pesë vjet. Në rast të këtillë organi shtetëror që i ka hequr lirinë delegatit, ka për detyrë të njohtojë për këtë kryetarin e dhomës, i cili këtë rast e paraqet në dhomë për të vendosur se a do të

vazhdojë procedura, respektivisht a do të mbetet në fuqi vendimi mbi heqjen e lirisë.

Dhoma mund të vendosë që të aplikohet imuniteti ndaj delegatit që nuk është mbështetur në imunitet, po qe se kjo nevojitet për ushtrimin e funksionit të tij.

Neni 157

Kuvendi, në kuadër të të drejtave dhe detyrave të bashkësisë shoqërore-politike: përcakton politikën dhe vendos mbi çështjet themelore me rëndësi për jetën politike, ekonomike, sociale e kulturale dhe për zhvillimin shoqëror; nxjerr planin shoqëror, buxhetin, dispozitat dhe aktet e tjera të përgjithshme; shqyrton çështjet me interes të përbashkët për organizatat e punës së bashkuar dhe organizatat e bashkësitë e tjera vetëqeverisëse dhe harmonizon marrëdhënjet e interesat e tyre; merr iniciativë për lidhjen e marrëveshjeve shoqërore dhe merr pjesë në lidhjen e tyre; shqyrton çështjet nga lëma e mbrojtjes popullore, sigurimit dhe vetëmbrojtjes shoqërore; shqyrton gjendjen dhe problemet e përgjithshme të kushtetutshmërisë, të ligjshmërisë e të jurisprudencës, organizon dhe ushtron mbikëqyrjen shoqërore; përcakton bazat e organizimit dhe kompetencën e organeve të bashkësive shoqërore-politike; themelon organet e administratës; zgjedh, emëron dhe shkarkon funksionarët e caktuar të këtyre organeve dhe gjyqtarët; kujdeset për zbatimin e politikës së përcaktuar, dispozitave dhe akteve të tjera të përgjithshme; përcakton politikën e zbatimit të dispozitave e të akteve të tjera të përgjithshme dhe obligimet e organeve e të organizatave lidhur me zbatimin e këtyre dispozitave dhe akteve të përgjithshme; ushtron kontrollin politik të punës së këshillit të vet ekzekutiv, respektivisht të organit tjetër përkatës kolegjial ekzekutiv, të organeve të administratës dhe të bartësve të funksioneve vetëqeverisëse, publike e të funksioneve të tjera shoqërore që përgjigjen para kuvendit dhe me synimet e veta orienton punën e këtyre organeve.



Neni 158

Në kuvend formohen Dhoma e punës së bashkuar si dhomë e delegatëve të njerëzve punues në organizatat e punës së bashkuar dhe organizatat e bashkësitë e tjera vetëqeverisëse të punës, dhoma e bashkësive lokale, si dhomë e delegatëve të njerëzve punues dhe të qytetarëve në bashkësitë lokale, respektivisht dhoma e komunave, si dhomë e delegatëve të njerëzve punues dhe të qytetarëve në komuna, dhe dhoma shoqërore-politike, si dhomë e delegatëve të njerëzve punues e të qytetarëve të organizuar në organizata shoqërore-politike.

Neni 159

Fushëveprimi dhe mënyra e vendosjes së dhomave të kuvendeve të bashkësive shoqërore-politike përcaktohen me kushtetutë, respektivisht me statut.

Fushëveprimi i dhomave rregullohet në mënyrën me të cilën sigurohet që dhoma e punës së bashkuar të marr pjesë në vendosjen mbi çështjet me interes për punëtorët dhe njerëzit e tjerë punues në punën shoqërore, që dhoma e bashkësive lokale, respektivisht dhoma e komunave të marrë pjesë në vendosjen mbi çështjet me interes për njerëzit punues dhe qytetarët në bashkësitë lokale, respektivisht në komuna, si dhe që dhoma shoqërore-politike të marrë pjesë në vendosjen mbi çështjet e realizimit, zhvillimit dhe të mbrojtjes së sistemit socialist vetëqeverisës të përcaktuar me kushtetutë.

Dhomat e kuvendit vendosin mbi çështjet nga kompetenca e kuvendit në mënyrë të pavarur, të barabartë ose në mbledhjen e përbashkët të të gjitha dhomave.

Kuvendet e bashkësive vetëqeverisëse të interesit për lëmët e arësimit, shkencës, kulturës, shëndetësisë dhe të mbrojtjes sociale vendosin në mënyrë të barabartë me dhomat kompetente të kuvendit të bashkësisë shoqërore-politike mbi çështjet nga këto lëmë që janë në kompetencën e kuvendit të bashkësisë përkatëse shoqërore-politike. Këto ose të drejtat e tjera të caktuara të vendosjes në kuvendin e bash-

kësisë shoqërore-politike mund të përcaktohen me statutin e komunës për kuvendet e bashkësive të tjera vetëqeverisëse të interesit.

Vendimi mbi ndarjen e pjesës së të ardhurave për nevoja të përbashkëta e të përgjithshme shoqërore dhe mbi destinimin e vëllimin e mjeteve për këto nevoja nuk mund të merret po qe se nuk e aprovon dhoma e punës së bashkuar.

Neni 160

Kuvendi i bashkësisë shoqërore-politike mund të shpallë referendum për deklarimin paraprak të njerëzve punues mbi disa çështje nga kompetenca e tij, ose për konfirmimin e ligjeve, dispozitave dhe akteve të tjera të përgjithshme.

Vendimi që merret në referendum është i obligueshëm.

Mbi refrendumin nxirret ligji.

Neni 161

Kuvendi, në kuadër të të drejtave dhe detyrave të bashkësisë shoqërore-politike, në ushtrimin e mbikqyrjes shoqërore, shqyrton çështjet e përgjithshme lidhur me realizimin e politikës dhe zbatimin e ligjeve e të dispozitave dhe akteve të tjera, disponimin e mjeteve shoqërore dhe për ndarjen e të ardhurave, si dhe mënyrën e realizimit të të drejtave dhe detyrave të organeve shtetërore, të organizatave të punës së bashkuar dhe të organizatave e të bashkësive të tjera vetëqeverisëse.

Kuvendi ushtron mbikqyrjen shoqërore në bashkëpunim me organet e qeverisjes dhe me organet e kontrollit vetëqeverisës të punëtorëve në organizatat e punës së bashkuar dhe në organizatat e bashkësitë e tjera vetëqeverisëse dhe ndikon në zhvillimin e përgjegjësisë e të normave socialiste në vetëqeverisje, veprimtari dhe në disponimin e mjeteve shoqërore.

Me mbikqyrjen shoqërore nuk mund të merren të drejtat e organeve, të organizatave, të bashkësive e të njerëzve punues, të përcaktuara me kushtetutë, me ligj dhe me statut, as të cënohen të drejtat dhe interesat e tyre të bazuara në ligj.

Neni 162

Në bashkësinë shoqërore-politike formohet si organ ekzekutiv i kuvendit, këshilli ekzekutiv, respektivisht organi tjetër përkatës kolegjial ekzekutiv.

Këshilli ekzekutiv, respektivisht organi tjetër kolegjial ekzekutiv përgjigjet para kuvendit për gjendjen në bashkësinë shoqërore-politike, për realizimin e politikës dhe zbatimin e dispozitave e akteve të tjera të përgjithshme të kuvendit, si dhe për orientimin dhe harmonizimin e punës së organeve të administratës.

Neni 163

Punët e administratës, në kuadër të të drejtave dhe detyrave të bashkësisë shoqërore-politike, i kryejnë organet e administratës dhe organizatat që kryejnë punët me interes për bashkësinë shoqërore-politike.

Organet e administratës realizojnë politikën e përcaktuar dhe zbatojnë ligjet, dispozitat e aktet e tjera të përgjithshme të kuvendit dhe të këshillit ekzekutiv, respektivisht të organit tjetër përkatës kolegjial ekzekutiv, zbatojnë synimet e kuvendit, përgjigjen për gjendjen në lëmët për të cilat janë formuar, përcjellin gjendjen në lëmët e caktuara dhe marrin inisiativë për zgjidhjen e çështjeve në këto lëmë, vendosin në çështjet administrative, ushtrojnë mbikqyrjen administrative dhe kryejnë punë të tjera administrative, nxjerrin dispozita për të cilat janë të autorizuara, pregatisin dispozita e akte të tjera të përgjithshme dhe kryejnë punë të tjera profesionale për kuvendin e bashkësisë shoqërore-politike dhe këshillin ekzekutiv, respektivisht organin tjetër përkatës kolegjial ekzekutiv.

Organet e administratës me punën e vet sigurojnë realizimin efikas të të drejtave dhe interesave të njerëzve punues dhe të qytetarëve, të organizatave të punës së bashkuar dhe të organizatave e të bashkësive të tjera vetëqeverisëse.

## Neni 164

Me ligj dhe me vendim të kuvendit të komunës të bazuar në ligj mund t'u besohet organizatave të punës së bashkuar dhe organizatave e bashkësive të tjera vetëqeverisëse, organizatave shoqërore, shoqatave të qytetarëve dhe organizatave të tjera që, në lëmën e veprimtarisë së tyre, me akte të veta të rregullojnë marrëdhënje të caktuara me interes të gjerë, që në çështje individuale të vendosin mbi të drejtat e obligimet e caktuara dhe të ushtrojnë autorizime të tjera publike.

Me ligj dhe me vendim të kuvendit të komunës të bazuar në ligj mund të caktohet mënyra e ushtrimit të autorizimeve publike që u besohen disa organizatave e bashkësive, si dhe të përcaktohen të drejtat e kuvendit dhe të organeve të tjera të bashkësisë shoqërore-politike lidhur me dhënjen e orientimeve këtyre organizatave e bashkësive dhe ushtrimin e mbikqyrjes në lidhje me ushtrimin e autorizimeve publike.

## Neni 165

Organet e administratës janë të pavarura në kuadër të autorizimeve të veta dhe për punën e vet përgjigjen para kuvendit dhe këshillit ekzekutiv, respektivisht organit tjetër përkatës kolegjial ekzekutiv.

Organet e administratës kryejnë punët nga kompetenca e vet në bazë dhe në kuadër të kushtetutës e të ligjeve.

Mënyra e realizimit të pergjegjësisë së organeve të administratës rregullohet me ligj.

## Neni 166

Kuvendi i bashkësisë shoqërore-politike ushtron kontrollin dhe mbikqyrjen politike mbi punën e organeve të administratës.

Organet e administratës kanë për detyrë që: t'i dërgojnë kuvendit të bashkësisë shoqërore-politike dhe këshillit ekzekutiv, respektivisht organit tjetër përkatës kolegjial ekzekutiv raporte mbi punën e vet, mbi gjendjen në lëmët përkatëse të administratës, njohtime e sqarime mbi çështjet nga fushëveprimi i tyre, të dhëna, shkresa e dokumente të tjera të nevojshme për punën e kuvendit e të këshillit ekzekutiv, respektivisht të organit tjetër përkatës kolegjial ekzekutiv; me kërkesën e tyre të studjojnë gjendjen në lëmën përkatëse; të studjojnë çështjet e caktuara ose brenda afatit të caktuar të kryejnë punën ga fushëveprimi i tyre dhe t'u paraqesin raport për këtë.



## Neni 167

Funksionarët që udhëheqin organet e administratës i emron dhe i shkarkon kuvendi i bashkësisë shoqërore-politike.

Funksionari që udhëheq organin e administratës përgjigjet para kuvendit të bashkësisë shoqërore-politike për punën e vet dhe për kryerjen e detyrave e punëve nga fushëveprimi i organit që udhëheq, si dhe për gjendjen në lëmën përkatëse të jetës shoqërore në kuadër të kompetencës së përcaktuar.

Funksionari përgjigjet edhe para këshillit ekzekutiv, respektivisht organit tjetër përkatës kolegjial ekzekutiv për realizimin e politikës së zbatimit të ligjeve dhe të akteve të tjera, për veprimin në pajtim me qëndrimet e synimet parimore, si dhe për kryerjen e detyrave dhe zbatimin e masave të tjera të përcaktuara nga ana e kuvendit dhe këtij organi.

Me ligj dhe me statutin e komunës në pajtim me ligjin, përcaktohen pozita, autorizimet dhe detyrat e funksionarëve që udhëheqin organet e administratës, si dhe kushtet e përgjithshme dhe mënyra e emërimit dhe shkarkimit të tyre.

Dhomat mund të fillojnë procedurën për shkarkimin e funksionarit që udhëheq organin e administratës edhe para se të kalojë koha për të cilën është emëruar.

Funksionari që udhëheq organin e administratës ka të drejtë të japë dorëheqje nëse konsideron se nuk është në gjendje të sigurojë funksionimin e drejtë dhe efikas të organit punën e të cilit e udhëheq, nëse konsideron se nuk është në gjendje të si-

gurojë zbatimin e aktit të caktuar të kuvendit ose politikës që e ka përcaktuar kuvendi, si dhe për shkaqe të tjera.

### Neni 168

Marrëdhënjet reciproke të organeve të administratës në Krahinë bazohen në të drejtat dhe detyrat e përcaktuara me këtë Kushtetutë, me ligj dhe me statut.

Me këtë Kushtetutë dhe me ligj përcaktohen të drejtat e detyrat e organeve krahinore të administratës në pikëpamje të zbatimit të ligjeve e të dispozitave të tjera dhe të akteve të përgjithshme, kontrolli i zbatimit të këtyre dispozitave dhe akteve të tjera të përgjithshme si dhe të drejtat e detyrat e tyre ndaj organeve komunale të administratës në zbatimin e këtyre dispozitave dhe akteve të përgjithshme.

Organet e administratës bashkëpunojnë midis tyre dhe realizojnë bashkëpunimin me organet e tjera, organizatat dhe bashkësitë themelore vetëqeverisëse dhe me organizatat shoqërore-politike mbi çështjet me interes për realizimin e detyrave e punëve të tyre dhe sigurojnë informimin reciprok në punë.

### Neni 169

Funksionarët e zgjedhur dhe të emëruar zgjedhen, respektivisht emërohen për kohën prej katër vjetësh.

Kryetarët e këshillit ekzekutiv, respektivisht kryetarët e organeve të tjera kolegjiale ekzekutive mund të zgjedhen më së shumti dy herë rresht.

Anëtarët e këshillit ekzekutiv, respektivisht të organeve tjera përkatëse kolegjiale ekzekutive, funksionarët që udhëheqin organet e administratës, si dhe funksionarët dhe bartësit e tjerë të funksioneve vetëqeverisëse, publike dhe të funksioneve të tjera shoqërore për të cilët këtë e ka caktuar kushtetuta ose ligji, respektivisht statuti, mund të zgjedhen, respektivisht të emërohen dy herë rresht, e përjashtimisht, sipas procedurës së veçantë të përcaktuar me ligj, respektivisht me statut edhe për një periodë të mandatit.



## Kreu III

## LIRITË, TË DREJTAT DHE DETYRAT E NJERIUT E TË QYTETARIT

### Neni 170

Liritë dhe të drejtat e njeriut e të qytetarit, të përcaktuara me kushtetutë, realizohen në solidaritetin reciprok të njerëzve dhe me përmbushjen e detyrave e përgjegjësive të secilit ndaj të gjithëve dhe të të gjithëve ndaj secilit.

Liritë dhe të drejtat e njeriut e të qytetarit janë të kufizuara vetëm me liritë dhe të drejtat e barabarta të të tjerëve dhe me interesat e bashkësisë socialiste të përcaktuara me kushtetutë.

Secili ka për detyrë të respektojë liritë dhe të drejtat e të tjerëve dhe është përgjegjës për këtë.

### Neni 171

Qytetarët janë të barabartë në të drejtat dhe detyrat pa dallim kombësie, race, seksi, gjuhe, feje, shkalle të arësimit ose pozite shoqërore.

Të gjithë janë të barabartë para ligjit.

### Neni 172

Është e pacenueshme dhe e patjetërsueshme e drejta e njeriut punues dhe e qytetarit për vetëqeverisje, me të cilën i sigurohet secilit që të vendosë mbi interesat e veta personale e të përbashkëta në organizatat e punës së bashkuar, bashkësitë lokale, bashkësitë vetëqeverisëse të interesit dhe në organizatat e bashkësitë e tjera vetëqeverisëse e bashkësitë shoqërore-politike, si dhe në të gjitha format e tjera të bashkimit vetëqeverisës dhe të ndërlidhjes reciproke të tyre.

Secili është përgjegjës për marrjen e vendimeve në baza të vetëqeverisjes dhe për zbatimin e vendimeve.

Neni 173

Qytetari që ka mbushur moshën tetëmbëdhjetë vjeç ka të drejtë të zgjedhë dhe të zgjedhet anëtar i delegacionit në organizatën dhe bashkësinë themelore vetëqeverisëse dhe delegat në kuvendin e bashkësisë shoqërore-politike.
Punëtori në organizatën e punës së bashkuar, si dhe njeriu punues në të gjitha format e bashkimit të punës, të mjeteve e të interesave, pa dallim moshe, ka të drejtë të zgjedhë dhe të zgjedhet në delegacionin për kuvendet e bashkësive shoqërore-politike dhe të zgjedhë delegatët për kuvendet e këtyre bashkësive.
Punëtori në organizatën e punës së bashkuar, si dhe njeriu punues në të gjitha format e bashkimit të punës, të mjeteve e të interesave, pa dallim moshe, ka të drejtë të zgjedh dhe të zgjedhet anëtar respektivisht delegat në organin e qeverisjes të organizatës.

Neni 174

Qytetari ka të drejtë t'u paraqesë parashtresa dhe propozime forumeve e organeve të bashkësive shoqërore-politike dhe organeve e organizatave të tjera kompetente, të marrë përgjegje për to, si dhe të marrë inisiativa politike dhe inisiativa të tjera me interes të përgjithshëm.

Neni 175

Secili ka për detyrë të ushtrojë me ndërgjegje dhe në interes të shoqërisë socialiste, vetëqeverisëse funksionin vetëqeverisës, publik dhe funksionin tjetër shoqëror që i është besuar.

Neni 176

Garantohet e drejta për punë.
Të drejtat e fituara në bazë të punës janë të patjetërsueshme.
Të gjithë ata që drejtojnë ose disponojnë mjetet shoqërore dhe bashkësitë shoqërore-politike, kanë



për detyrë të krijojnë kushte gjithnjë e më të volitshme për realizimin e së drejtës për punë.
Bashkësia shoqërore krijon kushte për aftësimin e qytetarëve që nuk janë plotësisht të aftë për punë, si dhe kushte për inkuadrimin përkatës të tyre në punë.
Në kushte të caktuara me ligj garantohet e drejta e sigurimit material gjatë kohës së papunësisë së përkohshme.
Punëtorit mund t'i pushojë puna kundër vullnetit të tij vetëm në kushtet dhe në mënyrën që janë përcaktuar me ligj.
Kush nuk don të punojë, e është i aftë për punë, nuk gëzon të drejtat dhe mbrojtjen që i takojnë në bazë të punës.

Neni 177

Garantohet liria e punës.
Secili zgjedh lirisht profesionin dhe punën e vet.
Për çdo qytetar, në kushte të barabarta, është aksesibil çdo vend pune dhe funksion në shoqëri.
Ndalohet puna me dhunë.

Neni 178

Njeriu punues ka të drejtë për kushte të punës që sigurojnë integritetin dhe sigurinë fizike e morale të tij.

Neni 179

Punëtori ka të drejtë për kohë të kufizuar të punës.
Koha e punës së punëtorit nuk mund të jetë më e gjatë se 42 orë në javë. Në veprimtaritë e caktuara dhe në raste të caktuara me ligj mund të përcaktohet që koha e punës, për një periodë të kufizuar, të mund të jetë më e gjatë se 42 orë në javë, po qe se këtë e kërkon natyra e punës ose rrethanat e jashtëzakonshme.
Me ligj mund të caktohen kushtet për shkurtimin e kohës së punës.

Punëtori ka të drejtë për pushim të ditës e të javës, si dhe për pushim të përvitshëm të paguar prej së paku tetëmbëdhjetë ditë pune.

Punëtori ka të drejtë për mbrojtjen shëndetësore e mbrojtjen tjetër dhe për sigurinë personale në punë.

Të rinjtë, gratë dhe personat invalidë gëzojnë mbrojtje të veçantë në punë.

Neni 180

E drejta e punëtorit për sigurimin social sigurohet me sigurimin e obligueshëm sipas parimeve të reciprocitetit e të solidaritetit dhe të punës së tejshkuar, në bashkësitë vetëqeverisëse të interesit, e në bazë të kontributit nga të ardhurat personale dhe kontributit nga të ardhurat e organizatave të punës së bashkuar, respektivisht kontributit nga mjetet e organizatave ose të bashkësive të tjera në të cilat punojnë. Me këtë sigurim punëtori, në pajtim me ligjin, i siguron vetes të drejtën për mbrojtjen shëndetësore dhe të drejtat e tjera në rast të sëmundjes, të drejtat në rast të lindjes, zvogëlimit ose humbjes së aftësisë për punë, papunësisë e pleqërisë dhe të drejtat për forma të tjera të sigurimit social, kurse për anëtarët e familjes së vetë — të drejtën për mbrojtjen shëndetësore, të drejtën për pensionin familjar, si dhe të drejtat e tjera në bazë të sigurimit social.

Të drejtat nga sigurimi social për njerëzit punues dhe qytetarët që nuk janë përfshirë me sigurimin e obligueshëm social rregullohen, në pajtim me ligjin, sipas parimeve të reciprocitetit e të solidaritetit.

Neni 181

Qytetarit i garantohet që për banesën në pronësinë shoqërore të fitojë të drejtën e banimit me të cilën i sigurohet që, në kushte të caktuara me ligj, të shfrytëzojë përherë banesën në pronësinë shoqërore për t'i plotësuar nevojat personale dhe familjare të banimit.



E drejta e qytetarëve për shfrytëzimin e banesës mbi të cilën ekziston e drejta e pronësisë rregullohet me ligj.

Neni 182

Është i obligueshëm shkollimi fillor që zgjatë së paku tetë vjet.

Kushtet materiale dhe kushtet e tjera për hapjen dhe punën e shkollave e të institucioneve të tjera të arësimit të qytetarëve dhe për përparimin e veprimtarisë së tyre i sigurojnë, sipas parimeve të reciprocitetit e të solidaritetit, njerëzit punues, organizatat e punës së bashkuar, organizatat e bashkësitë e tjera vetëqeverisëse dhe bashkësitë shoqërore-politike në bashkësitë vetëqeverisëse të interesit, në pajtim me ligjin.

Qytetarët kanë të drejtë që, në kushte të barabarta të përcaktuara me ligj, të fitojnë dije dhe pregatitje profesionale në të gjitha shkallët e arësimit, në të gjitha llojet e shkollave dhe në institucionet e tjera të arësimit.

Neni 183

Garantohet liria e mendimit dhe e vetëvendosjes.

Neni 184

Garantohet liria e shtypit dhe e formave të tjera të informimit e të të shprehurit publik, liria e bashkimit, liria e fjalës dhe e paraqitjes publike, liria e mbledhjes dhe e tubimit tjetër publik.

Qytetarët kanë të drejtë që me anë të mjeteve të informimit të shprehin e të publikojnë mendimet e veta.

Qytetarët, organizatat dhe shoqatat e qytetarëve, në kushtet e caktuara me ligj, mund të botojnë shtypin dhe të përhapin informata me anë të mjeteve të tjera të informimit.

Neni 185

Garantohet e drejta e qytetarit që të informohet për ngjarjet në vend dhe në botë, që janë me inte-

res për jetën e punën e tij, si dhe për çështjet me interes për bashkësinë.

Shtypi, radioja e televizioni dhe mjetet e tjera të informimit e të komunikimit publik kanë për detyrë të informojnë me saktësi dhe objektivisht opinionin si dhe të publikojnë mendime e informata të organeve të organizatave e të qytetarëve që janë me interes për opinionin.

Garantohet e drejta e korigjimit të informatës së publikuar me të cilën cenohen të drejtat ose interesat e njeriut, të organizatës ose të organit.

Neni 186

Krijimi shkencor dhe artistik është i lirë.

Krijuesit e veprave shkencore e artistike, si dhe të zbulimeve shkencore e të shpikjeve teknike, kanë të drejta morale e materiale mbi veprat e veta. Të drejtat e krijuesit mbi veprat e veta nuk mund të përdoren në kundërshtim me interesat e shoqërisë që të mbërrimet e reja shkencore dhe shpikjet teknike të aplikohen.

Vëllimi, kohëzgjatja, kufizimi, shuarja dhe mbrojtja e të drejtave të krijuesit për veprat e veta, si dhe të drejtat e organizatave të punës së bashkuar në të cilat janë krijuar këto vepra si rezultat i bashkimit të punës e të mjeteve, caktohen me ligj.

Neni 187

Qytetarit i garantohet liria e shprehjes së përkatësisë kombit, respektivisht kombësisë, liria e shprehjes së kulturës kombëtare, dhe liria e përdorimit të gjuhës së vet dhe të shkrimit të saj.

Qytetari nuk është i detyruar të deklarohet se cilit komb, respektivisht cilës kombësi i takon, as të përcaktohet që t'i takojë njërit nga kombet, respektivisht njërës nga kombësitë.

Qytetarit i garantohet liria e shprehjes së përkatësisë së grupit etnik, liria e zhvillimit të kulturës së vet dhe e përdorimit të gjuhës së vet dhe shkrimit të saj.



Është kundërkushtetues dhe dënohet çdo propagim ose zbatim i pabarazisë kombëtare, si dhe çdo mbjellje e urrejtjes dhe e intolerancës kombëtare, raciale ose fetare.

Neni 188

Mbrojtja e vendit është e drejtë e pacenueshme dhe e patjetërsueshme dhe detyrë e nder më i lartë i çdo qytetari.

Neni 189

Është e drejtë dhe detyrë e qytetarit që të marrë pjesë në vetëmbrojtjen shoqërore.

Neni 190

Besimi fetar është i lirë dhe është çështje private e njeriut.

Bashkësitë fetare janë të ndara nga shteti dhe janë të lira në kryerjen e punëve fetare e të ceremonive fetare.

Bashkësitë fetare mund të hapin vetëm shkolla fetare për pregatitjen e klerit.

Është kundërkushtetues keqpërdorimi i fesë dhe i veprimtarisë fetare për qëllime politike.

Bashkësia shoqërore mund t'i ndihmojë materialisht bashkësitë fetare.

Bashkësitë fetare, brenda kufive të caktuar me ligj, mund të kenë të drejtë pronësie mbi pasurinë e paluejtshme.

Neni 191

Jeta e njeriut është e pacenueshme.

Dënimi me vdekje mund të përcaktohet e të jepet përjashtimisht vetëm për format më të rënda të veprave të rënda penale.

Neni 192

Garantohet paprekshmëria e integritetit të personalitetit të njeriut, e jetës personale e familjare dhe e të drejtave të tjera të personalitetit.

Ndalohet dhe dënohet çdo nxjerrje me shtrëngim e pohimeve dhe e deklaratave.

Neni 193

Liria e njeriut është e pacenueshme.
Askujt nuk mund t'i heqet liria, përveç në rastet dhe në procedurën që janë përcaktuar me ligj.
Heqja e lirisë mund të zgjasë vetëm për derisa të ekzistojnë kushtet ligjore për këtë.
Heqja e paligjshme e lirisë dënohet.

Neni 194

Personi për të cilin ekziston dyshimi i bazuar se ka kryer vepër penale mund të vihet në paraburgim dhe të mbahet në paraburgim vetëm kur kjo është e domosdoshme për zbatimin e procedurës penale ose për sigurinë e njerëzve. Paraburgimi caktohet me vendim të gjykatës, e vetëm në raste të jashtëzakonshme, në kushtet e caktuara me ligj, me vendim të organit tjetër të autorizuar me ligj — më së shumti gjer në tri ditë.
Personit që është vënë në paraburgim duhet t'i dorëzohet vendimi me shkrim i arësyetuar në momentin e paraburgimit ose më së largu brenda afatit prej 24 orësh pas vënjes në paraburgim. Kundër këtij vendimi ky person ka të drejtë ankese mbi të cilën gjykata vendos brenda afatit prej 48 orësh.
Koha e paraburgimit duhet të reduktohet në masën më të vogël të domosdoshme.
Paraburgimi sipas vendimit të gjykatës së shkallës së parë mund të zgjasë më së shumti tre muaj nga dita e vënjes në paraburgim. Ky afat me vendim të Gjykatës supreme mund të zgjatet edhe tre muaj. Në qoftë se gjer në kalimin e këtyre afateve nuk ngritet padia, i pandehuri lirohet.

Neni 195

Garantohet respektimi i personalitetit të njeriut dhe i dinjitetit njerëzor në procedurën penale dhe në çdo procedurë tjetër, në rast heqjeje, respektivisht kufizimi të lirisë, si dhe gjatë ekzekutimit të dënimit.



Neni 196

Secili ka të drejtë për mbrojtjen e barabartë të të drejtave të veta në procedurën para gjykatës, organeve shtetërore dhe organeve e organizatave të tjera, që vendosin mbi të drejtat, obligimet dhe interesat e tij.
Secilit i garantohet e drejta e ankesës, ose e mjetit tjetër juridik kundër vendimeve të gjykatave, të organeve shtetërore dhe të organeve e organizatave të tjera, me të cilat vendoset mbi të drejtën ose interesin e tij të bazuar në ligj.
Ndihma juridike sigurohet me anë të avokatisë si shërbim i pavarur shoqëror dhe me anë të formave të tjera të ndihmës juridike.

Neni 197

Askush nuk mund të dënohet për veprën e cila, para se të kryhej, nuk ka qenë e parashikuar me ligj ose me dispozitë të bazuar në ligj si vepër e denueshme dhe për të cilën nuk ka qenë parashikuar dënimi.
Veprat penale dhe sanksionet penale mund të caktohen vetëm me ligj.
Sanksionet penale i jep gjykata kompetente në procedurën e përcaktuar me ligj.
Askush nuk mund të konsiderohet fajtor për veprën penale përderisa kjo të mos vërtetohet me aktgjykim gjyqësor të formës së prerë.
Personi që është dënuar pa arësye për veprën penale ose të cilit pa bazë i është hequr liria, ka të drejtë për rehabilitim dhe për shpërblimin e dëmit nga mjetet shoqërore, si dhe të drejta të tjera të përcaktuara me ligj.

Neni 198

Garantohet e drejta për mbrojtje.
Askush që mund t'i shtrohet gjykatës ose organit tjetër kompetent për zbatimin e procedurës, nuk mund të dënohet po qe se nuk është marrë në pyetje

sipas ligjit apo nëse nuk i është dhënë mundësia që të mbrohet.

I pandehuri ka të drejtë të marrë mbrojtësin të cilit, në pajtim me ligjin, i bëhet e mundur mbrojtja dhe sigurimi i të drejtave dhe interesave të të pandehurit. Me ligj caktohet se në çfarë rastesh i pandehuri duhet të ketë mbrojtësin.

Neni 199

Qytetarëve u garantohet liria e qarkullimit dhe e banimit.

Kufizimi i lirisë së qarkullimit dhe të banimit mund të parashihet me ligj vetëm me qëllim që të sigurohet zbatimi i procedurës penale, të pengohet përhapja e sëmundjeve ngjitëse ose të mbrohet rendi publik, ose kur këtë e kërkojnë interesat e mbrojtjes së vendit.

Neni 200

Banesa është e paprekshme.

Askush pa vendim të nxjerrë në bazë të ligjit nuk mund të hyjë në banesë ose në lokale të tjera të huaja, as të bëjë përkuizimin e tyre kundër vullnetit të mbajtësitë të tyre.

Me rastin e përkuizimit ka të drejtë të asistojë personi banesa ose lokali i të cilit përkuizohet, ose anëtari i familjes së tij, respektivisht përfaqësuesi i tij.

Përkuizimi mund të bëhet vetëm në praninë e dy dëshmitarëve.

Në kushtet e parashikuara me ligj personi zyrtar mund të hyjë në banesë ose në lokale të huaja pa vendim të organit kompetent dhe të bëjë përkuizimin pa praninë e dëshmitarëve po qe se kjo është e domosdoshme për të kapur drejtpërdrejtë kryesin e veprës penale ose për të siguruar njerëzit dhe pasurinë, ose kur është e qartë se ndryshe nuk mund të siguroheshin provat në procedurën penale.

Çdo hyrje kundërligjore në banesë dhe në lokale të tjera të huaja dhe përkuizimi i tyre ndalohen dhe dënohen.



Neni 201

Fshehtësia e letrave dhe e mjeteve të tjera të komunikimit është e pacënueshme.

Vetëm me ligj mund të përcaktohet që në bazë të vendimit të organit kompetent të mund të bëhet përjashtim nga parimi i pacenueshmërisë së fshehtësisë së letrave dhe të mjeteve të tjera të komunikimit, po qe se kjo është e domosdoshme për zbatimin e procedurës penale ose për sigurinë e vendit.

Neni 202

Secili ka të drejtë për mbrojtjen e shëndetit.

Me ligj përcaktohet se në çfarë rastesh qytetarët që nuk janë të siguruar kanë të drejtë për mbrojtjen e shëndetit nga mjetet shoqërore.

Neni 203

Luftëtarëve, invalidëve ushtarakë, invalidëve civilë të luftës, viktimave të terrorit fashist dhe anëtarëve të familjeve të dëshmorëve u garantohen të drejtat me të cilat sigurohet siguria sociale e tyre dhe të drejtat e tjera që përcaktohen me ligj.

Invalidëve ushtarakë u sigurohet aftësimi për punë, të drejtat e invalidëve dhe format e tjera të mbrojtjes.

Neni 204

Nëna dhe fëmija gëzojnë mbrojtje të veçantë shoqërore.

Nën mbrojtjen e veçantë shoqërore janë të miturit për të cilët nuk kujdesen prindërit, si dhe personat e tjerë që nuk janë në gjendje të kujdesen për vetvete dhe për mbrojtjen e të drejtave e interesave të veta.

Neni 205

Qytetarët që janë të paaftë për punë e nuk kanë mjete të nevojshme për ekzistencë, kanë të drejtë për ndihmën e bashkësisë shoqërore.

Neni 206

Familja gëzon mbrojtjen shoqërore. Martesa dhe marrëdhënjet juridike në martesë e në familje rregullohen me ligj.

Martesa lidhet në mënyrë të plotfuqishme me hirin e personave të seksit të kundërt që lidhin martesë para organit kompetent.

Prindërit kanë të drejtë dhe për detyrë të kujdesen për rritjen dhe edukimin e fëmijëve të tyre. Fëmijët kanë për detyrë të kujdesen për prindërit e vet që kanë nevojë për ndihmë.

Fëmijët e lindur jashtë martesës kanë të drejta dhe detyra të njëjta sikurse fëmijët e lindur në martesë.

Neni 207

Është e drejtë e njeriut që të vendos lirisht mbi lindjen e fëmijëve.

Kjo e drejtë mund të kufizohet vetëm për mbrojtjen e shëndetit.

Neni 208

Njeriu ka të drejtë për ambient të shëndoshë të jetës.

Bashkësia shoqërore siguron kushtet për realizimin e kësaj të drejte.

Neni 209

Secili që shfrytëzon tokën, ujin ose të mirat e tjera të natyrës ka për detyrë ta bëjë këtë në mënyrën me të cilën sigurohen kushtet e punës e të jetës së njeriut në ambientin e shëndoshë.

Secili ka për detyrë të ruajë natyrën dhe të mirat e saj, kuriozitetet e gjërat e rralla të natyrës dhe përmendoret e kulturës.

Neni 210

Garantohet e drejta e trashëgimit.

Trashëgimi rregullohet me ligj.



Askush në bazë të trashëgimit nuk mund të mbajë në pronësinë e vet pasuri të paluejtshme dhe mjete të punës në një vëllim më të madh se sa është caktuar me kushtetutë ose me ligj.

Trashëgimi i pasurisë së personit që ka gëzuar ndihmën sociale ose ndihmën tjetër të bashkësisë shoqërore mund të kufizohet me ligj.

Neni 211

Secili ka për detyrë që, në kushte të barabarta dhe në përpjestim me mundësitë e veta materiale, të kontribuojë për plotësimin e nevojave të përgjithshme shoqërore.

Neni 212

Është detyrë e secilit që t'i japë ndihmë tjetrit kur ky është në rrezik dhe që në mënyrë solidare me tjetrin të marrë pjesë në menjanimin e rrezikut të përgjithshëm.

Neni 213

Secili ka për detyrë t'i përmbahet kushtetutës dhe ligjit.

Me ligj caktohen kushtet në të cilat dënohet moskryerja e detyrave të përcaktuara me kushtetutë.

Neni 214

Është kundërkushtetues dhe dënohet çdo arbitraritet me të cilin cenohet ose kufizohet e drejta e njeriut, pa marrë parasysh se kush e bën.

Askush nuk mund të përdorë dhunën as t'i kufizojë të drejtat e tjetrit, përveç në rastet dhe në procedurën që janë përcaktuar me ligj.

Neni 215

Secili ka të drejtë për shpërblimin e dëmit të cilin, në lidhje me ushtrimin e shërbimit ose të veprimtarisë tjetër të organit shtetëror, respektivisht të

organizatës që kryen punët me interes publik, ia shkakton me punën e vet të paligjshme ose të padrejtë personi ose organi që ushtron këtë shërbim ose veprimtari.

Dëmin ka për detyrë ta shpërblejë bashkësia shoqërore-politike, respektivisht organizata në të cilën ushtrohet veprimtaria ose shërbimi. I dëmtuari ka të drejtë që, në pajtim me ligjin, të kërkojë shpërblimin e dëmit edhe drejtpërdrejt nga personi që ka shkaktuar dëmin.

### Neni 216

Liritë dhe të drejtat e garantuara me kushtetutë nuk mund të heqen as të kufizohen.

Liritë dhe të drejtat e përcaktuara me kushtetutë askush nuk mund t'i përdorë për shkatërrimin e bazës së rregullimit socialist vetëqeverisës demokratik të përcaktuar me kushtetutë, rrezikimin e pavarësisë së vendit, shkeljen e lirive dhe të drejtave të njeriut e të qytetarit të garantuara me kushtetutë, rrezikimin e paqes e të bashkëpunimit të barabartë ndërkombëtar, mbjelljen e urrejtjes ose të intolerancës kombëtare, raciale e fetare ose për nxitje për kryerjen e veprave penale, as që mund t'i shfrytëzojë këto liri në mënyrën me të cilën fyhet morali publik. Me ligj caktohet se në cilat raste dhe në çfarë kushtesh shfrytëzimi i lirive në kundërshtim me kushtetutën sjell kufizimin ose ndalimin e shfrytëzimit të tyre.

Këto liri dhe të drejta realizohen, kurse detyrat përmbushen në bazë të kushtetutës. Mënyra e realizimit të disa lirive dhe të drejtave mund të përcaktohet vetëm me ligj dhe vetëm kur kjo është parashikuar me kushtetutë ose kur është e domosdoshme për realizimin e tyre.

Sigurohet mbrojtja gjyqësore e lirive dhe të drejtave të garantuara me kushtetutë.



## K r e u IV

## BARAZIA E GJUHËVE DHE SHKRIMEVE

### Neni 217

Në Krahinën Socialiste Autonome të Kosovës aplikohen në mënyrë të barabartë gjuha serbokroate e gjuha shqipe dhe shkrimet e tyre.

Në rajonet ku jetojnë edhe turqit aplikohet në mënyrë të barabrtë edhe gjuha turke dhe shkrimi i saj.

Organet, institucionet, organizatat punuese dhe organizatat e tjera në Krahinë janë të obliguara që në punën e vet t'i përmbahen parimit të barazisë së gjuhëve e të shkrimeve të kombeve e të kombësive të Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës.

### Neni 218

Në shkollat fillore, të mesme, të larta e fakultetet, respektivisht në paralelet e tyre sigurohen kushtet për mësimin në gjuhën amtare, respektivisht në gjuhën shqipe, serbokrote dhe turke, në pajtim me ligjin.

Pjestarët e kombeve e të kombësive të tjera të Jugosllavisë, në pajtim me ligjin krahinor, kanë të drejtë mësimi në gjuhën e tyre.

### Neni 219

Gjuha shqipe, serbokroate dhe turke janë të barabarta si lëndë mësimi dhe si gjuhë joamtare mësohen në mënyrën e përcaktuar me ligj.

### Neni 220

Me statutin e komunave përcaktohet më hollësisht dhe sigurohet aplikimi i barabartë i gjuhës shqipe e serbokroate, respektivisht i gjuhës serbo-

kroate, shqipe dhe turke në komunat ku jetojnë edhe turqit.

Me statut dhe me aktin tjetër të përgjithshëm të organizatave të punës së bashkuar dhe të organizatave e të bashkësive të tjera vetëqeverisëse përcaktohet më hollësisht dhe sigurohet aplikimi i barabartë i gjuhës shqipe e serbokroate, respektivisht i gjuhës serbokroate, shqipe dhe turke.

Neni 221

Realizimi i barazisë së gjuhës shqipe, serbokroate e turke dhe caktimi i kushteve më të hollësishme të aplikimit të tyre në punën e Kuvendit të Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës dhe të organeve e të organizatave të tjera krahinore që realizojnë të drejtat dhe detyrat e Krahinës, si dhe rregullimi më i hollësishëm i aplikimit të parimit të barazisë së gjuhëve në Krahinë, rregullohet me ligj dhe me akte të tjera të përgjithshme krahinore.

Kreu V

KUSHTETUTSHMËRIA DHE LIGJSHMËRIA

Neni 222

Për realizimin e marrëdhënjeve shoqërore-ekonomike e politike të përcaktuara me kushtetutë e me ligj dhe për mbrojtjen e lirive dhe të drejtave të njeriut e qytetarit, të vetëqeverisjes, të pronësisë shoqërore, të të drejtave vetëqeverisëse dhe të drejtave të tjera të organizatave të punës së bashkuar dhe të organizatave e të bashkësive të tjera vetëqeverisëse dhe të bashkësive shoqërore-politike, sigurohet mbrojtja e kushtetutshmërisë dhe ligjshmërisë.

Neni 223

Kujdesi për kushtetutshmërinë dhe ligjshmërinë është detyrë e gjykatave, organeve të bashkësive shoqërore-politike, organizatave të punës së bashkuar dhe e organizatave e bashkësive të tjera vetëqeverisëse, si dhe e bartësve të funksioneve vetëqeverisëse, publike e të funksioneve të tjera shoqërore.

Gjykata Kushtetuese e Kosovës, si bartëse e mbrojtjes së kushtetutshmërisë, siguron edhe ligjshmërinë në pajtim me këtë Kushtetutë.

Është e drejtë dhe detyrë e njerëzve punues dhe e qytetarëve që të marrin iniciativë për mbrojtjen e kushtetutshmërisë dhe ligjshmërisë.

Neni 224

Të gjitha ligjet e dispozitat e tjera dhe aktet e përgjithshme të organeve të bashkësive shoqërore-politike, si dhe aktet e përgjithshme vetëqeverisëse të organizatave të punës së bashkuar dhe të organizatave e të bashkësive të tjera vetëqeverisëse, duhet të jenë në pajtim me këtë Kushtetutë.

Dispozitat dhe aktet e tjera të përgjithshme të organeve krahinore e komunale, si dhe aktet e përgjithshme vetëqeverisëse të organizatave të punës së bashkuar dhe të organizatave e të bashkësive të tjera vetëqeverisëse në Krahinë, duhet të jenë në pajtim me ligjin krahinor dhe me dispozitën tjetër krahinore.

Neni 225

Në qoftë se dispozita ose akti tjetër i përgjithshëm i organit të komunës, si dhe akti i përgjithshëm vetëqeverisës i organizatave të punës së bashkuar dhe i organizatës e i bashkësisë tjetër vetëqeverisëse në Krahinë nuk është në pajtim me ligjin krahinor, gjer në vendimin e Gjykatës Kushtetuese të Kosovës, do të zbatohet ligji krahinor.

Në qoftë se organi që vendos në çështjet individuale konsideron se dispozita ose akti tjetër i përgjithshëm, ose akti i përgjithshëm vetëqeverisës nuk janë në pajtim me ligjin krahinor, ka për detyrë të fillojë procedurën para Gjykatës Kushtetuese të Kosovës.

### Neni 226

Këshilli Ekzekutiv i Kuvendit të Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës ka të drejtë që, gjer në vendimin e Gjykatës Kushtetuese të Kosovës, të pezullojë zbatimin e dispozitës e të aktit tjetër të përgjithshëm të organit komunal që nuk është në pajtim me këtë Kushtetutë ose me ligjin krahinor.

### Neni 227

Kuvendi i komunës ka të drejtë që, gjer në vendimin e Gjykatës Kushtetuese të Kosovës, të pezullojë zbatimin e aktit të përgjithshëm të organizatës së punës së bashkuar dhe të organizatës e të bashkësisë tjetër vetëqeverisëse që nuk është në pajtim me këtë Kushtetutë ose me ligjin krahinor. Në qoftë se kuvendi i komunës nuk pezullon zbatimin e aktit të këtillë, këtë mund ta bëjë Këshilli Ekzekutiv i Kuvendit të Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës.

### Neni 228

Kuvendi i Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës dhe kuvendet e komunave mund të abrogojnë ose të anulojnë dispozitën ose aktin tjetër të përgjithshëm kundërkushtetues ose të paligjshëm të organit të vet ekzekutiv dhe administrativ.

Këshilli Ekzekutiv i Kuvendit të Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës, respektivisht organi ekzekutiv i kuvendit të komunës mund të abrogojë dispozitën ose aktin tjetër të përgjithshëm kundërkushtetues ose të paligjshëm të organit administrativ të asaj bashkësie shoqërore-politike.

### Neni 229

Ligjet e dispozitat e tjera dhe aktet e përgjithshme të bashkësive shoqërore-politike shpallen para se të hyjnë në fuqi.

Ligjet e dispozitat e tjera krahinore dhe aktet e përgjithshme të organeve të bashkësive shoqërore-politike hyjnë në fuqi jo me parë se ditën e tetë pas shpalljes.

Vetëm për shkaqe posaçërisht të arësyeshme mund të caktohet që ligji e dispozita tjetër krahinore dhe akti i përgjithshëm krahinor të hyjë në fuqi brenda afatit më të shkurtër se tetë ditë nga dita e shpalljes ose po atë ditë që është shpallur.

Aktet e përgjithshme vetëqeverisëse nuk mund të zbatohen para se të shpallen në mënyrë përkatëse.

### Neni 230

Ligjet e dispozitat e tjera dhe aktet e përgjithshme të organeve krahinore shpallen në tekste autentike në gjuhën shqipe, serbokroate dhe turke në „Gazetën zyrtare të Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës".

Me statutin e komunës, statutin e organizatës themelore të punës së bashkuar dhe të organizatës e të bashkësisë tjetër vetëqeverisëse caktohet mënyra e shpalljes së akteve të tyre të përgjithshme dhe përcaktohet se a do të shpallen, përveç gjuhës shqipe e serbokroate, edhe në gjuhën turke.

Dispozitat dhe aktet e përgjithshme të organeve komunale shpallen në „Gazetën zyrtare të Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës".

### Neni 231

Ligjet e dispozitat e tjera dhe aktet e përgjithshme nuk mund të kenë efekt prapaveprues.

Vetëm me ligj mund të caktohet që disa dispozita të tij, nëse këtë e kërkon interesi i përgjithshëm, të kenë efekt prapaveprues.

Veprat e dënueshme përcaktohen dhe dënimet për këto vepra jepen sipas ligjit, respektivisht dispozitës tjetër që ka qenë në fuqi në kohën e kryerjes së veprës, përveç nëse ligji, respektivisht dispozita tjetër e re është më e butë për kryesin.

### Neni 232

Të gjitha aktet individuale dhe masat e organeve të administratës e të organeve të tjera shtetërore

që kryejnë punët ekzekutive dhe administrative, si dhe aktet individuale të organizatave të punës së bashkuar dhe të organizatve e të bashkësive të tjera vetëqeverisëse, që ato i nxjerrin gjatë ushtrimit të autorizimeve publike, duhet të bazohen në ligj ose në dispozitën tjetër të nxjerrë në mënyrë të ligjshme.

Neni 233

Organet shtetërore, si dhe organizatat e punës së bashkuar dhe organizatat e bashkësitë e tjera vetëqeverisëse që ushtrojnë autorizime publike, në çështje individuale mund të vendosin mbi të drejtat dhe obligimet ose, në bazë të ligjit, të aplikojnë masa detyrimi ose kufizimi, vetëm në procedurën e përcaktuar me ligj në të cilën i jepet mundësia secilit që t'i mbrojë të drejtat e interesat e veta dhe që kundër aktit të nxjerrë të paraqesë ankesë ose të përdorë mjetin tjetër juridik të parashikuar me ligj.

Organet e administratës mund të ngarkojnë me obligime ndonjë organizatë e bashkësi vetëqeverisëse në pikëpamje të punës së tyre vetëm nëse për këtë janë autorizuar shprehimisht me ligj dhe në procedurën e përcaktuar me ligj.

Neni 234

Kundër vendimeve dhe akteve të tjera individuale të organeve gjyqësore, administrative e të organeve të tjera shtetërore, si dhe kundër akteve të këtilla të organizatave e të bashkësive vetëqeverisëse që ushtrojnë autorizime publike, të nxjerra në shkallën e parë, mund t'i paraqitet ankesa organit kompetent.

Në raste të jashtëzakonshme dhe të caktuara me ligj mund të përjashtohet ankesa, po qe se në mënyrë tjetër është siguruar mbrojtja e të drejtave dhe e ligjshmërisë.

Neni 235

Mbi ligjshmërinë e akteve individuale përfundimtare me të cilat organet shtetërore ose organizatat dhe bashkësitë vetëqeverisëse që ushtrojnë autorizime publike vendosin mbi të drejtat ose obligimet, vendos gjykata në konfliktin administrativ, po qe se për çështjen e caktuar nuk është parashikuar me ligj mbrojtja tjetër gjyqësore.

Në raste të jashtëzakonshme, në llojet e caktuara të çështjeve administrative vetëm me ligj mund të përjashtohet konflikti administrativ.

Neni 236

Organet shtetërore dhe organizatat që ushtrojnë autorizime publike zhvillojnë procedurën në gjuhën shqipe ose në gjuhën serbokroate, e kur kjo është caktuar me statutin e komunës dhe me statutin e organizatës së punës së bashkuar dhe të organizatës e të bashkësisë tjetër vetëqeverisëse, edhe në gjuhën turke.

Mosnjohja e gjuhës në të cilën zhvillohet procedura nuk mund të jetë pengesë për mbrojtjen dhe realizimin e të drejtave dhe interesave të arësyeshme të qytetarëve e të organizatave.

Secilit i garantohet e drejta që në procedurën para gjykatës ose organeve të tjera shtetërore, organizatave të punës së bashkuar dhe organizatave e bashkësive të tjera vetëqeverisëse, që në ushtrimin e autorizimeve publike vendosin mbi të drejtat dhe obligimet e qytetarëve, të përdorë gjuhën e vet dhe që në këtë procedurë të njihet në gjuhën e vet me faktet.

## Kreu VI

## GJYKATAT DHE PROKURORIA PUBLIKE

Neni 237

Funksionin gjyqësor në sistemin unik të pushtetit e të vetëqeverisjes së klasës punëtore dhe të të gjithë njerëzve punues e ushtrojnë gjykatat e rre-

gullta si organe të pushtetit shtetëror dhe gjykatat vetëqeverisëse.

Gjykatat mbrojnë liritë e të drejtat e qytetarëve dhe pozitën vetëqeverisëse të njerëzve punues dhe të organizatave e të bashkësive vetëqeverisëse dhe sigurojnë kushtetutshmërinë e ligjshmërinë.

Neni 238

Gjykatat janë të pavarura në ushtrimin e funksionit gjyqësor dhe gjykojnë në bazë të kushtetutës, ligjit dhe akteve të përgjithshme vetëqeverisëse.

Neni 239

Gjykatat e rregullta themelohen me ligj.

Kompetenca, përbërja dhe organizimi i gjykatave të rregullta dhe procedura para këtyre gjykatave përcaktohen me ligj.

Neni 240

Gjykatat e rregullta: vendosin në konfliktet mbi marrëdhënjet themelore personale, të drejtat e obligimet e qytetarëve dhe të drejtat e obligimet e bashkësive shoqërore-politike; japin dënime dhe masa të tjera ndaj kryesve të veprave penale dhe të veprave të tjera të dënueshme të caktuara me ligj; vendosin mbi ligjshmërinë e akteve individuale të organeve shtetërore dhe të organizatave që ushtrojnë autorizime publike; zgjidhin konfliktet mbi marëdhënjet pasurore dhe marrëdhënjet e punës, po qe se zgjidhja e këtyre konflikteve nuk u është besuar gjykatave vetëqeverisëse dhe vendosin mbi marëdhënjet e tjera kur kjo është parashikuar me ligj.

Neni 241

Gjykatat e rregullta përcjellin dhe studjojnë marrëdhënjet e dukuritë shoqërore me interes për realizimin e funksioneve të veta dhe u japin kuvendeve të bashkësive përkatëse shoqërore-politike dhe organeve të tjera shtetërore e organizatave dhe bashkësive



vetëqeverisëse propozime për pengimin e dukurive shoqërisht të rrezikshme e të dëmshme dhe për përforcimin e ligjshmërisë, përgjegjësisë shoqërore dhe të moralit socialist.

Gjyakatat e rregullta në fushëveprimin e vet kanë të drejtë dhe për detyrë të njohtojnë kuvendin e bashkësisë përkatëse shoqërore-politike për zbatimin e ligjit dhe për punën e gjykatave.

Neni 242

Gjykatat vetëqeverisëse themelohen me aktin vetëqeverisës ose me marrëveshjen e palëve, në pajtim me kushtetutën dhe ligjin. Gjykatat vetëqeverisëse për llojet e caktuara të konflikteve mund të themelohen edhe me ligj.

Kompetenca, përbërja dhe organizimi i gjykatës vetëqeverisëse, si dhe procedura para kësaj gjykate rregullohen me ligj, respektivisht me aktin mbi themelimin e gjykatës, në pajtim me ligjin.

Neni 243

Gjykatat vetëqeverisëse zgjidhin llojet e konfilkteve të caktuara me kushtetutë dhe me ligj nga marrëdhënjet shoqërore-ekonomike dhe marrëdhënjet e tjera vetëqeverisëse, si dhe konfliktet që ua besojnë njerëzit punues në organizatat e punës së bashkuar, bashkësit vetëqeverisëse të interesit dhe në organizatat e bashkësitë e tjera vetëqeverisëse, e që kanë lindur nga marrëdhënjet reciproke që ata i rregullojnë në mënyrë të pavarur ose rrjedhin nga të drejtat që i disponojnë lirisht, po qe se me ligj nuk është përcaktuar që llojet e caktuara të konflikteve t'i zgjidhin gjykatat e rregullta.

Qytetarët zgjidhjen e disa konflikteve mbi të drejtat që i disponojnë lirisht mund t'ua besojnë me marrëveshje këshillave të pajtimit, ose gjykatave arbitrale ose gjykatave të tjera vetëqeverisëse, po qe se me ligj nuk është caktuar ndryshe.

Neni 244

Gjykatat vetëqeverisëse themelohen si gjykata të punës së bashkuar, arbitrazhe, këshilla të pajtimit,

gjykata arbitrale dhe si forma të tjera të gjykatave vetëqeverisëse.

Neni 245

Gjykatat e punës së bashkuar vendos mbi ekzistimin e kushteve për organizimin e organizatave themelore të punës së bashkuar e të bashkësive punuese dhe mbi kërkesat për mbrojtjen e të drejtës së punës me mjetet shoqërore dhe të drejtave të tjera vetëqeverisëse e të pronësisë shoqërore dhe zgjidh konfliktet mbi organizimin e shkëputjen e organizatave themelore të punës së bashkuar, mbi shkrirjen, bashkëngjitjen dhe ndarjen e organizatave të punës së bashkuar, mbi lidhjen dhe zbatimin e marrëveshjeve vetëqeverisëse mbi bashkimin dhe marrdhënjet reciproke në punën e bashkur, si dhe llojet e tjera të konflikteve të caktuara me ligj nga marrëdhënjet shoqërore-ekonomike dhe marrëdhënjet e tjera vetëqeverisëse.

Formimi, kompetenca dhe përbërja e gjykatës së punës së bashkuar, si dhe procedura para kësaj gjykate, rregullohen në pajtim me ligjin.

Neni 246

Shqyrtimi para gjykatës është publik.

Për ruajtjen e fshehtësisë, mbrojtjen e moralit, interesit të të miturit ose për mbrojtjen e interesave të tjera të veçanta të bashkësisë shoqërore, me ligj caktohet se në çfarë rastesh gjatë shqyrtimit mund të përjashtohet opinioni.

Neni 247

Gjykata gjykon në kolegj.

Me ligj mund të caktohet që në çështje të caktuara të gjykojë gjyqtari i vetëm.

Neni 248

Në gjykim marrin pjesë gjyqtarët dhe njerëzit punues e qytetarët si gjyqtarë, gjyqtarë të jurisë ose anëtarë të jurisë, në mënyrën e përcaktuar me ligj, respektivisht me aktin mbi themelimin e gjykatës.

Me ligj mund të përcaktohet që në gjykatat e caktuara dhe në çështjet e caktuara të marrin pjesë në gjykim vetëm gjyqtarët.

Neni 249

Gjyqtarët dhe qytetarët që marrin pjesë në gjykim në gjykatën e rregullt i zgjedh dhe i shkarkon kuvendi i bashkësisë përkatëse shoqërore-politike.

Gjyqtarët e gjykatave të rregullta zgjedhen dhe shkarkohen në mënyrën, në kushtet dhe sipas procedurës me të cilat sigurohet aftësia profesionale dhe përshtatshmëria morale-politike për ushtrimin e funksionit të gjyqtarit dhe pavarësia e gjyqtarëve në gjykim.

Gjyqtarët dhe qytetarët që marrin pjesë në gjykim në gjykatën e rregullt zgjedhen për periodën e caktuar dhe mund të zgjedhen përsëri.

Gjyqtarët, qytetarët dhe njerëzit punues që marrin pjesë në gjykim në gjykatën vetëqeverisëse zgjedhen, emërohen dhe shkarkohen në mënyrën e përcaktuar me ligj.

Neni 250

Askush që merr pjesë në gjykim nuk mund të merret në përgjegjësi për mendimin e dhënë me rastin e marrjes së vendimit gjyqësor, kurse në procedurën e filluar për shkak të veprës penale të kryer gjatë ushtrimit të funksionit të gjyqtarit nuk mund të vihet në paraburgim pa lejen e kuvendit kompetent të bashkësisë shoqërore-politike.

Gjyqtarët përgjigjen për shkeljen e detyrës së gjyqtarit, respektivisht prestigjit të funksionit të gjyqtarit në pajtim me ligjin.

Neni 251

Gjyqtari nuk mund të kryejë shërbimin ose punën që janë inkompatibile me funksionin e gjyqtarit.

Neni 252

Mbi ankesën ose mjetin tjetër juridik kundër vendimit gjyqësor mund të vendosë vetëm gjykata kompetente.

Me ligj, respektivisht me aktin mbi themelimin e gjykatës vetëqeverisëse, caktohet se kur dhe në çfarë kushtesh kundër vendimit të saj lejohet mjeti juridik.

Me ligj, caktohet se në çfarë kushtesh vendimi i gjykatës vetëqeverisëse mund të atakohet edhe në gjykatën e rregullt dhe rregullohet zbatimi i këtyre vendimeve.

Neni 253

Vendimet e gjykatave të nxjerra në republikat socialiste dhe në KSA të Vojvodinës vlejnë dhe janë të ekzekutueshme në territorin e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës.

Neni 254

Prokuroria publike është organ shtetëror i pavarur, i cili ndjek kryesit e veprave penale dhe të veprave të tjera të dënueshme të caktuara me ligj, merr masa të caktuara me ligj për mbrojtjen e interesave të bashkësisë shoqërore dhe përdorë mjete juridike për mbrojtjen e kushtetutshmërisë dhe ligjshmërisë.

Prokuroria publike ushtron funksionin e vet në bazë të kushtetutës dhe ligjit, e në pajtim me politikën e përcaktuar me aktet e përgjithshme të kuvendeve të bashkësive shoqërore-politike.

Prokuroria publike ka të drejtë dhe për detyrë të njohtojë kuvendin e bashkësisë përkatëse shoqërore-politike për zbatimin e ligjit dhe për punën e vet.

Neni 255

Formimi, organizimi dhe kompetenca e prokurorisë publike përcaktohen me ligj.



Neni 256

Prokurorin publik e emëron dhe e shkarkon kuvendi i bashkësisë përkatëse shoqërore-politike, në mënyrën, në kushtet dhe sipas procedurës së caktuar me ligj.

Prokurori publik emërohet për periodën e caktuar dhe mund të emërohet përsëri.

Prokurori publik përgjigjet në pajtim me ligjin.

Neni 257

Prokurori i lartë publik, në pajtim me ligjin, mund t'i japë udhëzime të obligueshme prokurorit të ulët publik për punën e tij dhe të marrë përsipër kryerjen e disa punëve për të cilat është kompetent prokurori i ulët publik.

Prokurori i lartë publik mund të autorizojë prokurorin e ulët publik që të veprojë në ndonjë lëndë ose të kryejë veprime të caktuara nga kompetenca e prokurorit tjetër të ulët publik.

Neni 258

Organet shtetërore, organizatat e punës së bashkuar dhe organizatat e bashkësitë e tjera vetëqeverisëse kanë për detyrë t'u japin ndihmë gjykatave dhe prokurorive publike në realizimin e funksioneve të tyre.

## Kreu VII

## MBROJTJA POPULLORE

Neni 259

Është e drejtë dhe detyrë e pacenueshme dhe e patjetërsueshme e kombeve dhe e kombësive, e njerëzve punues dhe e qytetarëve të Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës që të mbrojnë pavarësinë, sovranitetin, tërësinë territoriale dhe rregullimin sho-

qëror e politik të Republikës Socialiste Federative të Jugosllavisë të përcaktuar me kushtetutë.

Neni 260

Askush nuk ka të drejtë t'i pengojë njerëzit punues dhe qytetarët e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës që të luftojnë kundër armikut që ka sulmuar vendin. Askush nuk ka të drejtë të pranojë ose të nënshkruaj kapitullimin, as të pranojë ose të njohë okupimin. Aktet e tilla janë kundërkushtetuese dhe dënohen si tradhti ndaj vendit.

Neni 261

Është e drejtë dhe detyrë e komunave dhe e Krahinës që në pajtim me sistemin e mbrojtjës popullore, secila në territorin e vet, të rregullojë e të organizojë mbrojtjen popullore dhe të udhëheqë mbrojtjen territoriale, mbrojtjen civile dhe pregatitjet e tjera për mbrojtjen e vendit, kurse në rast sulmi kundër vendit të organizojë rezistencën e përgjithshme popullore dhe ta udhëheqë.

Në realizimin e të drejtave dhe detyrave të veta në lëmën e mbrojtjes popullore komunat bashkëpunojnë midis tyre.

Neni 262

Në bashkësinë lokale, në pajtim me kushtetutën, ligjin dhe me statutin e komunës, njerëzit punues e qytetarët dhe organizatat e tyre organizohen dhe pregatiten drejtpërdrejt për pjesëmarje në rezistencën kundër agresorit dhe mbrojtjen e shpëtimin nga veprimet e luftës, si dhe për kryerjen e detyrave të tjera me interes për mbrojtjen e vendit.

Neni 263

Organizatat e punës së bashkuar dhe organizatat e bashkësitë e tjera vetëqeverisëse ushtrojnë të drejtën dhe detyrën e mbrojtjës së vendit në pajtim me kushtetutën, ligjin, planet dhe vendimet e bashkësive shoqërore-politike, sigurojnë mjete për mbrojtjen popullore dhe kryejnë detyra të tjera me interes për mbrojtjen popullore. Këto organizata dhe bashkësi përgjigjen për kryerjen e këtyre detyrave.



Neni 264

Organizatat shoqërore-politike dhe organizatat shoqërore marrin pjesë në hartimin dhe harmonizimin e planeve e të masave pregatitore për mbrojtjen në kuadër të bashkësive shoqërore-politike, bëjnë pregatitjet për veprimin e vet në luftë, nxisin dhe orientojnë aktivitetin e anëtarëve të vet dhe të qytetarëve për mbrojtjen e vendit.

Shoqatat profesionale dhe shoqatat e tjera të qytetarëve marrin pjesë në pregatitjet për mbrojtjen e përgjithshme popullore dhe aftësojnë anëtarët e vet për kryerjen e detyrave të mbrojtjes së vendit.

Neni 265

Mbrojtja territoriale në Krahinën Socialiste Autonome të Kosovës është pjesë e mbrojtjes së përgjithshme popullore, pjesë e forcave të armatosura të Republikës Socialiste Federative të Jugosllavisë dhe formë më e gjerë e rezistencës së organizuar të armatosur të përgjithshme popullore.

Çdo qytetar që me armë ose në mënyrë tjetër merr pjesë në rezistencën kundër sulmuesit është pjesëtar i forcave të armatosura të Republikës Socialiste Federative të Jugosllavisë.

## Kreu VIII

## KOMUNA

### 1. Të drejtat, detyrat dhe organizimi

Neni 266

Komuna është bashkësi vetëqeverisëse dhe themelore shoqërore-politike, e bazuar në pushtetin dhe

vetëqeverisjen e klasës punëtore dhe të të gjithë njerëzve punues.

Në komunë njerëzit punues dhe qytetarët krijojnë dhe sigurojnë kushtet për jetën e punën e vet, orientojnë zhvillimin shoqëror, realizojnë dhe harmonizojnë interesat e veta, plotësojnë nevojat e përbashkëta dhe realizojnë pushtetin e drejtojnë punët e tjera shoqërore.

Funksionet e pushtetit e të drejtimit të punëve të tjera shoqërore, përveç atyre që sipas kushtetutës realizohen në bashkësitë e gjera shoqërore-politike, realizohen në komunë.

Në realizimin e interesave, dhe të drejtave e detyrave të veta të përbashkëta në komunë, njerëzit punues dhe qytetarët vendosin të organizuar në organizata themelore të punës së bashkuar, bashkësi lokale, bashkësi vetëqeverisëse të interesit, organizata e bashkësi të tjera themelore vetëqeverisëse, forma të tjera të bashkimit vetëqeverisës dhe në organizata shoqërore-politike, me marrëveshjën vetëqeverisëse e marrëveshjën shoqërore dhe me anë të delegacioneve e delegatëve në kuvendin e komunës dhe në organet e tjera të vetëqverisjes.

Neni 267

Të drejtat dhe detyrat e komunës përcaktohen me kushtetutë dhe me statutin e komunës.

Në komunë sidomos:

krijohen dhe zhvillohen kushtet materiale e kushtet e tjera për jetë e punë dhe për plotësimin vetëqeverisës të nevojave materiale, sociale, kulturale dhe nevojave të tjera të përbashkëta të njerëzve punues e të qytetarëve; sigurohet realizimi i solidaritetit socialist;

orientohet dhe harmonizohet zhvillimi ekonomik e shoqëror dhe për këtë qëllim nxirret plani shoqëror i komunës dhe planet e programet e tjera dhe merren masa për realizimin e tyre; krijohen dhe sigurohen kushtet e përgjithshme të punës e të aktivitetit ekonomik; krijohen kushtet e inkuadrimit në punë, të furnizimit dhe të ushtrimit të veprimtarive shërbyese;



organizohet kryerja e punëve me interes të përbashkët e të përgjithshëm shoqëror dhe formohen organet e vetëqeverisjes dhe organet e pushtetit për kryerjen e këtyre punëve;

rregullohen marrëdhënjet me interes të drejtpërdrejtë për njerëzit punues dhe qytetarët në komunë, sigurohet zbatimi i drejtpërdrejtë i ligjeve, nëse zbatimi i tyre nuk është lënë me ligj në kompetencën e organeve të bashkësive të gjera shoqërore-politike;

rregullohet shfrytëzimi i tokës dhe i të mirave në përdorim të përgjithshëm; rregullohet dhe sigurohet ndërtimi e rregullimi i qyteteve, vendbanimeve, rajoneve me destinim të veçantë dhe i hapësirës tjetër; nxirren planet e programet urbanistike dhe planet e programet e tjera hapësirore në pajtim me planet dhe programet e zhvillimit ekonomik e shoqëror; përcaktohet dhe sigurohet zbatimi i politikës së ndërtimit të banesave, qirave, shfrytëzimit dhe mirëmbajtjes së fondit të banesave e të lokalit të punës; sigurohen kushtet për ushtrimin e veprimtarive të organizatave komunale dhe kushtet për zhvillimin e punën e organizatave në lëmën e veprimtarive shoqërore dhe ndaj këtyre organizatave ushtrohen të drejta e detyra të përcaktuara me ligj;

sigurohet realizimi dhe mbrojtja e lirive, të drejtave dhe detyrave të njeriut e të qytetarit, si dhe barazisë së kombeve e të kombësive; mbrohet ligjshmëria, siguria e njerëzve dhe e pasurisë dhe rendi publik e qetësia; rregullohet dhe sigurohet mbrojtja dhe përparimi i ambientit të njeriut;

në pajtim me sistemin e mbrojtjes popullore rregullohet dhe organizohet mbrojtja popullore; udhëhiqet mbrojtja territoriale dhe mbrojtja civile; orientohen dhe udhëhiqen pregatitjet e qytetarëve, të organizatave të punës së bashkuar dhe të organizatave e të bashkësive të tjera vetëqeverisëse për mbrojtje; organizohet dhe sigurohet kryerja edhe e detyrave të tjera të mbrotjjes popullore;

organizohet dhe sigurohet vetëmbrojtja shoqërore dhe kontrolli shoqëror;

ushtrohen të drejta dhe detyra të tjera të përcaktuara me kushtetutë dhe me statutin e komunës.

### Neni 268

Për plotësimin e nevojave të përbashkëta në komunë, punëtorët në organizatat themelore të punës së bashkuar dhe njerëzit e tjerë punues e qytetarët në bashkësitë lokale, bashkësitë vetëqeverisëse të interesit dhe organizatat e bashkësitë e tjera vetëqeverisëse dhe në komunë si tërësi, me referendum dhe forma të tjera të deklarimit personal, me marrëveshje vetëqeverisëse dhe marrëveshje shoqërore vendosin mbi bashkimin e mjeteve dhe mbi përdorimin e tyre.

Në kuadër të sistemit të përcaktur me ligj të burimeve e të llojeve të tatimeve, taksave dhe tagrave të tjera, njerëzit punues në komunë vendosin në mënyrë të pavarur mbi vëllimin dhe mënyrën e financimit të nevojave të përgjithshme shoqërore në komunë.

### Neni 269

Komuna ka buxhetin.

Mënyra e nxjerrjës së buxhetit dhe sigurimi i ndikimit të njerëzve punues në vëllimin dhe shpenzimin e mjeteve të buxhetit caktohen me statutin e komunës.

### Neni 270

Komuna realizon bashkëpunimin me organet e organizatat përkatëse të huaja dhe organizatat ndërkombëtare e me njësitë territoriale të shteteve të huaja, në kuadër të politikës së përcaktuar të jashtme të Republikës Socialiste Federative të Jugosllavisë dhe të traktateve ndërkombëtare.

Krahina ndihmon dhe harmonizon këtë bashkëpunim.

### Neni 271

Komuna organizon dhe regullon pavarësisht organizimin dhe punën e kuvendit të komunës dhe të organeve të tjera komunale.



Për realizimin e punëve dhe detyrave nga lëma e mbrojtjes popullore në kuadër të të drejtave dhe detyrave të komunës në kuvendin e komunës formohet këshilli i mbrojtjes popullore, përbërja, organizimi dhe fushëveprimi i të cilit rregullohen me vendimin e kuvendit të komunës, në pajtim me statutin e komunës dhe ligjin.

Në rast rreziku të drejtpërdrejtë nga lufta dhe në luftë, nëse nuk ekziston mundësia që të mbajnë mbledhje dhomat kompetente të kuvendit të komunës, mbi çështjet nga kompetenca e kuvendit të komunës vendos kryesia e kuvendit të komunës, që e formon kuvendi i komunës, në pajtim me ligjin dhe me statutin e komunës. Kryesia e kuvendit të komunës ka për detyrë që vendimet që i ka nxjerrë nga kompetenca e kuvendit të komunës t'ia paraqesë për vërtetim kuvendit posa ky të ketë mundësi që të mbajë mbledhje.

### Neni 272

Me statutin e komunës përcaktohet numri i delegatëve në dhomat e kuvendit të komunës.

Me vendimin e kuvendit të komunës përcaktohet, në pajtim me statutin e komunës, numri i delegatëve që delegon çdo delegacion, respektivisht disa delegacione: të organizatave themelore të punës së bashkuar dhe të bashkësive punuese që kryejnë punët me interes për disa organizata themelore të punës së bashkuar; të njerëzve punues në veprimtarinë bujqësore, zejtare dhe në veprimtaritë e ngjashme që punojnë me mjetet e punës mbi të cilat ekziston e drejta e pronësisë, së bashku me punëtorët, me të cilët bashkojnë punën dhe mjetet e veta të punës; të bashkësive punuese në organet shtetërore, organizatat shoqërore-politike, shoqatat dhe bashkësitë e tjera punuese që nuk janë të organizuara si organizata të punës së bashkuar, të ushtarakëve aktivë dhe të personave civilë me shërbim në forcat e armatosura të RSFJ dhe të bashkësive lokale.

Neni 273

Për realizimin e të drejtave dhe detyrave të veta komuna nxjerr pavarësisht dispozita.

Në qoftë se me ligj janë përcaktuar vetëm parimet për rregullimin e marrëdhënjeve në lëmën e caktuar, komuna rregullon pavarësisht marrëdhënjet në këtë lëmë në pajtim me këto parime.

Në lëmët në të cilat është nxjerrë ligji, komuna, në kuadër të të drejtave dhe detyrave të veta, mund t'i rregullojë çështjet dhe marrëdhënjet që nuk janë rregulluar me ligj.

Në lëmët që rregullohen me ligj, e ligji i këtillë nuk është nxjerrë, komuna mund të nxjerrë dispozita për rregullimin e disa çështjeve dhe marrëdhënjeve po qe se kjo është me interes për realizimin e të drejtave dhe detyrave të saj. Kur nxirret ligji mbi rregullimin e këtyre çështjeve dhe marrëdhënjeve, bien nga fuqia normat e dispozitës komunale që kanë të bëjnë me çështjet dhe marrëdhënjet e rregulluara me ligj, nëse me këtë ligj nuk është caktuar ndryshe.

Komuna mund të autorizohet me ligj që me dispozita të veta të rregullojë disa çështje ose t'i rregullojë ndryshe nga që janë rregulluar me ligj.

Komuna mund të nxjerr dispozita për zbatimin e ligjit vetëm nëse është autorizuar me këtë ligj.

**Neni 274**

Kuvendi i komunës dhe organet e tij, në kryerjen e punëve nga fushëveprimi i tyre, nxjerrin vendime, urdhëresa, udhëzime, aktvendime, përfundime dhe rekomandime.

Vendime mund të nxjerr vetëm kuvendi i komunës.

Neni 275

Organet komunale zbatojnë drejtpërdrejt dhe sigurojnë zbatimin e ligjeve e të dispozitave të tjera federative, republikane e krahinore, po qe se zbatimi, respektivisht sigurimi i zbatimit të tyre, nuk është lënë në kompetencën e organeve të bashkësive të tjera shoqërore-politike.



Neni 276

Territori i komunës përcaktohet me ligj.

Komuna formohet për territorin në të cilin ekzistojnë kushtet që sigurojnë zhvillimin e vetëqeverisjes, realizimin e të drejtave dhe lirive të njerëzve punues dhe të qytetarëve, realizimin e të drejtave e detyrave të komunës dhe zhvillimin material e shoqëror të saj.

Një vend i banuar mund të jetë vetëm në kuadër vetëm të një komune.

Formimi i komunave të reja, suprimimi dhe shkrirja e komunave ekzistuese, shkëputja e disa vendeve të banuara nga gjiri i një komune dhe përfshirja e këtyre vendeve në gjirin e komunës tjetër si dhe ndërrimet e selive të komunave, mund të bëhen vetëm në bazë të pëlqimit të shumicës së tubimeve të njerëzve punues dhe qytetarëve në bashkësitë lokale nga rajoni me të cilin kanë të bëjnë ndryshimet dhe në bazë të mendimit të kuvendeve përkatëse të komunave.

## 2. Bashkëpunimi ndërkomunal

Neni 277

Komunat bashkëpunojnë midis tyre sipas parimeve të vullnetit e të solidaritetit, bashkojnë mjetet dhe formojnë organe, organizata dhe shërbime të përbashkëta për kryerjen e punëve me interes të përbashkët dhe për plotësimin e nevojave të përbashkëta e ndermarrin aksione të tjera të përbashkëta dhe këmbejnë përvoja.

Neni 278

Komunat për realizimin e bashkëpunimit me afat të gjatë, në kuadër të rajonit që e caktojnë pa-

varësisht, mund të formojnë organe të përbashkëta ndërkomunale dhe t'u besojnë punë nga lëma e të drejtave dhe detyrave të komunës.

Organeve ndërkomunale të formuara në këtë mënyrë Krahina mund t'u besojë, me pëlqimin e tyre, një pjesë të të drejtave dhe detyrave të veta.

Neni 279

Komunat, me vendim të kuvendeve të veta, mund t'i besojnë Krahinës kryerjen e punëve të caktuara me interes të përbashkët.

## K r e u IX

## TË DREJTAT DHE DETYRAT E KRAHINËS

Neni 280

Në Krahinën Socialiste Autonome të Kosovës njerëzit punues e qytetarët, kombet e kombësitë realizojnë dhe sigurojnë të drejtat sovrane, barazinë dhe lirinë kombëtare; ndërtojnë dhe realizojnë marrëdhënjet vetëqeverisëse socialiste shoqërore-ekonomike e politike dhe sigurojnë kushte për zhvillimin e marrëdhënjeve vetëqeverisëse; sigurojnë dhe orientojnë zhvillimin shoqëror në bazë të punës së bashkuar me mjetet në pronësinë shoqërore; sigurojnë pozitën vendimtare të klasës punëtore dhe të njerëzve punues në marrëdhënjet shoqërore; disponojnë mjetet dhe rezultatet e punës së tyre dhe orientojnë e krijojnë kushte për zhvillimin e suksesshëm ekonomik e shoqëror dhe përparimin e standardit arësimor, kultural, shkencor, shëndetësor dhe standardit tjetër shoqëror e personal; krijojnë kushte dhe marrin masa për sigurimin e tregut unik jugosllav; realizojnë dhe sigurojnë liritë e të drejtat demokratike të qytetarëve; sigurojnë kushtetutshmërinë e ligjshmërinë, mbrojtjen popullore, vetëmbrojtjen dhe sigurimin shoqëror; realizojnë bashkëpunimin ndërkombëtar në lëmën politike, ekonomike, kulturale dhe në lëmët e tjera në kuadër të politikës së jashtme të RSFJ dhe të traktateve ndërkombëtare; krijojnë kushte për zhvillimin proporcional të Krahinës; krijojnë kushte për realizimin sa më të drejtpërdrejtë dhe më efikas të të drejtave vetëqeverisëse të njerëzve punues e të qytetarëve; krijojnë kushte për ushtrimin efikas të kontrollit shoqëror e vetëqeverisës dhe realizimin e përgjegjësisë shoqërore; kryejnë të gjitha punët e tjera shoqërore që janë me rëndësi për jetën politike, ekonomike e kulturale dhe për zhvillimin socialist vetëqeverisës demokratik të Krahinës.



Neni 281

Në Krahinën Socialiste Autonome të Kosovës njerëzit punues, qytetarët, kombet e kombësitë realizojnë interesat dhe funksionet e përbashkëta:

— drejtpërdrejtë në organizatat themelore të punës së bashkuar, bashkësit vetëqeverisëse të interesit dhe në organizatat e bashkësitë e tjera vetëqeverisëse dhe në komuna;

— me aktivitetet e lira e të gjithanshme të qytetarëve;

— me marrëveshje vetëqeverisëse, marrëveshje shoqërore dhe me bashkimin e organizatave të punës së bashkuar e të organizatave të tjera vetëqeverisëse dhe të bashkësive të interesit.;

— nëpërmjet Kuvendit dhe organeve e organizatave të tjera krahinore, kuvendeve të komunave dhe organeve e organizatave të tjera komunale;

— me bashkëpunimin e komunave në Krahinë;

— me veprimtarinë e organizatave shoqërore-politike e të organizatave të tjera shoqërore dhe të shoqatave të qytetarëve.

Neni 282

Krahinën Socialiste Autonome të Kosovës e përfaqësojnë organet e Krahinës të caktuara me këtë Kushtetutë.

### Neni 283

Në realizimin e të drejtave dhe detyrave të veta Krahina nëpërmjet organeve dhe organizatave krahinore:

1. siguron kushtet e përgjithshme për realizimin dhe mbrojtjen e rregullimit unik shoqëror-ekonomik e politik të përcaktuar me kushtetutë, si dhe të drejtat, liritë dhe detyrat e njerëzve punues në punën e bashkuar dhe të qytetarëve;

2. rregullon sistemin e planifikimit shoqëror dhe përcakton planin shoqëror të Krahinës dhe cakton masat për realizimin e politikës së përcaktuar të zhvillimit ekonomik e shoqëror të Krahinës; rregullon çështjet e sistemit kreditor e bankar; rregullon sistemin e sigurimit të pasurisë e të personave; rregullon kontrollin shoqëror të çmimeve dhe siguron kontrollin e drejtpërdrejtë të çmimeve të mallrave e të shërbimeve me interes për Krahinën; rregullon dhe siguron rezervat krahinore të mallrave për nevojat e Krahinës në rast lufte e rrethanash të tjera të jashtëzakonshme dhe për sigurimin e stabilitetit të tregut në rast çrregullimesh të mëdha në treg; rregullon dhe zbaton masat e kufizimit të tregut dhe të lirisë së qarkullimit të mallrave e të shërbimeve me interes për Krahinën në rast fatkeqësish të rënda elementare dhe të mungesës së të mirave të domosdoshme për nevojat e ekonomisë e të jetës së qytetarëve, si dhe kur kjo është me rëndësi të domosdoshme për mbrojtjen popullore; rregullon dhe siguron financimin e zhvillimit më të shpejtë të rajoneve jo mjaft të zhvilluara ekonomikisht në Krahinë dhe nxitjen e zhvillimit të ekonomisë; u siguron mjete plotësuese komunave për realizimin e të drejtave dhe detyrave të përcaktuara me kushtetutë; përcakton dhe siguron të ardhurat e Krahinës; rregullon sistemin e financimit të bashkësive shoqërore-politike, sistemin e tatimeve, sistemin e taksave e të tagrave të tjera dhe lojrat me fat; rregullon funksionimin e Shërbimit të kontabilitetit shoqëror; rregullon pozitën juridike të organizatave të punës së bashkuar; rregullon bashkimin e obligueshëm të organizatave të punës së bashkuar dhe të shoqatave të tyre në oda ekonomike dhe shoqata të tjera të përgjithshme; rregullon bashkimin e obligueshëm të organizatave të punës së bashkuar në bashkësi, kur këtë e kërkon uniteti teknologjik i sistemit në disa lëmë dhe kur kjo është me interes për Krahinën; rregullon huatë publike;

3. rregullon të drejtat e njerëzve punues në punën e bashkuar, me të cilat sigurohet pozita e tyre e përcaktuar me kushtetutë në marrëdhënjet vetëqeverisëse dhe shoqërore-ekonomike, si dhe të drejtat dhe obligimet e organizatave të punës së bashkuar, të bashkësive vetëqeverisëse të interesit e të organizatave e bashkësive të tjera vetëqeverisëse dhe të bashkësive shoqërore-politike lidhur me mjetet në pronësinë shoqërore; përcakton parimet dhe kushtet e përgjithshme lidhur me organizimin dhe punën e organizatave të punës së bashkuar që ushtrojnë veprimtari me interes të veçantë shoqëror, si dhe të bashkësive vetëqeverisëse të interesit; rregullon të drejtat themelore të njerëzve punues në lëmën e sigurimit social e të mbrojtjes shëndetësore të njerëzve punues e të qytetarëve dhe të drejtat e tjera të njerëzve punues për sigurimin e sigurisë e të solidaritetit social të tyre; rregullon çështjet e pozitës dhe të të drejtave e përgjegjësive të avokatit shoqëror të vetëqeverisjes; rregullon çështjet e inkuadrimit në punë të njerëzve punues; rregullon çështjet e mbrojtjes në punë;

4. rregullon marrëdhënjet e detyrimeve e të kontraktimit; rregullon marrëdhënjet juridike-pronësore dhe marrëdhënjet e tjera juridike-reale; rregullon marrëdhënjet juridike-pasurore dhe marrëdhënjet e tjera juridike materiale; rregullon shpronësimin; rregullon marrëdhënjet në lëmën e qarkullimit të mallrave e të shërbimeve; përcakton parimet mbi shfrytëzimin e tokës e të sendeve në përdorim të përgjithshëm dhe marrëdhënjet në këtë lëmë; përcakton parimet mbi rregullimin dhe shfrytëzimin e tokës për ndërtime, si dhe mbi ndërtimin e banesave dhe financimin e tij, qeverisjen, shfrytëzimin dhe veprimtarin ekonomike me banesa e ndërtesa banimi; rregullon çështjet e mbrojtjes e të zhvillimit të vlerave natyrale dhe të krijuara me punë të ambientit të nje-

riut; rregullon sistemin e planifikimit hapësiror e urbanistik, projektimin dhe ndërtimin e objekteve investive e të objekteve të tjera;

5. rregullon, në pajtim me bazat e sistemit të mbrojtjes popullore dhe me bazat e planeve e të masave pregatitore për mbrojtjen e vendit, masat dhe detyrat për pregatitjet e ekonomisë, të shërbimeve shoqërore, të bashkësive shoqërore-politike, të organizatave e të qytetarëve për funksionim e punë në luftë dhe siguron kontrollin e zbatimit të këtyre masave dhe detyrave, rregullon udhëheqjen e mbrojtjes popullore dhe organizimin e udhëheqjen dhe komandimin e mbrojtjes territoriale e të mbrojtjes civile; përcakton planet dhe masat pregatitore për mbrojtjen e vendit dhe organizon mbrojtjen e vendit në pajtim me sistemin unik të mbrojtjes popullore; rregullon mbrojtjen nga fatkeqësitë elementare e fatkeqësitë e tjera të mëdha dhe mbrojtjen nga zjarri; rregullon dhe siguron mbrojtjen e luftëtarëve të luftës nacionalçlirimtare dhe të familjeve të dëshmorëve, invalidëve ushtarakë, invalidëve civilë të luftës, dhe të viktimave të terrorit fashist.

6. rregullon sistemin e mbrojtjes e të përparimit të bujqësisë e të pylltarisë, shfrytëzimit të tokës bujqësore e pyjore, të begative të natyrës dhe të ujërave, përcakton politikën dhe masat në këto lëmë dhe siguron zbatimin e këtyre masave që janë me interes për Krahinën; rregullon regjimin e ujërave; rregullon matjen e kadastrën e tokës dhe evidencën e të mirave në pronësinë shoqërore dhe siguron kontrollin në këtë lëmë; rregullon komunikacionin dhe lidhjet, regjimin e ndërtimit, mirëmbajtjen dhe shfrytëzimin e rrugëve, kategorizimin e rrugëve dhe sigurinë në komunikacion;

7. rregullon dhe siguron zbatimin e dispozitave mbi kontrollin e masave, mbrojtjen e shpikjeve, përparimeve teknike, dëmkave, shenjave të kualitetit, etiketave të prejardhjes së prodhimeve, mostrave e modeleve, standardeve, normativave teknike dhe normave të kualitetit të prodhimeve;

8. rregullon dhe organizon mbledhjen, evidentimin dhe përpunimin e shënimeve statistikore dhe shënimeve të tjera mbi gjendjen në lemët përkatëse të jetës



shoqërore dhe mbi gjendjen e qarkullimin e popullsisë, mbi dukuritë ekonomike dhe dukuritë e tjera, si dhe shënimeve të tjera me interes për Krahinën;

9. rregullon kushtet e përgjithshme dhe sistemin e edukimit e të arësimit, të kulturës dhe të kulturës fizike; rregullon dhe siguron kushtet e përgjiithshme për zhvillimin e veprimtarive shkencore-hulumtuese; rregullon kushtet e përgjithshme për ushtrimin e veprimtarive botuese e të filmit, botimin e shtypit e të mjeteve të tjera të informimit dhe sistemin e përgjegjësisë shoqërore e të mbrojtjes së interesit shoqëror në këto lëmë; rregullon sistemin e mbrojtjes dhe të shfrytëzimit të përmendoreve të kulturës, të materialeve historike e të trashëgimit tjetër kultural e historik dhe të mbrojtjes së interesit shoqëror në këto lëmë; rregullon parimet mbi mbrojtjen e fëmijëve, mbrojtjen e pleqëve e të personave të paaftë dhe mbi format e tjera të mbrojtjes sociale; rregullon sistemin e mbrojtjes shëndetësore dhe parimet për organizimin e shërbimit shëndetësor; rregullon prodhimin dhe qarkullimin e barërave, helmeve dhe drogave; rregullon mbrojtjen e qytetarëve nga sëmundjet ngjitëse dhe mbrojtjen nga ndotja e ajrit;

10. rregullon dhe siguron mbrojtjen e rendit të përcaktuar me kushtetutë (sigurimin shtetëror); rregullon dhe organizon shërbimin e sigurimit shtetëror; rregullon dhe siguron sigurimin publik; rregullon sistemin e vetëmbrojtjes shoqërore; rregullon dhe mbron rendin publik dhe qetësinë; rregullon emrin personal dhe paraqitjen e vendqëndrimit dhe vendbanimit të qytetarëve; rregullon prodhimin dhe qarkullimin e armëve e të municionit, lëngjeve ndezëse, gaznave, eksplozivit dhe materjeve radioaktive e materjeve të tjera të rrezikshme; rregullon mbajtjen e librave të amzës, përmbajtjen e letërnjoftimit, shoqatat e qytetarëve, tubimet publike dhe pozitën juridike të bashkësive fetare;

11. rregullon çështjet e martesës, të familjes, të kujdestarisë, marrëdhënjet e prindërve e të fëmijëve dhe trashëgimin; përcakton veprat penale e deliktet ekonomike dhe sanksionet për këto vepra e delikte; rregullon ekzekutimin e sanksioneve ndëshkimore dhe

të masave të edukimit e të korrektimit; rregullon kundravajtjet, përgjegjësinë dhe sanksionet për shkeljen e dispozitave krahinore dhe organizimin, kompetencën dhe procedurën për kundravajtje që e zhvillojnë organet në Krahinë; rregullon themelimin, kompetencën, përbërjen dhe organizimin e gjykatave, të prokurorisë publike dhe të avokaturës publike si dhe avokatinë dhe format e tjera të ndihmës juridike; rregullon amnistinë dhe faljen për vepra penale të përcaktuara me ligjin krahinor;

12. rregullon organizimin territorial të komunave; rregullon sistemin e zgjedhjeve; rregullon shpërblimet dhe mirënjohjet e tjera krahinore; rregullon referendumin krahinor; rregullon kushtet dhe mënyrën e përdorimit të flamurit kombëtar; rregullon përdorimin e gjuhëve;

13. rregullon pozitën e organeve të administratës në Krahinë dhe parimet për organizimin e marrëdhënjet reciproke të tyre; rregullon organizimin dhe mënyrën e punës së organeve të Krahinës; rregullon shpërblimet dhe të drejtat e tjera të delegatëve në Kuvendin krahinor dhe të funksionarëve në organet krahinore, si dhe marrëdhënjet materiale të organeve e të organizatave krahinore; rregullon përmbajtjen e vulave të organeve shtetërore në Krahinë;

14. siguron zbatimin e ligjeve e të dispozitave të tjera krahinore, republikane e federative në territorin e Krahinës; ushtron mbikqyrjen dhe punët administrative me interes për realizimin e të drejtave dhe detyrave të Krahinës; mbron kushtetutshmërinë dhe ligjshmërinë;

15. ushtron edhe të drejta e detyra të tjera të përcaktuara me këtë Kushtetutë.

Neni 284

Me ligjin republikan rregullohen në mënyrë unike për tërë territorin e Republikës marrëdhënjet në lëmët për të cilat kjo është përcaktuar me Kushtetutën e Republikës Socialiste të Serbisë.



Neni 285

Marrëdhënjet që rregullohen me ligjin krahinor, në bazë të marrëveshjes së organeve përkatëse krahinore e republikane, mund të rregullohen me ligjin republikan në mënyrë unike për tërë territorin e Republikës.

Kuvendi, dhomat e tij ose Këshilli ekzekutiv i Kuvendit marrin iniciativë për rregullimin me marrëveshje të këtyre marrëdhënjeve.

Ligjin mbi rregullimin me marrëveshje të marrëdhënjeve e nxjerr Kuvendi i Republikës në bazë të propozimit të përbashkët të Këshillit Ekzekutiv të Kuvendit të Republikës dhe të kuvendeve të krahinave autonome, me pëlqimin paraprak të kuvendeve të krahinave autonome.

Kur Kuvendi i KSA të Kosovës vendos që me ligjin e vet t'i rregullojë çështjet dhe marrëdhënjet që në bazë të marrëveshjes janë rregulluar në mënyrë unike, ligji mbi rregullimin e këtyre marrëdhënjeve mund të nxirret pasi të kalojnë tre muaj nga dita kur për këtë vendim janë njohtuar Kuvendi i RS të Serbisë dhe Kuvendi i Krahinës Socialiste Autonome të Vojvodinës. Ligji i këtillë nuk mund të zbatohet para se të kalojnë tre muaj nga dita e hyrjes në fuqi.

Neni 286

Në lëmët që janë rregulluar me ligjin federativ, si dhe në lëmët që janë rregulluar me ligjin republikan në mënyrë unike për tërë territorin e Republikës, me ligjin krahinor, në kuadër të të drejtave dhe detyrave të Krahinës, mund të rregullohen çështjet dhe marrëdhënjet që nuk janë rregulluar me këtë ligj.

Në qoftë se në lëmët që rregullohen me ligjin federativ, si dhe në lëmët që rregullohen me ligjin republikan në mënyrë unike për tërë territorin e Republikës, nuk janë nxjerrë ligje të tilla, me ligjin krahinor mund të rregullohen çështjet dhe marrëdhënjet kur kjo është me interes për realizimin e të drejtave dhe detyrave të Krahinës. Kur në këto lëmë

nxirret ligji federativ, respektivisht ligji republikan, bien nga fuqia dispozitat e ligjit krahinor që kanë të bëjnë me çështjet e rregulluara, nëse me ligjin federativ, respektivisht me ligjin republikan nuk është caktuar ndryshe.

Neni 287

Me ligjin krahinor rregullohen marrëdhënjet shoqërore kur rregullimi i disa çështjeve dhe marrëdhënjeve në Krahinë është i domosdoshëm për realizimin e interesave të përbashkëta të njerëzve punues, të organizatave vetëqeverisëse dhe të komunave.
Me ligjin krahinor rregullohen marëdhënjet shoqërore në vëllimin që është i domosdoshëm për realizimin e zhvillimit harmonik të Krahinës në mënyrën me të cilën sigurohet dhe përforcohet pozita vetëqeverisëse e përcaktuar me kushtetutë e njerëzve punues, e organizatave vetëqeverisëse dhe e komunave në drejtimin e punëve shoqërore.

Neni 288

Për realizimin e përgjegjësisë së Krahinës në ushtrimin e funksioneve të caktuara të federatës, Krahina jep pëlqimin për ndryshimet e Kushtetutës së RSFJ dhe për aktet e masat e tjera të federatës të caktuara me Kushtetutën e RSFJ, dhe merr pjesë në përcaktimin e zbatimin e politikës së RSFJ në mënyrën dhe sipas procedurës së përcaktuar me Kushtetutën e RSFJ dhe me këtë Kushtetutë.

Neni 289

Plani shoqëror i Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës bazohet në marrëveshjen shoqërore të njerëzve punues, të organizatave të punës së bashkuar, të bashkësive vetëqeverisëse të interesit dhe të organizatave e të bashkësive të tjera vetëqeverisëse dhe të komunave mbi politikën ekonomike me interes të përbashkët, si dhe në programet e planet e harmonizuara reciprokisht të zhvillimit të organizatave të punës së bashkuar e të asociacioneve të tyre, në planet



shoqërore të komunave dhe në politikën e përbashkët të zhvillimit në Jugosllavi.
Me planin shoqëror të Krahinës, në bazë të planeve e të programeve të zhvillimit dhe mundësive e kushteve të vlerësuara bashkarisht të zhvillimit të organizatave të punës së bashkuar dhe të organizatave e të bashkësive të tjera vetëqeverisëse, si dhe planeve të zhvillimit, mundësive e kushteve të zhvillimit të Krahinës, dhe interesave të përbashkëta të harmonizuara mbi këtë bazë, përcaktohet politika e përbashkët ekonomike dhe në pajtim me të orientohet riprodhimi shoqëror në baza të marrëdhënjeve socialiste vetëqeverisëse dhe shoqërore-ekonomike.
Plani shoqëror i Krahinës përcakton edhe orientimet dhe suazat për nxjerrjen e masave të politikës ekonomike, të cilat i nxjerrin organet e Krahinës, në pajtim me kushtetutën.
Me planifikimin e zhvillimit të ekonomisë e të veprimtarive të tjera, e me qëllim që të realizohen kushtet sa më të volitshme për zhvillimin ekonomik e shoqëror, Krahina përcakton: qëllimet dhe detyrat e zhvillimit ekonomik e shoqëror, politikën e zhvillimit të rajoneve jo mjaft të zhvilluara ekonomikisht, politikën e urbanizimit, politikën e ndarjes së produktit shoqëror në territorin e Krahinës, zhvillimit të standardit shoqëror, konsumit të përbashkët e të përgjithshëm, inkuadrimit në punë dhe rritjes së produktivitetit të punës e të konsumit personal; politikën e shfrytëzimit të mjeteve krahinore dhe të ndërtimit të objekteve me interes të përgjithshëm për Krahinën, si dhe kushtet e tjera të përgjithshme që i kontribuojnë realizimit të funksioneve të Krahinës e të komunave.
Ligjet e dispozitat e tjera dhe aktet e përgjithshme që nxirren për zbatimin e politikës ekonomike të Krahinës, si rregull, nxirren njëkohësisht me planin shoqëror të Krahinës.
Në qoftë se për shkak të rrethanave esencialisht të ndryshuara është e domosdoshme të bëhen ndryshime në politikën e përcaktuar ekonomike ose në ligje, ligjet respektivisht aktet e tjera përkatëse mund të nxirren edhe para se të kalojë koha për të cilën nxirret plani shoqëror i Krahinës.

Neni 290

Krahina kujdeset për sigurimin e kushteve materiale dhe kushteve të tjera për nxitjen e zhvillimit më të shpejtë ekonomik e shoqëror të rajoneve jo mjaft të zhvilluara ekonomikisht në territorin e Krahinës.

Për nxitjen e zhvillimit më të shpejtë ekonomik e shoqëror të rajoneve jo mjaft të zhvilluara ekonomikisht në territorin e Krahinës formohet fondi i veçantë i Krahinës. Burimet e të ardhurave dhe marrëdhënjet e tjera të këtij fondi rregullohen me ligj.

Neni 291

Për realizimin e të drejtave dhe detyrave të Krahinës, Krahinës i takojnë të ardhurat, burimet dhe llojet e të cilave përcaktohen me ligj.

Të gjitha të ardhurat dhe të dalurat e Krahinës përcaktohen me buxhetin e Krahinës.

Neni 292

Banka Popullore e Kosovës është institucion i sistemit unik monetar.

Banka Popullore e Kosovës, me Bankën Popullore të Jugosllavisë dhe me bankat popullore të republikave e të Krahinës së Vojvodinës, zbaton politikën e përbashkët të emisionit.

Banka Popullore e Kosovës, në pajtim me kushtetutën dhe ligjin, në kuadër të politikës së përbashkët të emisionit, përcakton kushtet dhe mënyrën e shfrytëzimit të mjeteve monetare në Krahinë dhe merr masa të tjera të nevojshme për zbatimin e politikës kreditore të Krahinës.

Banka Popullore e Kosovës nuk mund të merret me veprimtarinë tjetër të bankave afare, as të ketë statusin e këtyre bankave.

Banka Popullore e Kosovës, në kuadër të të drejtave dhe detyrave të veta, është përgjegjëse për stabilitetin e valutës, likuiditetin e përgjithshëm të pagesave në vend e ndaj botës së jashtme dhe për zbatimin e politikës monetare-kreditore të përcaktuar bashkarisht.



Banka Popullore e Kosovës aplikon pavarsisht masat e përcaktuara me ligj me të cilat realizohen qëllimet dhe detyrat e politikës monetare-kreditore e devizore. Bankat afare dhe organizatat e tjera financiare kanë për detyrë t'u përmbahen vendimeve që i merr Banka Popullore e Kosovës për realizimin e kësaj politike.

Banka Popullore e Kosovës merr në depozitë mjetet e bashkësive shoqërore-politike, e mund të kryejë, në emër të tyre dhe për llogari të tyre, edhe punë të tjera bankare, në pajtim me ligjin.

Statusi i Bankës Popullore të Kosovës dhe qeverisja e saj rregullohen me ligj.

Neni 293

Krahina Socialiste Autonome e Kosovës, në pajtim me Kushtetutën e RSFJ, merr pjesë në përcaktimin dhe zbatimin e politikës së jashtme të Republikës Socialiste Federative të Jugosllavisë dhe të marrëdhënjeve të saj me shtetet e tjera dhe organizatat ndërkombëtare.

Krahina Socialiste Autonome e Kosovës nëpërmjet organeve të caktuara me këtë Kushtetutë dhe me ligj jep pëlqimin për lidhjen e traktateve ndërkombëtare që kërkojnë nxjerrjen e ligjeve të reja ose ndryshimin e ligjeve krahinore në fuqi, ose nga të cilat dalin obligime të veçanta për Krahinën.

Krahina Socialiste Autonome e Kosovës realizon bashkëpunimin dhe zhvillon marrëdhënje me organet e organizatat e shteteve të tjera dhe me organet e organizatat ndërkombëtare, në pajtim me politikën e jashtme të Republikës Socialiste Federative të Jugosllavisë dhe me traktatet ndërkombëtare.

Neni 294

Në realizimin e funksioneve të veta Krahina Socialiste Autonome e Kosovës zhvillon bashkëpunimin me republikat socialiste dhe me Krahinën Socialiste Autonome të Vojvodinës në çështjet me interes të përbashkët me qëllim harmonizimi të zhvillimit të përgjithshëm shoqëror dhe ekonomik.

Krahina Socialiste Autonome e Kosovës bashkëpunon me republikat socialiste dhe me Krahinën Socialiste Autonome të Vojvodinës në ushtrimin e funksioneve të caktuara të federatës.

Bashkëpunimin e realizojnë Kuvendi i Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës dhe organet e organizatat e tjera krahinore në kuadër të kompetencave të veta.

Krahina nxit dhe ndihmon bashkëpunimin e komunave, organizatave të punës së bashkuar, bashkësive të interesit, organizatave shoqërore-politike, shoqatave e organizatave profesionale dhe të shoqatave e të organizatave të tjera me komunat, organizatat e punës së bashkuar dhe me organizatat e tjera në republikat socialiste dhe në KSA të Vojvodinës.

Neni 295

Për realizimin e bashkëpunimit në zgjidhjen e çështjeve me interes të përbashkët, Krahina Socialiste Autonome e Kosovës, në marrëveshje me republikat socialiste dhe me Krahinën Socialiste Autonome të Vojvodinës, mund të formojë organe dhe organizata të përbashkëta.

Përfundimet e organeve e të organizatave të përbashkëta i obligojnë organet dhe organizatat krahinore vetëm në qoftë se ato, në kuadër të të drejtave dhe detyrave të veta të përcaktuara me këtë Kushtetutë dhe me ligj, i vërteton organi kompetent krahinor.

Neni 296

Krahina Socialiste Autonome e Kosovës bashkëpunon me republikat socialiste dhe me KSA të Vojvodinës në lëmën e politikës së tatimeve dhe harmonizon me anë të marrëveshjeve reciproke bazat e politikës së tatimeve dhe sistemin e tatimeve, kur kjo është e domosdoshme për sigurimin e unitetit dhe stabilitetit të tregut jugosllav.



Neni 297

Vendimet, dokumentet dhe aktet e tjera individuale të lëshuara nga organet shtetërore dhe organizatat e autorizuara në republikat socialiste dhe në KSA të Vojvodinës vlejnë njësoj në Krahinën Socialiste Autonome të Kosovës sikurse në republikë respektivisht në Krahinën e Vojvodinës ku janë lëshuar.

Neni 298

Për zbatimin e ligjeve krahinore dhe dispozitave të tjera krahinore janë përgjegjëse organet komunale, po qe se kjo me këtë Kushtetutë ose me ligj nuk është lënë në kompetencën e organeve krahinore.

Krahina mund të sigurojë drejtpërdrejt me anë të organeve të veta zbatimin e ligjeve dhe dispozitave të tjera për zbatimin e të cilave janë kompetente organet komunale, nëse këto organe nuk i zbatojnë.

Me ligj mund të caktohet se për zbatimin e drejtpërdrejtë të ligjeve e të dispozitave të tjera krahinore janë përgjegjëse edhe bashkësitë vetëqeverisëse të interesit dhe organizatat e bashkësitë e tjera vetëqeverisëse.

Neni 299

Krahina me ligj mund të formojë në territorin e komunës organe krahinore për kryerjen e disa punëve administrative nga kompetenca e Krahinës, si dhe të përcaktojë obligimin e komunave që të themelojnë organe për kryerjen e punëve nga kompetenca e Krahinës ose punëve me interes të përgjithshëm për Krahinën nga kompetenca e komunës.

Kur me ligjin krahinor disa punë nga suazat e të drejtave dhe detyrave të Krahinës kalohen në kompetencën e organeve komunale, Krahina është e obliguar të sigurojë mjetet përkatëse, respektivisht burimet e të ardhurave për kryerjen e këtyre punëve.

## PJESA E TRETË

## ORGANET E KRAHINËS SOCIALISTE AUTONOME TË KOSOVËS

### Kreu X

### KUVENDI I KRAHINËS SOCIALISTE AUTONOME TË KOSOVËS

#### 1. Pozita dhe kompetenca

Neni 300

Kuvendi i Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës është organ i vetëqeverisjes shoqërore dhe organ më i lartë i pushtetit në kuadër të të drejtave dhe detyrave të Krahinës.

Kuvendi kryen punët nga kompetenca e vet në bazë dhe në kuadër të kushtetutës dhe ligjit.

Neni 301

Kuvendi, si bartës themelor i të drejtave dhe detyrave të Krahinës, në mënyrë të drejtpërdrejtë dhe ekskluzive:

1. vendos mbi ndryshimin e Kushtetutës së Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës; jep pëlqimin për ndryshimet e Kushtetutës së Republikës Socialiste Federative të Jugosllavisë dhe të Kushtetutës së Republikës Socialiste të Serbisë;
2. përcakton politikën dhe vendos mbi çështjet e tjera themelore me rëndësi për jetën politike, ekonomike, sociale e kulturale, për mbrojtjen popullore dhe zhvillimin shoqëror të Krahinës;
3. nxjerr ligje krahinore dhe jep interpretime autentike të ligjeve krahinore;
4. nxjerr planin shoqëror, buxhetin dhe llogarinë përfundimtare të Krahinës;
5. nxjerr planin regjional dhe planin e zhvillimit hapësiror të Krahinës;
6. shqyrton çështjet nga lëma e politikës së jashtme e të marrëdhënjeve ndërkombëtare; jep pëlqimin për lidhjen e traktateve ndërkombëtare në rastet e parashikuara me Kushtetutën e Republikës Socialiste Federative të Jugosllavisë; ratifikon traktatet që lidh Krahina me organet e organizatat e shteteve të huaja dhe me organet e organizatat ndërkombëtare, në kuadër të politikës së përcaktuar të jashtme të Republikës Socialiste Federative të Jugosllavisë dhe të traktateve ndërkombëtare;
7. përcakton propozimin respektivisht jep pëlqimin për regullimin e marrëdhënjeve mbi të cilat Kuvendi i RSFJ vendos në bazë të propozimit respektivisht pëlqimit të kuvendeve republikane e krahinore;
8. përcakton politikën e zbatimit të ligjeve e të dispozitave të tjera krahinore dhe të akteve të përgjithshme të Kuvendit, si dhe obligimet e organeve e të organizatave krahinore në lidhje me zbatimin e këtyre dispozitave dhe akteve të përgjithshme;
9. themelon dhe suprimon organet krahinore të administratës dhe organizatat që kryejnë punët me interes për Krahinën dhe përcakton bazat e organizimit të tyre dhe fushëveprimin e tyre;
10. themelon organizata të punës së bashkuar;
11. shpall referendumin krahinor;
12. vendos mbi ngarkimin e Krahinës me borxh dhe mbi shpalljen e huave publike krahinore;
13. jep amnisti për vepra penale të përcaktuara me ligjin krahinor;
14. organizon dhe ushtron mbikqyrjen shoqërore;
15. ushtron kontrollin politik të punës së Këshillit Ekzekutiv të Kuvendit të Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës e të organeve krahinore të administratës dhe të bartësve të funksioneve publike e të

funksioneve të tjera shoqërore që përgjigjen para Kuvendit dhe me synimet e veta orienton punën e këtyre organeve; abrogon dhe anulon dispozitat e Këshilli Ekzekutiv të Kuvendit dhe të organeve krahinore të administratës që nuk janë në pajtim me ligjin ose me dispozitat e tjera dhe me aktin e përgjithshëm të Kuvendit;

16. shqyrton mendimet dhe propozimet e Gjykatës kushtetuese të Kosovës mbi realizimin e mbrojtjes së kushtetutshmërisë e të ligjshmërisë dhe merr qëndrime mbi këtë;

17. shqyrton raportet e organeve krahinore të administratës, organeve të jurisprudencës dhe të organeve e të organizatave të tjera, kur kjo është caktuar me ligj;

18. jep pëlqimin për ndryshimin e territorit të Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës;

19. zgjedh dhe revokon delegacionin e Kuvendit të Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës në Dhomën e Republikave e të Krahinave të Kuvendit të Republikës Socialiste Federative të Jugosllavisë;

20. zgjedh dhe shkarkon anëtarin e Kryesisë së Republikës Socialiste Federative të Jugosllavisë nga Krahina Socialiste Autonome e Kosovës;

21. zgjedh dhe shkarkon anëtarët e Kryesisë së Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës.

22. zgjedh dhe shkarkon kryetarin dhe nënkryetarin e Kuvendit, kryetarin dhe anëtarët e Këshillit Ekzekutiv të Kuvendit, kryetarin dhe gjyqtarët e Gjykatës kushtetuese të Kosovës, kryetarin dhe gjyqtarët e Gjykatës supreme të Kosovës dhe të gjykatave të tjera, të cilat si gjykata krahinore themelohen në bazë të ligjit, si dhe funksionarët e bartësit e tjerë të funksioneve publike e të funksioneve të tjera shoqërore për të cilët kjo është caktuar me këtë Kushtetutë, me ligj ose me aktin tjetër të Kuvendit;

23. emëron dhe shkarkon sekretarët krahinorë dhe udhëheqësit e tjerë të organeve krahinore të administratës e të organizatave që kryejnë punët me interes për Krahinën, sekretarin e Kuvendit, Prokurorin publik të Krahinës, Avokatin shoqëror krahinor të vetëqeverisjes dhe funksionarët e anëtarët e tjerë të organeve të qeverisjes për të cilët kjo është caktuar me këtë Kushtetutë, me ligj ose me aktin tjetër të Kuvendit;



24. nxjerr rregulloren e punës të Kuvendit dhe vendos mbi organizimin e punës së shërbimeve të Kuvendit;

25. vendos mbi zgjatjen e mandatit të delegatëve në Kuvend dhe mbi zgjatjen e mandatit të delegatëve në kuvendet e komunave;

26. kryen edhe punët e tjera të caktuara me kushtetutë.

Kuvendi mund të nxjerrë deklerata, rezoluta dhe rekomandime mbi çështjet nga kompetenca e vet.

**2. Përbërja dhe zgjedhja**

Neni 302

Kuvendin e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës e përbëjnë Dhoma e Punës së Bashkuar, Dhoma e Komunave dhe Dhoma Shoqërore-Politike.

Dhoma e Punës së Bashkuar ka 90 delegatë, Dhoma e Komunave 50 delegatë dhe Dhoma Shoqërore-Politike 50 delegatë.

Neni 303

Dhomën e Punës së Bashkuar e përbëjnë delegatët e njerëzve punues në organizatat e punës së bashkuar dhe në organizatat e tjera vetëqeverisëse e në bashkësitë e punës.

Dhomën e Komunave e përbëjnë delegatët e njerëzve punues dhe të qytetarëve në komunë.

Dhomën Shoqërore-Politike e përbëjnë delegatët e njerëzve punues e të qytetarëve të organizuar në organizata shoqërore-politike.

Neni 304

Delegatët në Dhomën e Punës së Bashkuar i zgjedhin delegatët e dhomave të punës së bashkuar të kuvendeve të komunave, me votim të fshehtë.

Kandidatët për delegatë i propozojnë, nga radha e anëtarëve të vet, delegacionet e organizatave themelore të punës së bashkuar dhe të bashkësive punuese që kryejnë punët me interes për disa organizata themelore të punës së bashkuar, të njerëzve pu-

nues që punojnë në veprimtarinë bujqësore, zejtare dhe në veprimtaritë e ngjashme me mjetet e punës mbi të cilat ekziston e drejta e pronësisë, bashkë me punëtorët me të cilët bashkojnë punën dhe mjetet e veta të punës, të organizuar në bashkësi dhe forma të tjera bashkimi të caktuara me ligj, të njerëzve punues në bashkësitë punuese të organeve shtetërore, të organizatave shoqërore-politike e të shoqatave, si dhe të ushtarakëve aktivë dhe të personave civilë me shërbim në forcat e armatosura të RSFJ.

Listën e kandidatëve për delegatë e përcakton konferenca kandiduese e Lidhjes Socialiste të Popullit Punues.

Neni 305

Në Dhomën e Punës së Bashkuar delegatët e njerëzve punues në organizatat themelore të punës së bashkuar dhe në bashkësitë punuese që kryejnë punët me interes për disa organizata themelore të punës së bashkuar, në bashkësitë punuese të organeve shtetërore, të organizatave shoqërore-politike e të shoqatave dhe në bashkësitë e tjera punuese që nuk janë të organizuara si organizata të punës së bashkuar, si dhe të ushtarakëve aktivë dhe të personave civilë me shërbim në forcat e armatosura të RSFJ, zgjedhen në përpjesëtim me numrin e njerëzve punues në këto organizata respektivisht bashkësi.

Në këtë Dhomë zgjedhin delegatë edhe njerëzit punues që punojnë në veprimtarinë bujqësore, zejtare dhe në veprimtaritë e ngjashme me mjetet e punës mbi të cilat ekziston e drejta e pronësisë, bashkë me njerëzit punues me të cilët bashkojnë punën dhe mjetet e veta të punës, të organizuar në bashkësi dhe forma të tjera bashkimi të caktuara me ligj, në përpjestim me pjesëmarrjen e tyre në produktin e tërësishëm shoqëror të Krahinës.

Lëmët e punës së bashkuar në të cilat zgjedhen delegatët dhe numri i delegatëve që zgjedhet në to, si dhe numri i delegatëve që zgjedhin njerëzit punues në bashkësitë punuese të organeve shtetërore, të organizatave shoqërore-politike e të shoqatave dhe në bashkësitë e tjera punuese që nuk janë të organizuara si organizata të punës së bashkuar, si dhe ushtarakët aktivë dhe personat civilë me shërbim në forcat e armatosura të RSFJ, përcaktohen me ligj.

Në qoftë se në disa lëmë të punës së bashkuar, sipas numrit të njerëzve punues, zgjedhet numri i delegatëve që nuk është në proporcion me rëndësinë dhe përfaqësimin e disa lëmëve të punës së bashkuar, me ligj mund të caktohet numri më i vogël i delegatëve që zgjedhen në këto lëmë.

Neni 306

Delegatët për Dhomën e Komunave i zgjedhin delegatët e dhomave të bashkësive lokale të kuvendeve të komunave, me votim të fshehtë.

Kandidatët për delegatë i propozojnë delegacionet e bashkësive lokale nga radha e anëtarëve të këtyre delegacioneve.

Listën e kandidatëve për delegatë e përcakton konferenca kandiduese e Lidhjes Socialiste të Popullit Punues.

Neni 307

Mbi zgjedhjen e delegatëve në Dhomën Shoqërore-Politike deklarohen, në bazë të listës unike të kandidatëve, delegatët e dhomave shoqërore-politike të kuvendeve të komunave, me votim të fshehtë.

Listën unike të kandidatëve e përcaktojnë me marrëveshje organizatat shoqërore-politike, në kuadër të Lidhjes Socialiste të Popullit Punues, nga radha e delegacioneve të veta.

Neni 308

Zgjedhja dhe revokimi i delegatëve për dhomat e Kuvendit rregullohet me ligj.

Me këtë ligj rregullohet edhe procedura e kandidimit për zgjedhjen e delegatit në dhomat e Kuvendit në vend të delegatit të cilit i ka pushuar mandati para kalimit të kohës për të cilën është zgjedhur.

Neni 309

Kuvendet e bashkësive vetëqeverisëse të interesit për lëmën e arësimit, shkencës, kulturës, shënde-

tësisë dhe të mbrojtjes sociale, të organizuara për territorin e Krahinës, vendosin në mënyrë të barabartë me dhomën kompetente të Kuvendit mbi çështjet dhe marrëdhënjet nga këto lëmë nga kompetenca e Kuvendit.

### 3. Fushëveprimi dhe puna

Neni 310

Punët nga kompetenca e Kuvendit dhomat i kryejnë në mënyrë të pavarur, në fushëveprimin e barabartë dhe në mbledhjen e përbashkët, në pajtim me këtë Kushtetutë.

Punët nga kompetenca e Kuvendit, në vendosjen mbi të cilat marrin pjesë kuvendet e bashkësive vetëqeverisëse të interesit, i kryen dhoma kompetente e Kuvendit në mënyrë të barabartë me kuvendin e bashkësisë përkatëse vetëqeverisëse të interesit.

Vendimi mbi ndarjen e pjesës së të ardhurave për nevojat e përbashkëta dhe nevojat e përgjithshme shoqërore dhe mbi destinimin e vëllimin e mjeteve për këto nevoja nuk mund të merret po qe se nuk e aprovon Dhoma e Punës së Bashkuar.

Neni 311

Dhoma e Punës së Bashkuar shqyrton dhe vendos pavarësisht mbi çështjet e marrëdhënjet nga lëma e: përndarjes së të ardhurave dhe ndarjes së pjesës së të ardhurave për nevojat e përbashkëta e të përgjithshme shoqërore; ekonomisë e të financave; edukimit e arësimit, punës shkencore, kulturës, kulturës fizike, shëndetit; politikës sociale e të punës; jep pëlqimin për lidhjen e traktateve ndërkombëtare nga këto lëmë dhe vendos mbi çështjet e marrëdhënjet e tjera me interes për punëtorët dhe njerëzit e tjerë punues në punën shoqërore, përveç atyre çështjeve e marrëdhënjeve mbi të cilat vendos në mënyrë të barabartë me dhomat e tjera të Kuvendit ose në mbledhjen e përbashkët të dhomave.



Neni 312

Dhoma e Komunave shqyrton dhe vendos pavarësisht mbi rregullimin dhe shfrytëzimin e tokës për ndërtime e të sendeve në përdorim të përgjithshëm, mbi organizimin e bashkësive lokale dhe vetëqeverisjen në to, si dhe mbi çështjet e tjera me interes të përbashkët për njerëzit punues e qytetarët në bashkësitë lokale dhe në komuna, përveç për ato çështje e marrëdhënje mbi të cilat vendos në mënyrë të barabartë me dhomat e tjera të Kuvendit ose në mbledhjen e përbashkët të dhomave.

Neni 313

Dhoma Shoqërore-Politike shqyrton dhe vendos pavarësisht mbi çështjet dhe marrëdhënjet që kanë të bëjnë me: realizimin e pozitës kushtetuese dhe barazisë së kombeve e të kombësive; politikën e jashtme dhe marrëdhënjet ndërkombëtare; realizimin, zhvillimin dhe mbrojtjen e sistemit socialist vetëqeverisës të përcaktuar me Kushtetutë, përveç për ato çështje mbi të cilat vendos në mënyrë të barabartë me dhomat e tjera të Kuvendit ose në mbledhjen e përbashkët të dhomave.

Kjo Dhomë i jep mendime e propozime Dhomës së Punës së Bashkuar dhe Dhomës së Komunave mbi çështjet nga fushëveprimi i tyre.

Neni 314

Secila dhomë bën pavarësisht verifikimin e mandateve dhe vendos mbi të drejtat mandato-imunitare të anëtarëve të vet, bën zgjedhjen dhe shkarkimin e kryetarit të dhomës dhe të kryetarëve e anëtarëve të komisioneve, këshillave dhe të forumeve të tjera të përhershëm e të përkohshme të dhomës.

Pas verifikimit të mandateve, delegatët japin deklaratën solemne sipas tekstit që e përcakton Kuvendi.

Neni 315

Dhoma e Punës së Bashkuar dhe Dhoma e Komunave në fushëveprimin e barabartë shqyrtojnë dhe

vendosin mbi: planifikimin hapësiror dhe urbanizmin; marrëdhënjet e banesave, statistikën, matjen dhe kadastrën e tokës; mbrojtjen e natyrës dhe të ambientit të njeriut.

Neni 316

Dhoma e Punës së Bashkuar dhe Dhoma Shoqërore-Politike në fushëveprimin e barabartë shqyrtojnë dhe vendosin mbi: marrëdhënjet juridike-pronësore; marrëdhënjet e detyrimeve; përcaktimin e veprave penale e të delikteve ekonomike dhe të përgjegjësive për to; ekzekutimin e sanksioneve penale dhe sistemin e kundravajtjeve.

Neni 317

Dhoma e Komunave dhe Dhoma Shoqërore-Politike në fushëveprimin e barabartë shqyrtojnë dhe vendosin mbi çështjet dhe marrëdhënjet në lëmën e: punëve të brendshme e të vetëmbrojtjes shoqërore; sigurimit të komunikacionit; jurisprudencës dhe të administratës së përgjithshme; sistemit të zgjedhjeve; ndihmës juridike; realizimit të lirive, të drejtave dhe detyrave të qytetarëve; martesës dhe marrëdhënjeve në martesë; marrëdhënjeve të prindërve e të fëmijëve; kujdestarisë dhe mbi çështjet që kanë të bëjnë me organizimin territorial të komunave.

Dhoma e Komunave dhe Dhoma Shoqërore-Politike në fushëveprimin e barabartë bëjnë zgjedhjen dhe emërimin, respektivisht shkarkimin e funksionarëve dhe të bartësve të funksioneve publike e të funksioneve të tjera shoqërore për të cilët është caktuar se i zgjedh respektivisht i emëron Kuvendi, përveç atyre për të cilët është caktuar me këtë Kushtetutë, me ligj ose me aktin tjetër të Kuvendit se i zgjedh respektivisht i emëron dhe i shkarkon Kuvendi në mbledhjen e përbashkët të dhomave të Kuvendit ose në fushëveprimin e pavarur respektivisht në fushëveprimin e barabartë të dhomave të tjera.



Neni 318

Të gjitha dhomat e Kuvendit në fushëveprimin e barabartë shqyrtojnë dhe vendosin mbi: çështjet e mbrojtjes popullore; planin shoqëror, buxhetin krahinor dhe llogarinë përfundimtare; sistemin e financimit të bashkësive shoqërore-politike dhe sistemin e burimeve e llojet e të ardhurave të këtyre bashkësive; ngarkimin e Krahinës me borxh dhe shpalljen e huave publike krahinore dhe zhvillimin e rajoneve jo mjaft të zhvilluara.

Neni 319

Në mbledhjen e përbashkët të dhomave të Kuvendit vendoset mbi: ndryshimin e Kushtetutës së Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës; dhënjen e pëlqimit për ndryshimin e Kushtetutës së RSFJ dhe Kushtetutës së RS të Serbisë; dhënjen e pëlqimit për ndryshimin e territorit të Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës; zgjedhjen e delegacionit të Kuvendit në Dhomën e Republikave dhe të Krahinave të Kuvendit të RSFJ; zgjedhjen e anëtarit të Kryesisë së RSFJ nga Krahina Socialiste Autonome e Kosovës; zgjedhjen e anëtarëve të Kryesisë së Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës; zgjedhjen e kryetarëve dhe nënkryetarëve, si dhe anëtarëve të komisioneve dhe forumeve të tjera të Kuvendit; zgjedhjen dhe shkarkimin e kryetarit dhe anëtarëve të Këshillit Ekzekutiv të Kuvendit; zgjedhjen dhe shkarkimin e kryetarit dhe gjyqtarëve të Gjykatës Kushtetuese të Kosovës; zgjedhjen dhe shkarkimin e anëtarëve të Këshillit të Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës; emërimin dhe shkarkimin e sekretarëve krahinorë dhe sekretarit të Kuvendit dhe nxjerrjen e rregullores së punës të Kuvendit.

Neni 320

Dhomat e Kuvendit, secila në kuadër të fushëveprimit të vet, përcjellin realizimin e politikës dhe zbatimin e dispozitave e akteve të tjera të Kuvendit.

Dhomat, në kuadër të fushëveprimit të vet, mund të kërkojnë raport nga Këshilli Ekzekutiv i Kuvendit mbi realizimin e politikës dhe zbatimin e ligjeve, dispozitave të tjera dhe akteve të përgjithshme që i ka nxjerrë ai dhe t'i bëjnë pyetje.

Dhomat, në kuadër të fushëveprimit të vet, mund të kërkojnë raporte dhe sqarime nga udhëheqësit e organeve krahinore të administratës dhe të organizatave që kryejnë punët me interes për Krahinën.

Neni 321

Dhoma e Kuvendit mund t'i paraqesë dhomës tjetër propozime për nxjerrjen e akteve nga fushëveprimi i saj, si dhe të shqyrtojë propozimin e ligjit dhe të aktit tjetër ose çështjet nga fushëveprimi i dhomës tjetër dhe t'i japë mendime për këtë.

Neni 322

Të drejtë që të propozojë ligje dhe akte të tjera ka çdo delegat i dhomës në dhomë, këshilli dhe komisioni i dhomës në dhomën e vet, dhoma, komisioni i Kuvendit, Këshilli Ekzekutiv i Kuvendit dhe kuvendi i komunës.

Inicitivë për nxjerrjen e ligjeve mund të paraqesin organizatat dhe bashkësitë vetëqeverisëse, organizatat shoqërore-politike, organet shtetërore dhe qytetarët.

Neni 323

Dhoma kompetente mund të vendosë që propozimi i ligjit ose i aktit tjetër të përgjithshëm të nxirret në diskutim publik ose në referendum.

Me rastin e shqyrtimit të propozimit të ligjit ose të aktit tjetër të përgjithshëm dhoma kompetente mund t'i thërrasë në mbledhje, për të dhënë mendime dhe propozime, përfaqësuesit e organizatave të punës së bashkuar, organizatave shoqërore-politike dhe të organizatave e të bashkësive të tjera vetëqeverisëse.



Neni 324

Dhomat mbajnë mbledhje dhe vendosin veçmas në mbledhjet e veta.

Kur dhomat marrin pjesë në mënyrë të barabartë në nxjerrjen e ligjit ose të aktit tjetër mund të vendosin që ligjin ose aktin tjetër të tillë ta shqyrtojnë në mbledhjen e përbashkët, e të vendosin mbi të në mbledhjet e ndara.

Dhomat mund të vendosin që në mbledhjen e përbashkët të shqyrtojnë çështjet me interes të përbashkët për këto dhoma.

Neni 325

Votimi në Kuvend dhe në dhomat e forumet e tjera të tij është publik, përveç nëse me këtë Kushtetutë, me ligj ose me vendim të Kuvendit respektivisht të dhomës nuk caktohet që votimi të jetë i fshehtë.

Dhoma vendos në mënyrë të plotfuqishme në qoftë se në mbledhje është e pranishme shumica e delegatëve të dhomës, e vendimi konsiderohet se është nxjerrë nëse për të ka votuar shumica e delegatëve të pranishëm të dhomës, përveç kur me këtë Kushtetutë ose me ligj është caktuar se për vendosje të plotëfuqishme është e nevojshme shumica e veçantë.

Kuvendi, në mbledhjen e përbashkët të dhomave, merr vendime të plotfuqishme në qoftë se në mbledhje është e pranishme shumica e delegatëve të dhomave, e vendimi konsiderohet se është nxjerrë nëse për të ka votuar shumica e delegatëve, përveç kur me këtë Kushtetutë kërkohet shumica e veçantë.

Neni 326

Ligji ose akti tjetër në nxjerrjen e të cilit marrin pjesë në mënyrë të barabartë dy ose të tri dhomat e Kuvendit konsiderohet se është nxjerrë kur votohet në tekstin identik në dhomat kompetente.

Në qoftë se për tekstin identik të ligjit ose të aktit tjetër nuk arrihet pëlqimi pas dy shqyrtimeve

të njëpasnjëshme të çështjes kontestuese, dhomat formojnë komisionin e përbashkët nga numri i njëjtë i anëtarëve, të cilit i besohet hartimi i propozimit për zgjidhjen e konfliktit.

Në qoftë se në komisionin e përbashkët nuk arrihet pëlqimi ose dhomat nuk aprovojnë tekstin që e ka propozuar komisioni, propozimi i ligjit ose i aktit tjetër paraqitet në mbledhjen e përbashkët. Në qoftë se as në mbledhjen e përbashkët nuk arrihet pëlqimi, akti kontestues hiqet nga rendi i ditës i Kuvendit dhe mund të vihet përsëri në rend të ditës me propozimin e njërës nga dhomat, vetëm pasi të kalojnë gjashtë muaj nga dita e heqjes nga rendi i ditës, e para kësaj kohe vetëm në bazë të vendimit të dhomave kompetente.

Kur dhomat kompetente nuk arrijnë pëlqimin me rastin e nxjerrjes së aktit, e nëse mosnxjerrja e aktit të tillë do të shkaktonte çrregullimin e stabilitetit të tregut apo nëse me këtë do t'i shkaktohej dëm i konsiderueshëm bashkësisë shoqërore, me propozimin e Kryesisë të Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës, Dhoma e Punës së Bashkuar merr masa të përkohshme kur ajo merr pjesë në nxjerrjen e aktit, respektivisht masat e përkohshme i merr Dhoma Shoqërore-Politike. Akti mbi masat e përkohshme mbetet në fuqi gjer sa të nxirret akti përfundimtar në dhomat kompetente e më së shumti një vit nga dita e marrjes së masave të përkohshme.

Neni 327

Në qoftë se mbi propozimin e ligjit ose të aktit tjetër, në vendosje rreth të cilit merr pjesë kuvendi i bashkësisë vetëqeverisëse të interesit në mënyrë të barabartë në dhomën kompetente të Kuvendit, nuk është arritur pëlqimi, zbatohet procedura e harmonizimit e parashikuar për dhomat e Kuvendit, me përjashtim të mbajtjes së mbledhjes së përbashkët.

Kur dhoma kompetente e Kuvendit dhe kuvendi i bashkësisë vetëqeverisëse të interesit nuk arrijnë pëlqimin as pas procedurës së zbatuar të harmonizimit, akti kontestues konsiderohet se është nxjerrë



në tekstin që e aprovon dhoma e Kuvendit me shumicën e votave të numrit të përgjithshëm të delegatëve.

Neni 328

Kuvendi ka rregulloren e punës me të cilën rregullohen çështjet e: organizimit të brendshëm dhe të punës së Kuvendit; caktohet më hollësisht fushëveprimi i dhomave të Kuvendit; mënyra e pjesëmarrjes së kuvendeve të bashkësive vetëqeverisëse në vendosje të barabartë me dhomën kompetente të Kuvendit; kushtet për punën e delegatëve në dhoma dhe mënyra e realizimit të të drejtave dhe detyrave të tyre; bashkëpunimit të Kuvendit me kuvendet e bashkësive të tjera shoqërore-politike, organizatat e bashkësitë vetëqeverisëse, organizatat shoqërore-politike e organizatat e tjera dhe çështjet e tjera me interes për punën e Kuvendit dhe realizimin e detyrave dhe përgjegjësive të tij.

Secila dhomë e Kuvendit nxjerr rregulloren e punës mbi organizimin dhe punën e vet në pajtim me rregulloren e punës të Kuvendit.

## 4. Të drejtat dhe detyrat e delegatëve në Kuvend

Neni 329

Çdo delegat në Kuvend ka të drejtë që t'i paraqesë dhomës anëtar i së cilës është propozime të ligjeve, vendimeve, rekomandimeve, deklaratave e rezolutave dhe të shtrojë çështje të tjera nga fushëveprimi i dhomës së vet.

Neni 330

Delegati i dhomës ka të drejtë që në dhomën anëtar i së cilës është të propozojë shqyrtimin e çështjeve që kanë të bëjnë me politikën dhe punën e Këshillit Ekzekutiv të Kuvendit, zbatimin e ligjeve ose me punën e organeve krahinore të administratës.

Çdo delegat i dhomës ka të drejtë që Këshillit Ekzekutiv të Kuvendit dhe funksionarëve që udhëheqin organet krahinore të administratës t'u bëjë pyetje që kanë të bëjnë me punën e tyre.

Neni 331

Çdo delegat ka të drejtë të kërkojë informatë nga funkisonarët e Kuvendit, Këshillit Ekzekutiv të Kuvendit dhe nga funksionarët që udhëheqin organet krahinore të administratës.

Funksionari ose Këshilli Ekzekutiv i Kuvendit kanë për detyrë t'i japin delegatit të dhomës informatën e kërkuar.

Për ushtrimin e detyrës së vet në Kuvend, delegati ka të drejtë që nga organet shtetërore, organizatat e punës së bashkuar dhe organizatat e bashkësitë e tjera vetëqeverisëse të kërkojë shënime të nevojshme për punën e vet në Kuvend.

**5. Këshillat dhe komisionet**

Neni 332

Për shqyrtimin e propozimeve të ligjeve dhe të akteve të tjera, për përcjelljen e realizimit të politikës dhe zbatimit të ligjeve e të dispozitave të tjera dhe të akteve të përgjithshme, si dhe për studimin dhe shqyrtimin e çështjeve të tjera nga kompetenca e Kuvendit dhe e dhomave, Kuvendi dhe dhomat mund të formojnë komisione, këshilla dhe forume të tjera punuese të përhershme dhe të përkohshme.

Mënyra e formimit, përbërja, fushëveprimi dhe autorizimet e forumeve punuese përcaktohen me rregulloren e punës dhe me vendimin e Kuvendit dhe të dhomave të tij.

Neni 333

Në Kuvend formohet Komisioni për zgjedhje dhe emërime.



Ky Komision shqyrton të gjitha çështjet dhe propozimet lidhur me zgjedhjen, emërimin dhe shkarkimin nga kompetenca e Kuvendit, si dhe çështjet e përgjithshme të politikës së kuadrove në Krahinë.

**6. Kryetari, nënkryetari i Kuvendit dhe kryetarët e dhomave**

Neni 334

Kuvendi ka kryetarin dhe një ose më shumë nënkryetarë që zgjedhen për katër vjet.

Kryetari dhe nënkryetarët e Kuvendit zgjedhen nga radha e delegatëve në Kuvend.

Secila dhomë e Kuvendit ka kryetarin.

Kuvendi ka sekretarin.

Neni 335

Kryetari i Kuvendit përfaqëson Kuvendin, thërret mbledhjet e përbashkëta të dhomave të Kuvendit dhe i kryeson këto mbledhje, kujdeset për zbatimin e rregullores së punës të Kuvendit, nënshkruan dekretet për shpalljen e ligjeve dhe aktet e nxjerra në mbledhjen e përbashkët të dhomave të Kuvendit dhe me kryetarët e dhomave përkatëse nënshkruan aktet e tjera të Kuvendit që i kanë nxjerrë dhomat dhe shpall zgjedhjet për delegatë të Kuvendit.

Neni 336

Kryetari i dhomës përfaqëson dhomën, thërret mbledhjet e dhomës dhe i kryeson dhe nënshkruan aktet që i ka nxjerrë dhoma.

Mbledhjet e dhomës i thërret kryetari i dhomës në bazë të vendimit të vet dhomës ose me iniciativën e vet, është i obliguar të thërrasë mbledhjen me kërkesën e kryetarit të Kuvendit, Kryesisë së Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës, si dhe në raste të tjera të parashikuara me rregulloren e punës të Kuvendit dhe të dhomës.

Në qoftë se kryetari i dhomës nuk thërret mbledhjen e dhomës, kur është caktuar me këtë Kushtetutë, dhoma do të mblidhet me thirrjen e dhjetë delegatëve të vet.

Neni 337

Kryetari i Kuvendit bashkë me nënkryetarët e Kuvendit dhe kryetarët e dhomave të Kuvendit shqyrton çështjet e harmonizimit e të programimit të punës së dhomave dhe të forumeve punuese në Kuvend, interpreton dispozitat e rregullores së punës të Kuvendit dhe kujdeset për bashkëpunimin e Kuvendit me Kuvendin e RSFJ, kuvendet e republikave, Kuvendin e Krahinës Socialiste Autonome të Vojvodinës dhe me kuvendet e komunave, si dhe me organet dhe organizatat e tjera në Krahinë.

**7. Zgjedhja e anëtarit të Kryesisë së RSFJ**

Neni 338

Zgjedhjen dhe shkarkimin e anëtarit në Kryesinë e Republikës Socialiste Federative të Jugosllavisë si përfaqësues të Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës, e bën Kuvendi në mbledhjen e përbashkët të dhomave, me votim të fshehtë.

Kandidatin për zgjedhjen e anëtarit të Kryesisë së Republikës Socialiste Federative të Jugosllavisë e propozon Konfrenca Krahinore e Lidhjes Socialiste të Popullit Punues të Kosovës.

Anëtar i Kryesisë zgjedhet kandidati që ka fituar shumicën e votave të të gjithë delegatëve në Kuvend.

Anëtari i Kryesisë së Republikës Socialiste Federative të Jugosllavisë për punën e vet në Kryesi përgjigjet para Kuvendit.

Anëtari i Kryesisë së Republikës Socialiste Federative të Jugosllavisë ka për detyrë t'i paraqesë në Kryesi qëndrimet e Kuvendit mbi çështjet nga kompetenca e Kryesisë së Republikës Socialiste Federative të Jugosllavisë.



Anëtari i Kryesisë së Republikës Socialiste Federative të Jugosllavisë njohton Kuvendin, me kërkesën e tij, ose me iniciativën e vet për qëndrimet dhe vendimet e Kryesisë së Republikës Socialiste Federative të Jugosllavisë mbi çështjet nga kompetenca e saj.

## K r e u XI

## KRYESIA E KRAHINËS SOCIALISTE AUTONOME TË KOSOVËS

Neni 339

Kryesia e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës përfaqëson Krahinën Socialiste Autonome të Kosovës dhe ushtron të drejta e detyra të tjera të përcaktuara me këtë Kushtetutë.

Neni 340

Kryesia:

1. shqyrton çështjet me rëndësi për jetën politike, ekonomike, sociale e kulturale në Krahinë, realizimin e barazisë së kombeve e të kombësive, si dhe çështjet lidhur me zhvillimin e mëtejshëm të marrëdhënjeve socialiste vetëqeverisëse në të gjitha lëmët e jetës shoqërore dhe merr iniciativë për shqyrtimin e tyre në Kuvend dhe në organet e organizatat e tjera krahinore;
2. shqyrton bazat për përcaktimin e politikës së kuadrove dhe propozimet për zgjedhje respektivisht emërime në funksione të caktuara në organet federative dhe republikane;
3. propozon zgjedhjen dhe shkarkimin e anëtarëve të Këshillit të Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës;
4. shqyrton çështjet e përgjithshme dhe çështjet e tjera të bashkëpunimit të Krahinës me republikat

socialiste dhe me Krahinën Socialiste Autonome të Vojvodinës;

5. harmonizon qëndrimet me Kryesinë e RS të Serbisë dhe Kryesinë e KSA të Vojvodinës mbi çështjet që janë me interes të përgjithshëm për Republikën si tërësi;

6. bën falje në pajtim me ligjin.

Kryesia njohton Kuvendin mbi punën e vet, me iniciativën e vet dhe me kërkesën e Kuvendit.

Neni 341

Kryesia, në realizimin e punëve dhe detyrave nga lëma e mbrojtjes popullore, përcakton planin e mbrojtjes së Krahinës, jep synime për marrjen e masave të pregatitjeve të ekonomisë e të veprimtarive shoqërore dhe të mobilizimit të të gjitha burimeve dhe formave për mbrojtjen e përgjithshme popullore, harmonizon planet dhe masat e komunave dhe të Krahinës, të organizatave të punës së bashkuar dhe të organizatave të tjera e të qytetarëve për funksionimin dhe punën në rast rreziku të drejtpërdrejtë nga lufta dhe në luftë dhe siguron zbatimin e masave të gatishmërisë.

Kryesia formon si forum këshilldhënës Këshillin e Mbrojtjes Popullore përbërja, organizimi dhe fushëveprimi i të cilit përcaktohet me ligj.

Kryesia udhëheq rezistencën e popullit në luftë në territorin e Krahinës.

Neni 342

Kryesia në kohën e gjendjes së luftës ose në rast rreziku të drejtpërdrejt nga lufta, në qoftë se nuk ekziston mundësia që të mblidhet Kuvendi, nxjerr dekrete me fuqi ligjore mbi çështjet nga kompetenca e Kuvendit, kryen edhe punë të tjera lidhur me zgjedhjen dhe shkarkimin e funksionarëve që i emëron dhe i shkarkon Kuvendi, si dhe punët lidhur me mandatin e të drejtat e imunitetit të delegatëve në Kuvend.

Përderisa të zgjasë gjendja e luftës, në qoftë se këtë e kërkojnë interesat e vendit, me dekret me fuqi ligjore mund të pezullohen disa dispozita të kësaj Kushtetute që kanë të bëjnë me disa liri e të drejta të qytetarëve dhe të drejtat e organizatave vetëqeverisëse dhe me përbërjen e autorizimet e organeve politike-ekzekutive dhe administrative. Me këtë dekret mund të themelohen edhe bashkësi të tjera shoqërore-politike dhe të përcaktohet organizimi i organeve të tyre.

Kryesia këtë dekret ia paraqet për vërtetim Kuvendit posa ky të ketë mundësi që të mblidhet.

Neni 343

Kryesinë e përbëjnë kryetari dhe tetë anëtarë.

Anëtarët e Kryesisë i zgjedh Kuvendi.

Kandidatët për anëtarë të Kryesisë i propozon Konferenca Krahinore e Lidhjes Socialiste të Popullit Punues të Kosovës.

Anëtarë të Kryesisë sipas pozitës janë kryetari i Kuvendit dhe kryetari i Lidhjes së Komunistëve të Kosovës

Kryesia zgjedh kryetarin nga radha e anëtarëve të vet.

Neni 344

Anëtarët e Kryesisë zgjedhen për katër vjetë.

Askush nuk mund të zgjedhet më shumë se dy herë rresht anëtar i Kryesisë.

Në rast pushimi të mandatit të anëtarit të Kryesisë para kalimit të kohës për të cilën është zgjedhur, mandati i anëtarit të posazgjedhur të Kryesisë zgjat gjer në skadimin e mandatit të anëtarit të Kryesisë në vendin e të cilit është zgjedhur.

Në rast rreziku të drejtpërdrejtë nga lufta ose të gjendjes së luftës, mandati i anëtarëve të Kryesisë zgjatet gjersa të vazhdojë kjo gjendje, respektivisht gjersa të krijohen kushtet për zgjedhjen e anëtarëve të rinj të Kryesisë.

Neni 345

Me rastin e marrjes së detyrës, anëtarët e Kryesisë, në mbledhjen e përbashkët të të gjitha dhoma-

ve, japin deklaratën solemne, sipas tekstit që e përcakton Kuvendi.

Neni 346

Anëtarët e Kryesisë gëzojnë imunitet sikurse delegatët në Kuvend.
Mbi imunitetin e anëtarit të vet vendos Kryesia.

Neni 347

Kryesia punon dhe vendos në mbledhje.
Kryetari i Kryesisë përfaqëson Kryesinë, thërret mbledhjet e Kryesisë dhe i kryeson, nënshkruan aktet që i nxjerr Kryesia dhe kujdeset për zbatimin e akteve dhe përfundimeve të Kryesisë.
Kryetari i Kryesisë është kryetar i Këshillit të Mbrojtjes Popullore.
Puna dhe organizimi i Kryesisë përcaktohen më hollësisht me rregulloren e punës të Kryesisë.

## Kreu XII

## KËSHILLI I KRAHINËS

Neni 348

Krahina Socialiste Autonome e Kosovës ka Këshillin e Krahinës.
Këshilli i Krahinës shqyrton çështjet e zhvillimit socialist vetëqeverisës dhe çështjet e tjera të përgjithshme me rëndësi për Krahinën dhe për qëndrimet e propozimet e veta informon Kuvendin dhe Kryesinë e KSA të Kosovës.
Anëtarët e Këshillit të Krahinës i zgjedh Kuvendi nga radha e puntëorëve të shquar shoqërorë-politikë, shkencorë dhe punëtorëve të tjerë publikë e prodhuesve.
Organizimi dhe mënyra e punës së Këshillit të Krahinës rregullohen me ligj.



## Kreu XIII

## KËSHILLI EKZEKUTIV I KUVENDIT TË KRAHINËS SOCIALISTE AUTONOME TË KOSOVËS

Neni 349

Këshilli Ekzekutiv është organ ekzekutiv i Kuvendit të Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës.
Këshilli Ekzekutiv ushtron të drejtat dhe detyrat e veta në bazë dhe në kuadër të kësaj Kushtetute dhe ligjit.

Neni 350

Këshilli Ekzekutiv:

1. përcjell gjendjen dhe realizimin e politikës së Kuvendit dhe i propozon Kuvendit përcaktimin e politikës;
2. propozon ligje e dispozita të tjera dhe akte të përgjithshme dhe ka të drejtë të japë mendimin mbi propozimet e ligjeve e të dispozitave të tjera dhe të akteve të përgjithshme që ia paraqesin Kuvendit propozuesit e tjerë të autorizuar;
3. përcakton propozimin e planit shoqëror të Krahinës, përcakton propozimin e buxhetit krahinor dhe të llogarisë përfundimtare krahinore dhe kujdeset për realizimin e buxhetit krahinor dhe të llogarisë përfundimtare krahinore;
4. nxjerr dekretligje, vendime dhe dispozita të tjera për zbatimin e ligjeve e dispozitave të tjera dhe të akteve të përgjithshme të Kuvendit;
5. kujdeset për realizimin e politikës dhe zbatimin e ligjeve e dispozitave të tjera dhe të akteve të përgjithshme të Kuvendit;
6. kujdeset për realizimin e politikës në lëmën e mbrojtjes popullore dhe për zbatimin e pregatitjeve për mbrojtje në kuadër të të drejtave dhe detyrave të përcaktuara me këtë Kushtetutë dhe me ligj;

7. harmonizon dhe orienton punën e organeve krahinore të administratës për sigurimin e realizimit të politikës dhe zbatimit të ligjeve, dispozitave të tjera dhe të akteve të përgjithshme të Kuvendit;
8. ushtron mbikëqyrjen e punës së organeve krahinore të administratës dhe abrogon dispozitat e tyre që janë në kundërshtim me ligjin e dispozitën tjetër ose me dispozitën tjetër që ai e ka nxjerrë për zbatimin e ligjit ose dispozitës tjetër dhe të aktit të përgjithshëm të Kuvendit;
9. përcakton parimet e përgjithshme të organizimit të brendshëm të administratës krahinore;
10. formon shërbime profesionale dhe shërbime të tjera për nevojat e veta dhe shërbime të përbashkëta për nevojat e administratës krahinore;
11. emëron dhe shkarkon funksionarët për të cilët kjo është caktuar me ligj;
12. nxjerr rregulloren e vet të punës;
13. kryen edhe punë të tjera të përcaktuara me Kushtetutë dhe me ligj.

Neni 351

Këshillin Ekzekutiv të Kuvendit e përbëjnë kryetari dhe numri i caktuar i anëtarëve, të cilët i zgjedh Kuvendi.

Me propozimin e Komisionit për zgjedhje dhe emërime, Kuvendi emëron nga radha e anëtarëve të Këshillit Ekzekutiv sekretarët e sekretariateve krahinore dhe funksionarët e tjerë që udhëheqin organet krahinore të administratës dhe organizatat krahinore të caktuara me ligj.

Këshilli Ekzekutiv ka një ose më shumë nënkryetarë të Këshillit dhe sekretarin, të cilët i zgjedh nga radha e anëtarëve të vet.

Në qoftë se kryetari ose anëtari i Këshillit Ekzekutiv zgjedhet nga radha e delegatëve në Kuvend, i pushon mandati i delegatit në Kuvend.

Neni 352

Kryetari dhe anëtarët e Këshillit Ekzekutiv zgjedhen për katër vjetë.



Kryetar i Këshillit Ekzekutiv mund të zgjedhet personi i njëjtë më së shumti dy herë rresht.

Anëtarët e Këshillit Ekzekutiv mund të zgjedhen dy herë rresht, e përjashtimisht, sipas procedurës së përcaktuar me ligj — edhe për një periodë të mandatit.

Çdo anëtar i Këshillit Ekzekutiv mund të jap dorëheqje.

Në rast pushimi të mandatit të anëtarit të Këshillit para kalimit të kohës për të cilën është zgjedhur, mandati i anëtarit të posazgjedhur të Këshillit zgjat gjersa të skadojë mandati i anëtarit të Këshillit në vendin e të cilit është zgjedhur.

Neni 353

Kryetari dhe anëtarët e Këshillit Ekzekutiv gëzojnë imunitet sikurse delegatët në Kuvend.

Mbi çështjen e imunitetit të anëtarit të Këshillit Ekzekutiv vendos Këshilli.

Neni 354

Kryetari i Këshillit Ekzekutiv përfaqëson Këshillin, kujdeset për zbatimin e përfundimeve dhe realizimin e politikës së Këshillit, nënshkruan aktet që i nxjerr Këshilli, kujdeset për aplikimin e rregullores së punës të Këshillit dhe për realizimin e bashkëpunimit me organet e tjera dhe me organizatat e bashkësitë vetëqeverisëse.

Kryetari thërret mbledhjet e Këshillit me iniciativën e vet, me propozimin e Kryesisë së Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës, kryetarit të Kuvendit ose të së paku pesë anëtarëve të Këshillit.

Neni 355

Organizimi dhe mënyra e punës së Këshillit Ekzekutiv përcaktohet me ligj.

Neni 356

Këshilli Ekzekutiv i Kuvendit, në kuadër të të drejtave dhe detyrave të Krahinës, është përgjegjës

para Kuvendit për gjendjen në të gjitha lëmët e jetës shoqërore, për realizimin e politikës dhe zbatimin e ligjeve e dispozitave të tjera dhe akteve të përgjithshme të Kuvendit dhe për orientimin e harmonizimin e punës së organeve krahinore të administratës.

Këshilli Ekzekutiv mund t'i propozojë dhomës së Kuvendit që të shtyhet shqyrtimi i propozimit të ligjit, dispozitës tjetër ose aktit të përgjithshëm të Kuvendit ose që, për shqyrtimin e çështjes së caktuar, të formohet komisioni i përbashkët nga anëtarët e dhomës kompetente të Kuvendit dhe anëtarët e Këshillit Ekzekutiv, ose të thirret mbledhja e dhomës kompetente të Kuvendit në të cilën ai do të paraqitte qëndrimin e vet.

Neni 357

Këshilli Ekzekutiv mund të japë dorëheqje kolektive para Kuvendit.

Në qoftë se konsideron se nuk është në gjendje të sigurojë realizimin e politikës së përcaktuar dhe zbatimin e ligjit ose dispozitës tjetër dhe aktit të përgjithshëm të Kuvendit nxjerrja e të cilit propozohet, apo se nuk mund të marrë përsipër përgjegjësinë për ushtrimin e funksionit të vet nëse nuk nxirret ligji ose dispozita tjetër dhe akti i përgjithshëm nxjerrjen e të cilit e propozon, Këshilli Ekzekutiv mund të shtrojë çështjen e votëbesimit.

Në qoftë se Këshilli Ekzekutiv jep dorëheqje kolektive ose dhomat e Kuvendit nuk i japin votëbesimin, si dhe në raste të tjera kur Këshillit i pushon funksioni, ai mbetet në detyrë gjersa të zgjedhet Këshilli i ri Ekzekutiv.

Neni 358

Secila dhomë e Kuvendit, me propozimin e së paku dhjetë delegatëve, mund të shtrojë çështjen e votëbesimit të Këshillit Ekzekutiv.

Mbi çështjen e votëbesimit të Këshillit Ekzekutiv zhvillohet debati në dhomat e Kuvendit.



Neni 359

Së paku dhjetë delegatë në Kuvend mund të paraqesin në dhomën e vet interpelancë për shqyrtimin e çështjeve të caktuara politike lidhur me punën e Këshillit Ekzekutiv.

Neni 360

Kuvendi mund të abrogojë ose të anulojë dispozitën e Këshillit Ekzekutiv që është në kundërshtim me Kushtetutën, ligjin ose dispozitën tjetër dhe me aktin e përgjithshëm që ai e ka nxjerrë.

Neni 361

Kur Këshilli Ekzekutiv konstaton se organet e Krahinës nuk zbatojnë ligjet federative dhe dispozitat e tjera federative për zbatimin dhe aplikimin e të cilave janë përgjegjëse organet në Krahinë, respektivisht se organet krahinore të administratës nuk nxjerrin dispozita dhe akte të tjera ose nuk ndërmarrin masa dhe veprime administrative për zbatimin dhe aplikimin e ligjeve republikane që aplikohen në tërë territorin e Republikës, do të marrë masa në kuadër të të drejtave dhe detyrave të tij për zbatimin dhe aplikimin e këtyre dispozitave.

## Kreu XIV

## ADMINISTRATA KRAHINORE

Neni 362

Për kryerjen e punëve të administratës në kuadër të të drejtave dhe detyrave të Krahinës themelohen sekretariatet krahinore dhe organet e tjera krahinore të administratës.

Për kryerjen e punëve të caktuara administrative, profesionale e punëve të tjera mund të theme-

lohen pleqësi, organizata që kryejnë punë me interes për Krahinën dhe organe e organizata të tjera.

Kryerja e punëve të caktura profesionale për nevojat e organeve krahinore dhe punëve të caktuara administrative në kuadër të të drejtave dhe detyrave të Krahinës mund t'u besohet me ligj edhe organizatave të punës së bashkuar dhe organizatave e bashkësive të tjera vetëqeverisëse.

Organet krahinore të administratës dhe organizatat krahinore themelohen e suprimohen dhe fushëveprimi i tyre përcaktohet me ligj.

Neni 363

Organet krahinore të administratës dhe organizatat krahinore punët nga kompetenca e vet i kryejnë në mënyrë të pavarur, në bazë dhe në kuadër të Kushtetutës dhe të ligjit.

Organet krahinore të administratës dhe organizatat krahinore kanë për detyrë të sigurojnë zbatimin e ligjeve dhe dispozitave të tjera në pajtim me politikën e përcaktuar nga Kuvendi dhe me synimet e Kuvendit dhe qëndrimet e synimet parimore të Këshillit Ekzekutiv të Kuvendit.

Neni 364

Organet krahinore të administratës dhe organizatat krahinore zbatojnë drejtpërdrejt ligjet e dispozitat e tjera dhe aktet e përgjithshme vetëm kur kjo është parashikuar shprehimisht me këtë Kushtetutë ose me ligj.

Me qëllim që të sigurohet zbatimi i ligjeve dhe i dispozitave të tjera, me ligj mund të caktohet që organet krahinore të administratës t'i kryejnë punët e inspektimit drejtpërdrejt në territorin e Krahinës, në pajtim me të drejtat dhe detyrat e Krahinës të përcaktuara me kushtetutë.

Neni 365

Kur këtë e kërkojnë rrethanat e jashtëzakonshme me vendim të Këshillit Ekzekutiv, sekretariateve



krahinore dhe organeve të tjera të administratës e organizatave krahinore, mund t'u jepen autorizime të veçanta për organet komunale të administratës. Në ushtrimin e këtyre autorizimeve, këto organe dhe organizata, gjatë kohës që vazhdojnë rrethanat e jashtëzakonshme, mund të organizojnë dhe të udhëheqin drejtpërdrejt aksionet e caktuara, të inkuadrojnë në këto aksione ekspertë të vet dhe ekspertë të organeve komunale të administratës, si dhe të caktojnë ose të marrin drejtpërdrejt masa të tjera që kërkojnë rrethanat e jashtëzakonshme në rajonin e rrezikuar.

Neni 366

Sekretarët krahinorë dhe funksionarët e tjerë që udhëheqin organet krahinore të administratës dhe organizatat krahinore i emëron dhe i shkarkon Kuvendi, me propozimin e Komisionit për zgjedhje dhe emërime.

Funksionarët që udhëheqin organet krahinore të administratës dhe organizatat krahinore dhe funksionarët e tjerë që i emëron Kuvendi, emërohen për katër vjetë.

Funksionarët që udhëheqin organet krahinore të administratës dhe organizatat krahinore dhe funksionarët e tjerë të përcaktuar me ligj që i emëron Kuvendi, mund të emërohen dy herë rresht, e përjashtimisht, sipas procedurës së përcaktuar me ligj — edhe për një periodë të mandatit.

Neni 367

Funksionarët që udhëheqin organet krahinore të administratës dhe organizatat krahinore, të cilët i emëron Kuvendi, janë përgjegjës personalisht para Kuvendit dhe Këshillit Ekzekutiv për punën e vet, për punën e organit respektivisht të organizatës që udhëheqin, si dhe për gjendjen në lëmën përkatëse të jetës shoqërore në kuadër të kompetencave të organit respektivisht të organizatës që udhëheqin.

Kushtet dhe mënyra e realizimit të politikës dhe të formave të tjera të përgjegjësisë së këtyre funksionarëve përcaktohen me ligj.

Neni 368

Funksionarët që udhëheqin organet krahinore të administratës dhe organizatat krahinore mund të nxjerrin rregullore, urdhëresa dhe udhëzime për zbatimin e ligjeve, dispozitave të tjera dhe akteve të përgjithshme të Kuvendit dhe dispozitave të Këshillit Ekzekutiv, në qoftë se për këtë janë autorizuar shprehimisht me këto dispozita respektivisht akte.

Neni 369

Funksionarët që udhëheqin organet krahinore të administratës dhe organizatat krahinore kanë për detyrë të njohtojnë Kuvendin dhe Këshillin Ekzekutiv për gjendjen në lëmën përkatëse dhe për punën e organeve respektivisht organizatave që udhëheqin.

Këta funksionarë kanë për detyrë që, me kërkesën e Kuvendit dhe të dhomave të tij, të këshillave dhe të komisioneve, të japin informata dhe sqarime mbi çështjet nga fushëveprimi i organeve respektivisht organizatave që udhëheqin dhe të japin përgjegje për pyetjet e delegatëve në dhomat e Kuvendit.

Neni 370

Organet krahinore të administratës dhe organizatat krahinore bashkëpunojnë me organet dhe organizatat përkatëse federative, si dhe me organet e organizatat e republikave dhe të Krahinës Socialiste Autonome të Vojvodinës, dhe mund të marrin pjesë drejtpërdrejt në punën e forumeve ndërrepublikane dhe të ndërmarrin aksione të përbashkëta, të këmbejnë përvoja dhe të shfrytëzojnë forma të tjera përkatëse bashkëpunimi.

Neni 371

Organet krahinore të administratës dhe organizatat krahinore bashkëpunojnë me organizatat e punës së bashkuar, bashkësitë e interesit dhe me organizatat e bashkësitë e tjera vetëqeverisëse lidhur me çështjet për të cilat këto organizata janë posaçërisht të interesuara.

Për këto çështje organizatat e interesuara kanë të drejtë t'i shfaqin qëndrimet, mendimet, vërejtjet e propozimet e veta dhe në mënyrë tjetër të marrin pjesë në zgjidhjen e tyre.

## K r e u XV

## GJYKATA KUSHTETUESE E KOSOVËS

Neni 372

Gjykata Kushtetuese e Kosovës:

1. vendos mbi pajtueshmërinë e ligjeve krahinore me Kushtetutën e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës;
2. vendos mbi pajtueshmërinë e statuteve të komunave me Kushtetutën e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës dhe ligjin krahinor;
3. vendos mbi pajtueshmërinë e dispozitave dhe të akteve të tjera të përgjithshme të organeve shtetërore, të organizatave të punës së bashkuar dhe të organizatave e të bashkësive të tjera vetëqeverisëse me Kushtetutën e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës, ligjin krahinor dhe dispozitat e tjera krahinore, ligjin republikan me të cilin rregullohen me marrëveshje marrëdhënjet për tërë territorin e Republikës, si dhe mbi atë se a janë këto akte në kundërshtim me ligjin federativ për zbatimin e të cilit janë përgjegjëse organet në Krahinë;
4. vendos mbi pajtueshmërinë e dispozitave të organeve krahinore të nxjerra për zbatimin e ligjeve republikane që aplikohen në tërë territorin e Republikës me ato ligje.
5. zgjidh konfliktet mbi të drejtat dhe detyrat midis Krahinës dhe komunave në territorin e Krahinës, si dhe konfliktet midis dy ose më shumë komunave në territorin e Krahinës, në qoftë se për

zgjidhjen e konflikteve të tilla nuk është parashikur me ligj kompetenca e gjykatës tjetër;

6. vendos mbi konfliktet për kompetencë midis gjykatave dhe organeve të tjera në Krahinë;

7. kryen edhe punë të tjera që i janë lënë në kompetencë me këtë Kushtetutë.

Gjykata Kushtetuese e Kosovës mund të vlerësojë kushtetutshmërinë e ligjeve dhe kushtetutshmërinë e ligjshmërinë e dispozitave e të akteve të përgjithshme të organeve të bashkësive shoqërore-politike dhe të akteve të përgjithshme vetëqeverisëse që kanë rënë nga fuqia, nëse nga rënja nga fuqia gjer në fillimin e procedurës nuk ka kaluar më shumë se një vit.

Neni 373

Gjykata Kushtetuese përcjell dukuritë me interes për realizimin e kushtetutshmërisë e ligjshmërisë, informon Kuvendin për gjendjen dhe problemet e realizimit të kushtetutshmërisë e të ligjshmërisë dhe i jep Kuvendit mendime dhe propozime për nxjerrjen dhe ndryshimin e ligjit dhe marrjen e masave të tjera për sigurimin e kushtetutshmërisë e të ligjshmërisë dhe mbrojtjen e të drejtave të vetëqeverisjes dhe lirive e të drejtave të tjera të qytetarëve dhe të organizatave e të bashkësive vetëqeverisëse.

Neni 374

Kur Gjykata Kushtetuese konstaton se organi kompetent nuk ka nxjerrë dispozitën për zbatimin e dispozitave të Kushtetutës së Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës, ligjit krahinor dhe dispozitave të tjera krahinore, e ka qenë i obliguar të nxjerrë dispozitën e tillë, do ta informojë për këtë Kuvendin.

Neni 375

Gjykata Kushtetuese, gjatë procedurës gjer në marrjen e vendimit përfundimtar, mund të urdhërojë pezullimin e zbatimit të aktit individual ose veprimit që është ndërmarrë në bazë të ligjit ose dispozitës tjetër dhe aktit të përgjithshëm të organit të bashkësisë shoqërore-politike ose aktit të përgjithshëm vetëqeverisës kushtetushmëria respektivisht ligjshmëria e të cilit vlerësohet, nëse me zbatimin e tyre mund të shkaktoheshin pasoja të dëmshme të pamënjanueshme.

Neni 376

Puna e Gjykatës Kushtetuese është publike.

Neni 377

Gjykata Kushtetuese përbëhet nga kryetari dhe gjashtë gjyqtarë, të cilët i zgjedh Kuvendi i Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës.

Kryetari dhe gjyqtarët e Gjykatës Kushtetuese zgjedhen për tetë vjetë dhe nuk mund të zgjedhen përsëri në të njëjtin funksion.

Kryetari dhe gjyqtarët e Gjykatës Kushtetuese nuk mund të jenë në të njëjtën kohë delegatë në kuvendin e bashkësisë shoqërore-politike ose të organeve ekzekutive të tyre, as funksionarë të emëruar në organet e tjera shtetërore, as nuk mund të ushtrojnë në të njëjtën kohë funksione të tjera me autorizime publike.

Kryetari dhe gjyqtarët e Gjykatës Kushtetuese gëzojnë imunitet sikurse delegatët në Kuvend. Mbi të drejtat e imunitetit të kryetarit dhe të gjyqtarëve të Gjykatës Kushtetuese vendos Gjykata Kushtetuese.

Neni 378

Kryetari dhe gjyqtarët e Gjykatës Kushtetuese mund të shkarkohen para se t'u skadojë mandati vetëm në qoftë se vetë kërkojnë që të shkarkohen, nëse dënohen për vepër penale me dënim heqje lirie apo nëse humbin përherë aftësitë e punës për të ushtruar funksionin e vet.

Shkaqet për shkarkimin e kryetarit dhe të gjyqtarëve të Gjykatës Kushtetuese para se t'u skadojë mandati i përcakton Gjykata Kushtetuese dhe për këtë njohton Kuvendin.

Në qoftë se kryetari ose gjyqtari i Gjykatës Kushtetuese kërkon të shkarkohet nga detyra, e Kuvendi nuk merr vendim mbi këtë kërkesë brenda afatit prej tre muajsh nga dita e paraqitjes së kërkesës, Gjykata Kushtetuese, me kërkesën e kryetarit ose të gjyqtarit të Gjykatës, do të konstatojë se i ka pushuar detyra në Gjykatën Kushtetuese dhe për këtë do ta njohtojë Kuvendin.

Gjykata Kushtetuese mund të vendosë që kryetari ose gjyqtari i Gjykatës kundër të cilit ka filluar procedura penale të mos ushtrojë detyrën në Gjykatën Kushtetuese gjersa të zgjasë kjo procedurë.

Neni 379

Kryetari dhe gjyqtarët e Gjykatës Kushtetuese para se të marrin detyrën japin deklaratën solemne para kryetarit të Kuvendit të Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës sipas tekstit që e përcakton Kuvendi.

Neni 380

Në qoftë se Gjykata Kushtetuese konstaton se ligji krahinor nuk është në pajtim me Kushtetutën e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës do ta konstatojë këtë me vendimin e vet, të cilin ia dërgon Kuvendit. Kuvendi ka për detyrë që brenda afatit prej gjashtë muajsh nga dita e dërgimit të vendimit të Gjykatës Kushtetuese të harmonizojë këtë ligj me Kushtetutën.

Me kërkesën e Kuvendit, Gjykata Kushtetuese mund ta zgjasë afatin për harmonizimin e ligjit më së shumti edhe për gjashtë muaj.

Në qoftë se Kuvendi, brenda afatit të caktuar, nuk harmonizon ligjin me Kushtetutën, dispozitat e ligjit që nuk janë në pajtim me Kushtetutën e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës bien nga fuqia, gjë që Gjykata Kushtetuese do ta konstatojë me vendimin e vet.

Kur Gjykata Kushtetuese konstaton se ligji krahinor nuk është në pajtim me Kushtetutën do të vendosë që, gjer në marrjen e vendimit përfundimtar



për këtë, të mos aplikohen dispozitat e ligjit krahinor që nuk janë në pajtim me Kushtetutën.

Kur Gjykata Kushtetuese konstaton se dispozita, përveç ligjit, akti tjetër i përgjithshëm i organit të bashkësisë shoqërore-politike, ose akti përgjithshëm vetëqeverisës nuk është në pajtim me Kushtetutën e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës ose me ligjin krahinor, respektivisht se është në kundërshtim me ligjin federativ për zbatimin e të cilit janë përgjegjëse organet në Krahinë, do të anulojë ose abrogojë këtë dispoiztë ose akt të përgjithshëm, respektivisht ato norma të tij që nuk janë në pajtim me Kushtetutën dhe ligjin krahinor, respektivisht që janë në kundërshtim me ligjin federativ.

Kur Gjykata Kushtetuese konstaton se dispozita e organit krahinor që është nxjerrë për zbatimin e ligjit republikan që aplikohet në tërë territorin e Republikës është në kundërshtim me këtë ligjë, do të anulojë ose abrogojë këtë dispozitë, respektivisht ato norma të saj që janë në kundërshtim me këtë ligj.

Neni 381

Ligjet për të cilat është konstatuar se kanë rënë nga fuqia, si dhe dispozitat e tjera ose aktet e përgjithshme të organeve të bashkësive shoqërore-politike dhe aktet e përgjithshme vetëqeverisëse, që janë anuluar ose abroguar, nuk do të aplikohen në marrëdhënjet që janë krijuar para ditës së shpalljes së vendimit të Gjykatës Kushtetuese, në qoftë se gjer në këtë ditë nuk janë zgjidhur në mënyrë të plotfuqishme.

Dispozitat dhe aktet e tjera të përgjithshme, të nxjerra për zbatimin e dispozitave që nuk mund të aplikohen më, nuk do të zbatohen nga dita e shpalljes së vendimit të Gjykatës Kushtetuese, në qoftë se nga vendimi del se këto dispozita ose akte të përgjithshme janë në kundërshtim me Kushtetutën e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës, ligjin krahinor ose ligjin federativ për zbatimin e të cilit janë përgjegjëse organet në Krahinë.

Dispozitat e organeve krahinore, të nxjerra për zbatimin e ligjit republikan që aplikohet në tërë terri-

torin e Republikës, nuk do të aplikohen nga dita e shpalljes së vendimit të Gjykatës Kushtetuese, në qoftë se nga vendimi del se këto dispozita janë në kundërshtim me këtë ligj.

Ekzekutimi i akteve individuale të formës së prerë, të nxjera në bazë të dispozitave që nuk mund të aplikohen më, nuk mund as të lejohet as të kryhet, e nëse ekzekutimi ka filluar — do të ndalohet.

Neni 382

Secili mund të marrë iniciativë për fillimin e procedurës për vlerësimin e kushtetutshmërisë dhe ligjshmërisë.

Fillimin e procedurës para Gjykatës Kushtetuese mund ta kërkojnë:

1. Kuvendi i KSA të Kosovës dhe kuvendi i komunës;
2. Kryesia e KSA të Kosovës;
3. Këshilli Ekzekutiv i Kuvendit të KSA të Kosovës, përveç për vlerësimin e kushtetutshmërisë dhe ligjshmërisë së dispozitave që i nxjerr Kuvendi i KSA të Kosovës;
4. gjykata, nëse çështja e kushtetutshmërisë dhe ligjshmërisë paraqitet në procedurën e gjykatës;
5. prokurori publik i Krahinës, nëse qështja e kushtetutshmërisë dhe ligjshmërisë paraqitet në punën e prokurorit publik;
6. Avokati shoqëror krahinor i vetëqeverisjes;
7. organizata e punës së bashkuar, bashkësia lokale, bashkësia vetëqeverisëse e interesit ose organizata dhe bashkësia tjetër vetëqeverisëse, në qoftë se është shkelur e drejta e saj e përcaktuar me Kushtetutë, ligjin krahinor ose ligjin federativ për aplikimin e të cilit janë përgjegjëse organet në Krahinë;
8. sekretari krahinor ose organi tjetër krahinor, secili në fushëveprimin e vet, përveç për vlerësimin e kushtetutshmërisë së ligjeve dhe kushtetutshmërisë e ligjshmërisë së dispozitave të Këshillit Ekzekutiv të Kuvendit të KSA të Kosovës;
9. organi që sipas Kushtetutës dhe ligjit është i autorizuar të pezullojë zbatimin e dispozitës, aktit tjetër të përgjithshëm të organit të bashkësisë shoqërore-politike dhe aktit të përgjithshëm vetëqeverisës, për shkak të mospajtueshmërisë së tij me Kushtetutën ose ligjin, respektivisht kundërshtisë me ligjin federativ për zbatimin e të cilit janë përgjegjëse organet në Krahinë.
10. Shërbimi i Kontabilitetit Shoqëror.

Gjykata Kushtetuese mund të fillojë edhe vetë procedurën për vlerësimin e kushtetutshmërisë dhe ligjshmërisë.



Neni 383

Secili që i është shkelur e drejta me aktin individual përfundimtar ose të formës së prerë të nxjerrë në bazë të ligjit, dispozitës tjetër ose aktit të përgjithshëm të bashkësisë shoqërore-politike ose aktit të përgjithshëm vetëqeverisës, që sipas vendimit të Gjykatës Kushtetuese nuk është në pajtim me Kushtetutën dhe ligjin krahinor, respektivisht që është në kundërshtim me ligjin federativ për zbatimin e të cilit janë përgjegjëse organet në Krahinë, ka të drejtë të kërkojë nga organi kompetent ndryshimin e këtij akti individual.

Propozimin për ndryshimin e aktit individual përfundimtar ose të formës së prerë, të nxjerrë në bazë të ligjit, dispozitës tjetër ose aktit të përgjithshëm të organit të bashkësisë shoqërore-politike dhe aktit të përgjithshëm, vetëqeverisës që sipas vendimit të Gjykatër Kushtetuese nuk është në pajtim me Kushtetutën dhe ligjin krahinor, respekivisht që është në kundërshtim me ligjin federativ për zbatimin e të cilit janë përgjegjëse organet në Krahinë, mund të praqitet brenda afatit prej gjashtë muajsh nga dita e shpalljes së vendimit të Gjykatës Kushtetuese në „Gazetën zyrtare të KSAK", nëse nga dërgimi i aktit individual gjer në marrjen e vendimit të Gjykatës nuk ka kaluar më shumë se një vit.

Kur Gjykata me vendim të formës së prerë refuzon të aplikojë dispozitën ose aktin e përgjithshëm të organit të bashkësisë shoqërore-politike ose aktin e përgjithshëm vetëqeverisës për shkak të mospajtueshmërisë së tyre me Kushtetutën ose me ligjin, e

Gjykata Kushtetuese konstaton se mospajtueshmëria e tillë nuk ekziston, secili që i është shkelur ndonjë e drejtë mund të kërkojë ndryshimin e vendimit të formës së prerë të Gjykatës brenda afatit prej një viti nga dita e shpalljes së vendimit të Gjykatës Kushtetuese.

Në qoftë se konstatohet se me ndryshimin e aktit individual nuk mund të mënjanohen pasojat e shkaktuara me zbatimin e dispozitës që nuk është në pajtim me Kushtetutën ose me ligjin, Gjykata Kushtetuese mund të caktojë që këto pasoja të mënjanohen me rikthimin në gjendjen e mëparshme, me shpërblimin e dëmit ose në mënyrë tjetër.

Neni 384

Organet shtetërore, organizatat e punës së bashkuar dhe organizatat e bashkësitë e tjera vetëqeverisëse, si dhe bartësit e funksioneve vetëqeverisëse, publike e të funksioneve të tjera shoqërore, kanë për detyrë që Gjykatës Kushtetuese, me kërkesën e saj, t'i japin shënime dhe informata të nevojshme për punën e Gjykatës dhe që, me urdhër të Gjykatës, të ndërmarrin veprime që janë me interes për zhvillimin e procedurës.

Neni 385

Gjykata Kushtetuese nxjerr vendime dhe aktvendime me shumicën e votave të të gjithë anëtarëve të Gjykatës.

Gjykata Kushtetuese, si rregull, merr vendime në bazë të shqyrtimit publik.

Anëtari i Gjykatës Kushtetuese që veçon mendimin ka të drejtë dhe për detyrë ta shprehë me shkrim dhe t'ia paraqesë Gjykatës.

Neni 386

Kur gjatë procedurës ligji dhe dispozita tjetër, akti i përgjithshëm i bashkësisë shoqërore-politike ose akti i përgjithshëm vetëqeverisës është harmonizuar me Kushtetutën respektivisht ligjin, por nuk janë mënjanuar pasojat e pakushtetutshmërisë respektivisht të paligjshmërisë, Gjykata Kushtetuese mund të konstatojë me vendim se ligji dhe dispozita tjetër ose akti i përgjithshëm nuk ka qenë në pajtim me Kushtetutën respektivisht ligjin.

Ky vendim i Gjykatës Kushtetuese, sa u përket akteve individuale, ka efekt të njëjtë juridik sikurse vendimi me të cilin përcaktohet se ligji ka rënë nga fuqia, respektivisht me të cilin abrogohet ose anulohet dispozita tjetër ose akti i përgjithshëm.

Neni 387

Vendimet e Gjykatës Kushtetuese janë të obligueshme dhe të ekzekutueshme.

Në rast nevoje, ekzekutimin e vendimit të Gjykatës Kushtetuese e siguron Këshilli Ekzekutiv i Kuvendit të Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës.

Gjykata Kushtetuese mund të kërkojë që kundër personit përgjegjës të merren masa për shkak të mosekzekutimit të vendimit të Gjykatës Kushtetuese

Neni 388

Vendimet e Gjykatës Kushtetuese shpallen në „Gazetën zyrtare të KSAK", respektivisht në gazetën në të cilën është shpallur ligji, dispozita tjetër ose akti i përgjithshëm, mbi të cilin ka vendosur Gjykata Kushtetuese.

Neni 389

Gjykata Kushtetuese nxjerr dispozita më të hollësishme mbi procedurën dhe rregullon pavarësisht organizimin e vet.

Procedura para Gjykatës Kushtetuese dhe efekti juridik i vendimeve të Gjykatës Kushtetuese mund të rregullohen edhe me ligj.

## K r e u XVI

## GJYKATA SUPREME E KOSOVËS, PROKURORIA PUBLIKE E KRAHINËS DHE AVOKATI SHOQËROR KRAHINOR I VETËQEVERISJES

### Neni 390

Gjykata Supreme e Kosovës:

1. vendos, në kuadër të kompetencës së përcaktuar me ligj, mbi ankesat kundër aktgjykimeve dhe vendimeve të tjera të gjykatave të rregullta;
2. vendos në shkallën e parë kur kjo është caktuar me ligj;
3. vendos mbi mjetet e jashtëzakonshme juridike kundër vendimeve të formës së prerë të gjykatave të regullta në pajtim me ligjin;
4. përcakton qëndrimet parimore dhe mendimet parimore juridike mbi çështjet që janë me rëndësi për zbatimin unik të ligjeve krahinore nga ana e gjykatave;
5. zgjidh konflitket për kompetencë midis gjykatave në Krahinë;
6. kryen edhe punë të tjera që i janë lënë në kompetencë me ligj në kuadër të të drejtave dhe detyrave të Krahinës.

### Neni 391

Funksionet e prokurorisë publike në kuadër të të drejtave dhe detyrave të Krahinës i ushtron Prokurori publik i Krahinës.

### Neni 392

Prokurori publik i Krahinës përdor mjete juridike për të cilat është i autorizuar me ligj në çështjet për të cilat është kompetente Gjykata Supreme e Kosovës dhe gjykata e lartë, dhe kryen punë të tjera të caktuara me ligj.



### Neni 393

Funksionin e avokatit shoqëror të vetëqeverisjes, në kuadër të të drejtave dhe detyrave të Krahinës, e ushtron avokati shoqëror krahinor i vetëqeverisjes.

Avokatin shoqëror krahinor të vetëqeverisjes e emëron dhe e shkarkon Kuvendi i Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës.

## PJESA E KATËRT

## NDRYSHIMI I KUSHTETUTËS SË KRAHINËS SOCIALISTE AUTONOME TË KOSOVËS

### Neni 394

Mbi ndryshimin e Kushtetutës vendos Kuvendi i krahinës Socialiste Autonome të Kosovës.

### Neni 395

Propozimin për t'i hyrë ndryshimit të Kushtetutës mund ta paraqes secila dhomë e Kuvendit, së paku 30 delegatë respektivisht anëtarë të Kuvendit, Kryesia e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës dhe Këshilli Ekzekutiv i Kuvendit.

Mbi propozimin për t'i hyrë ndryshimit të Kushtetutës vendos Kuvendi.

Mbi propozimin për t'i hyrë ndryshimit të Kushtetutës japin mendimin kuvendet e komunave, organizatat shoqërore-politike dhe organizatat e bashkësitë e tjera vetëqeverisëse krahinore.

Propozimi për ndryshimin e Kushtetutës mund të ketë formën e amendamentit kushtetues ose të ligjit kushtetues.

### Neni 396

Projektin e aktit për ndryshimin e Kushtetutës së Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës e përcakton Kuvendi dhe e nxjerr në diskutim publik.



### Neni 397

Kuvendi, pas diskutimit të zbatuar publik, përcakton propozimin e aktit mbi ndryshimin e Kushtetutës dhe vendos mbi të.

Ndryshimi i Kushtetutës është i aprovuar në Kuvend nëse për të kanë votuar dy të tretat e të gjithë delegatëve në Kuvend.

Në qoftë se ndryshimi i Kushtetutës nuk aprovohet, propozimi për ndryshimin e Kushtetutës për çështjen e njëjtë nuk mund të përsëritet para se të kalojë një vit nga dita kur është refuzuar propozimi për ndryshimin e saj.

### Neni 398

Ndryshimin e aprovuar të Kushtetutës së Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës e shpall Kuvendi.

### Neni 399

Mbi dhënjen e pëlqimit për ndryshimin e Kushtetutës së Republikës Socialiste Federative të Jugosllavisë dhe Kushtetutës së Republikës Socialiste të Serbisë vendos Kuvendi i Krahinë Socialsite Autonome të Kosovës me shumicën prej dy të tretash të të gjithë delegatëve të Kuvendit.

## PJESA E PESTË

## DISPOZITAT KALIMTARE DHE TË FUNDIT

### Neni 400

Me shprehjen „akt i përgjithshëm vetëqeverisës" në këtë Kushtetutë kuptohen marrëveshjet shoqërore dhe marrëveshjet vetëqeverisëse me të cilat rregullohen marrëdhënjet e përgjithshme vetëqeverisëse dhe aktet tjera të përgjithshme të organizatave të punës së bashkuar dhe të organizatave e të bashkësive të tjera vetëqeverisëse.

### Neni 401

Për zbatimin e kësaj Kushtetute dhe sigurimin e kalimit në aplikimin e saj do të nxirret ligji i veçantë kushtetues.

Ligjin kushtetues e nxjerrin dhomat e Kuvendit sipas procedurës për nxjerjen e ligjeve. Propozimi i ligjit kushtetues aprovohet me shumicën prej dy të tretash në secilën dhomë të Kuvendit.

Ligji kushtetues për zbatimin e Kushtetutës së Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës shpallet dhe hyn në fuqi njëkohësisht me Kushtetutën.

### Neni 402

Kjo Kushtetutë hyn në fuqi ditën e shpalljes.



Në bazë të nenit 335 të Kushtetutës së Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës, jap

## DEKRET

### PËR SHPALLJEN E LIGJIT KUSHTETUES PËR ZBATIMIN E KUSHTETUTËS SË KRAHINËS SOCIALISTE AUTONOME TË KOSOVËS

Shpallet Ligji Kushtetues për zbatimin e Kushtetutës së Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës, të cilin e aprovoi Kuvendi i Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës, në mbledhjen e përbashkët të të gjitha dhomave më 27 shkurt 1974.

KK Nr. 011-10
Prishtinë, 27 shkurt 1974

**Kuvendi i Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës**

Kryetari i Kuvendit,
**Ilijaz Kurteshi, d. v.**

# LIGJI KUSHTETUES

## PËR ZBATIMIN E KUSHTETUTËS SË KRAHINËS SOCIALISTE AUTONOME TË KOSOVËS

### 1. Aplikimi i Kushtetutës së Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës

Neni 1

Kushtetuta e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës aplikohet ditën kur e shpall Kuvendi i Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës, po qe se në pikëpamje të aplikimit të disa dispozitave të saj nuk është caktuar ndryshe me këtë Ligj.

### 2. Aplikimi i dispozitave të Kushtetutës së Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës mbi organet krahinore

Neni 2

Dispozitat e Kushtetutës së Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës, që kanë të bëjnë me përbërjen dhe organizimin e Kuvendit të Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës dhe të Këshillit Ekzekutiv të Kuvendit të Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës, aplikohen ditën e mbledhjes së këtyre orga-



neve pas zgjedhjes së tyre në bazë të Kushtetutës së Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës.

Gjer në mbledhjen e Këshillit Ekzekutiv të Kuvendit të Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës, Këshilli Ekzekutiv Krahinor i tanishëm vazhdon punën në kuadër të kompetencës që ka sipas dispozitave në fuqi.

Dispozitat e Kushtetutës së Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës, që kanë të bëjnë me Kryesinë e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës aplikohen nga dita e konstituimit të saj pas zgjedhjes së anëtarëve të Kryesisë në bazë të Kushtetutës së Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës.

Dispozitat e Kushtetutës së Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës që kanë të bëjnë me Këshillin e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës aplikohen nga dita e zgjedhjes së anëtarëve të Këshillit.

Organet krahinore të administratës dhe organizatat që kryejnë punët me interes për Krahinën vazhdojnë punën në kuadër të kompetencës së tyre të përcaktuar me dispozita në fuqi.

Neni 3

Zgjedhja e delegatëve për Kuvendin e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës do të bëhet gjer më 26 prill 1974.

Mbledhja e parë e Kuvendit të ri të Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës me qëllim konstituimi do të mbahet gjer më 6 maj 1974.

Mbledhjen e parë e thërret kryetari i Kuvendit të tanishëm të Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës.

Gjer në zgjedhjen e kryetarit të dhomës të Kuvendit të Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës, punën e mbledhjes së parë të dhomës e udhëheq delegati më i vjetër i dhomës.

Gjer në zgjedhjen e kryetarit të Kuvendit të Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës, punën e mbledhjes së parë të Kuvendit e udhëheq kryetari i Kuvendit të tanishëm të Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës.

### Neni 4

Anëtarët e Kryesisë së Kuvendit të Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës do t'i zgjedhë Kuvendi i Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës menjëherë pas konstituimit të tij.

### Neni 5

Kryetarin dhe anëtarët e Këshillit Ekzekutiv të Kuvendit të Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës do t'i zgjedhë Kuvendi menjëherë pas konstituimit të tij.

Këshilli Ekzekutiv i Kuvendit të Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës do të konstituohet dhe do të fillojë punën po atë ditë kur zgjedhen anëtarët e tij.

## 3. Aplikimi i dispozitave të Kushtetutës së Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës mbi kuvendet e komunave

### Neni 6

Dispozitat e Kushtetutës së Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës, që kanë të bëjnë me përbërjen, organizimin dhe kompetencën e kuvendeve të komunave e të organeve ekzekutive të tyre, aplikohen nga dita e mbledhjes së tyre me qëllim konsituimi pas zgjedhjes së anëtarëve të tyre në bazë të Kushtetutës së Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës dhe statuteve të komunave.

Gjer në mbledhjen e këtyre organeve, kuvendet e komunave dhe organet politike-ekzekutive të tyre vazhdojnë punën me përbërje të tanishme në kuadër të autorizimeve që kanë sipas dispozitave në fuqi.

### Neni 7

Zgjedhja e delegatëve në kuvendet e komunave do të bëhet gjer më 15 prill 1974.



Kuvendet e reja të komunave do të mblidhen me qëllim konstituimi gjer më 26 prill 1974.

### Neni 8

Statutet e komunave do të nxirren gjer më 5 mars 1974.

Kuvendet e komunave gjer më 5 mars 1974, me vendim të tyre, në pajtim me Kushtetutën e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës dhe me statutin e komunës, do të caktojnë numrin e delegatëve që i delegon secili delegacion respektivisht disa delegacione të organizatave themelore të punës së bashkuar dhe të organizatave e të bashkësive të tjera vetëqeverisëse.

### Neni 9

Bashkësitë lokale, në rajonet ku nuk janë formuar, do të formohen gjer më 10 mars 1974.

Bashkësitë lokale me statutin, respektivisht vendimin statutar të tyre, do të caktojnë gjer më 15 mars 1974 numrin e anëtarëve të delegacionit dhe mënyrën e zgjedhjes e të revokimit të anëtarëve të delegacionit.

Zgjedhja e anëtarëve të delegacioneve të bashkësive lokale do të bëhet gjer më 31 mars 1974.

## 4. Harmonizimi i dispozitave me Kushtetutën e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës

### Neni 10

Ligji krahinor dhe dispozitat e tjera krahinore, si dhe dispozitat e organeve dhe të organizatave të komunave, që nuk janë në pajtim me Kushtetutën e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës, mbeten në fuqi gjer në harmonizimin e tyre me Kushtetutën e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës në afatet e caktuara me këtë Ligj, po qe se sipas këtij Ligji nuk bien nga fuqia.

### Neni 11

Ditën e hyrjes në fuqi të këtij Ligji bien nga fuqia:

1. Ligji mbi zgjedhjen e deputetëve të Kuvendit të Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës dhe mbi njësitë elektorale („Fletorja zyrtare e KSAK", nr. 4/69);
2. Ligji mbi zbatimin e Ligjit kushtetues të Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës („Fletorja zyrtare e KSAK", nr. 6/69);
3. Ligji mbi zbatimin e Amendamenteve I gjer në X të Ligjit kushtetues të Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës („Fletorja zyrtare e KSAK", nr. 4/72);
4. Ligji mbi Gjykatën kushtetuese të Kosovës („Fletorja zyrtare e KSAK", nr. 4/72).

### Neni 12

Gjer më 31 dhjetor 1975 do të harmonizohen me Kushtetutën e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës të gjitha ligjet krahinore që nuk janë në pajtim me Kushtetutën e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës.

Procedura për vlerësimin e kushtetutshmërisë së dispozitave të këtyre ligjeve mund të fillohet edhe para se të kalojë afati i harmonizimit.

### Neni 13

Dispozitat krahinore të nxjerra për zbatimin e ligjeve krahinore, të cilat do të harmonizohen me dispozitat e Kushtetutës së Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës, do të harmonizohen njëkohësisht me harmonizimin e ligjit krahinor, e më së largu brenda afatit prej tre muajsh nga dita e harmonizimit të ligjit.

Ligjet republikane me të cilat, në bazë të pikës 1 të Amendamentit IX të Kushtetutës së RS të Serbisë, janë rregulluar marrëdhënjet dhe çështjet që sipas Kushtetutës së RS të Serbisë nuk rregullohen në mënyrë unike për tërë Republikën, aplikohen në



territorin e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës gjer në nxjerrjen e ligjit krahinor mbi rregullimin e këtyre marrëdhënjeve dhe çështjeve, e më së largu gjer më 31 dhjetor 1974.

Ligjet krahinore me të cilat janë rregulluar marrëdhënjet dhe çështjet që në bazë të Kushtetutës së RS të Serbisë rregullohen në mënyrë unike për tërë territorin e Republikës, aplikohen në territorin e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës gjer në nxjerrjen e ligjit republikan mbi rregullimin e këtyre marrëdhënjeve dhe çështjeve.

### Neni 14

Dispozitat e ligjeve krahinore që kanë të bëjnë me të drejtat e patjetërsueshme të punëtorëve, si dhe me vetëqeverisjen në organizatat e punës së bashkuar dhe në bashkësitë vetëqeverisëse të interesit, që nuk janë në pajtim me Kushtetutën e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës, aplikohen në pajtim me Kushtetutën e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës.

Gjer në nxjerrjen e ligjit mbi pjesëmarrjen e përfaqësuesve të bashkësisë shoqërore në qeverisjen e organizatave të punës së bashkuar veprimtaria e të cilave është me interes të veçantë shoqëror, mbeten në fuqi dispozitat e ligjeve ekzistuese krahinore me të cilat është caktuar mënyra e pjesëmarrjes së përfaqësuesve të bashkësisë shoqërore në qeverisjen e organizatave të këtilla.

Gjer në nxjerrjen e ligjit mbi kushtet dhe mënyrën e emërimit dhe shkarkimit të organeve punëdrejtuese në organizatat e punës së bashkuar veprimtaria e të cilave është me interes të veçantë shoqëror, emërimi dhe shkarkimi i këtyre organeve bëhet në pajtim me dispozitat ekzistuese.

### Neni 15

Kuvendet e komunave do t'i harmonizojnë me Kushtetutën e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës dispozitat e veta gjer më 31 dhjetor 1975.

Kuvendet e komunave do t'i harmonizojnë me Kushtetutën e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës dispozitat e veta që i kanë nxjerrë në bazë të autorizimeve nga ligjet krahinore ose me dispozitat e tjera krahinore brenda afatit prej tre muajsh nga dita e harmonizimit të këtyre ligjeve respektivisht të dispozitave në bazë të të cilave janë nxjerrë me Kushtetutën e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës, po qe se nuk është caktuar ndryshe me ligj.

Dispozita e alinesë 2 të nenit 12 të këtij Ligji aplikohet edhe lidhur me fillimin e procedurës për vlerësimin e kushtetutshmërisë së dispozitave nga alineja 1 e këtij neni.

### 5. Dispozitat e tjera

Neni 16

Kryetari i Kuvendit të Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës, menjëherë pas nxjerrjes së Kushtetutës së Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës, do t'i shpallë zgjedhjet e para për delegatë në kuvendet e bashkësive shoqërore-politike dhe do t'i nxjerrë aktet e tjera në lidhje me këto zgjedhje.

Neni 17

Mandati i deputetëve të Kuvendit të Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës dhe i këshilltarëve të kuvendeve të komunave pushon ditën e verifikimit të mandatit të delegatëve në Kuvendin e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës, respektivisht në kuvendet e komunave, të zgjedhur në bazë të Kushtetutës së Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës.

Neni 18

Organizatat themelore të punës së bashkuar dhe organizatat e bashkësitë e tjera vetëqeverisëse me statutet e veta, në pajtim me Kushtetutën e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës, do të caktojnë,



gjer më 15 mars 1974, numrin e anëtarëve të delegacionit të vet dhe mënyrën e zgjedhjes e të revokimit të anëtarëve të tij.

Zgjedhjet e anëtarëve të delegacioneve të organizatave themelore të punës së bashkuar dhe të organizatave e të bashkësive të tjera vetëqeverisëse do të mbahen gjer më 31 mars 1974.

Veprimet e zgjedhjeve për zgjedhjet e para për kuvendet e bashkësive shoqërore-politike, që zbatohen në organizatat themelore të punës së bashkuar, mund të zbatohen edhe në organizatat themelore të punës së bashkuar në të cilat janë marrë vendimet për organizimin e tyre, nëse është bërë parashënimi i këtyre vendimeve në regjistrin e gjykatës.

Organizatat shoqërore-politike, gjer më 15 mars 1974 do të caktojnë me statutin ose vendimin e vet forumet e zgjedhjeve që do të ushtrojnë funksionin e delegacionit.

Neni 19

Bashkësitë vetëqeverisëse të interesit do t'i realizojnë të drejtat e veta në kuvendin e bashkësisë shoqërore-politike të përcaktuara me Kushtetutën e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës nga dita e organizimit të tyre në bazë të Kushtetutës së Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës.

Për realizimin e të drejtave të veta në kuvendin e bashkësisë shoqërore-politike, bashkësitë vetëqeverisëse të interesit do të organizohen në pajtim me Kushtetutën e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës më së largu gjer më 31 dhjetor 1974.

Neni 20

Ky Ligj hyn në fuqi ditën kur e shpall Kuvendi i Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës.